# Letra drejtuar Mundhir bin Savasë, guvernatorit të Bahrejnit

***Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit***

***Prej Muhamedit, Pejgamberit të Allahut,***
***drejtuar Mundhir bin Savasë***

Paqja qoftë mbi ju! Unë madhëroj Allahun, i Cili është Një dhe s'ka tjetër të adhuruar përveç Tij. Dëshmoj se Allahu është Një dhe se unë jam rob i Allahut dhe Pejgamber i Tij.

Këtej e tutje ju ftoj të adhuroni vetëm Allahun. Kushdo që e pranon këshillën e bën për të mirën e vet.

Kushdo që pason të dërguarit e mi dhe vepron në përputhje me udhëzimet e tyre, ka pranuar në fakt këshillën time.

Të dërguarit e mi e kanë lavdëruar tepër sjelljen tuaj. Ju do të vazhdoni detyrën tuaj të tanishme. Duhet të keni besim të plotë tek Allahu dhe Pejgamberi i Tij.

E pranova rekomandimin tuaj në lidhje me banorët e Bahrejnit. Unë ua fala fajin fajtorëve. Prandaj edhe ju duhet t'i falni ata.

Banorët e Bahrejnit që dëshirojnë t'i përmbahen besimit të tyre çifut apo mexhus, janë të obliguar të paguajnë xhizjen.

***Pejgamberi i Allahut Muhamed***

PËRMBAJTJA





# Kryesia e BIRK ndihmon familjet e izoluara nga kushtet atmosferike në veri të Shqipërisë

*Prishtinë, 19 janar 2017*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, ofroi ndihma në pako me artikuj të ndryshëm ushqimor, higjienik si dhe veshmbathje për 100 familje nga 25 euro në vlerë prej 2.790 euro në fushatën në ndihmë të familjeve të izoluara nga kushtet atmosferike në veri të Shqipërisë. Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës iu ka bashkangjitur kësaj fushate të Komunitetit Mysliman Shqiptar, e cila do të vazhdojë deri më 21.01.2017. Ky është një mesazh i ndihmës, përkrahjes dhe solidaritetit, sepse ne si popull vazhdimisht kemi qenë zemërhapur. Me këtë ndihmë synojmë që sado pak t'ua zbusim dhembjen dhe t'ua lehtësojmë gjendjen këtyre banorëve, të cilëve po ju mungojnë edhe kushtet elementare për jetë. Kryesia e BIRK-së edhe herëve tjera është solidarizuar me popullatën e kësaj ane. *(R.S.)*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Bajram Zeqiri / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani / Foto e ballinës: Berat Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Islami, fe e mesatares

*"O ju që besuat! Mos i ndaloni të mirat që Allahu i lejoi për ju dhe mos e teproni, sepse Allahu nuk i do ata që e teprojnë. Hani nga ajo që Allahu ju furnizoi si hallall të mirë…"*

*(El Maide: 87-88)*

Islami kërkon nga ne që të pasojmë rrugën e mesme dhe të hedhim poshtë teprimin (guluv), tejkalimin e kufijve (tenattu) dhe rreptësinë (teshdid). Ai na urdhëron që të lehtësojmë dhe të mos vështirësojmë.

Ibën Abasi tregon se Pejgamberi a.s., ka thënë: "Kini kujdes nga teprimi në fe, sepse nga teprimi në fe u shkatërruan ata që ishin para jush".

Allahu xh.sh. i paralajmëron ata që e teprojnë në besim, adhurim dhe veprim: "Mos e teproni në fenë tuaj" (En-Nisa, 171).

Ibën Mesudi rrëfen se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Të shkatërruar e të humbur janë ata që e teprojnë (mutenettiunët)". Imam Neveviu thotë se njerëzit për të cilët bëhet fjalë në këtë hadith janë ata që e kalojnë kufirin me fjalët dhe veprat e tyre. Sipas Ibën Ethirit, termi "mete'a" nënkupton thellësinë e fytit, kurse në hadith nënkupton thellimin e tepërt në fjalë e në vepra.

Pejgamberi a.s. e ka dënuar rreptësinë në fe duke thënë: "Mos e mbingarkoni veten tuaj, që të mos mbingarkoheni. Njerëz (para jush) e mbingarkuan veten e tyre dhe u mbingarkuan." Ai i paralajmëroi disa sahabë që e tepronin në ibadet. Kjo, sepse Islami synon të vendosë një balancë midis nevojave trupore dhe atyre shpirtërore dhe midis dynjasë dhe ahiretit.

Islami nuk këshillon murgërinë dhe nuk e ndalon njeriun nga shijimi i begative dhe i të mirave të jetës në suaza normale. Islami nuk kërkon që ne t'i japim përparësi shpirtit ndaj trupit apo ahiretit ndaj dynjasë. Ai ka vendosur baraspeshë në gjithë këto. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Trupi ka të drejta ndaj teje". Kurani është kundër prirjes për ndalimin e të mirave dhe të zbukurimeve me të cilat Ai i ka furnizuar robërit e Tij. Në Kuranin famëlartë Allahu i Madhërishëm thotë: "O bijtë e Ademit! Vishuni bukur për çdo namaz, hani dhe pini e mos e teproni, sepse Ai nuk i do ata që e teprojnë. Thuaj: Kush i ndaloi bukuritë dhe ushqimet e mira që Allahu i krijoi për robërit e Vet?" (El-Araf, 31-32).

Allahu iu drejtohet besimtarëve duke iu thënë: "O ju që besuat! Mos i ndaloni të mirat që Allahu i lejoi për ju dhe mos e teproni, sepse Allahu nuk i do ata që e teprojnë. Hani nga ajo që Allahu ju furnizoi si hallall të mirë." (El-Maide, 87-88).

Shkaku i zbritjes së këtyre ajeteve ishte një grup sahabësh që kishin vendosur të tërhiqeshin nga të mirat e kësaj bote dhe të kalonin jetën e tyre si murgj. Disa sahabë, kur kishin pyetur për adhurimin e Pejgamberit a.s, e kishin konsideruar adhurimin e tyre si të pamjaftueshëm. Njëri prej tyre kishte thënë: "Unë do të fal namaz gjithë natën, sa të jem gjallë." Tjetri kishte thënë: "Unë do të agjëroj gjithë vitin, pa e prishur agjërimin." Kurse i treti kishte thënë: "Unë nuk do të martohem kurrë." Pejgamberi a.s. kur dëgjoi për këtë iu tha atyre: "Pasha Allahun, unë i nënshtrohem dhe i druhem Atij më shumë sesa ju. Mirëpo, unë agjëroj dhe e prish agjërimin, natën fal namaz, por edhe fle dhe martohem. Ai që nuk e ndjek synetin tim nuk është prej meje."

Lutja e myslimanit që është përmendur në Kuran është: "Zoti ynë! Na jep të mira në këtë botë dhe në botën tjetër" (El-Bekare, 201).

*Dr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “Et-Tur” – (3)

## Tmerret e kiametit dhe mjerimi i jobesimtarëve në atë ditë

يَوْمَ تَمُورُ السَّمَاءُ مَوْرًا ﴿٩﴾ وَتَسِيرُ الْجِبَالُ سَيْرًا ﴿٠١﴾ فَوَيْلٌ يَوْمَئِذٍ
لِّلْمُكَذِّبِينَ ﴿١١﴾ الَّذِينَ هُمْ فِي خَوْضٍ يَلْعَبُونَ ﴿٢١﴾ يَوْمَ يُدَعُّونَ
إِلَىٰ نَارِ جَهَنَّمَ دَعًّا ﴿٣١﴾ هَـٰذِهِ النَّارُ الَّتِي كُنتُم بِهَا تُكَذِّبُونَ
﴿٤١﴾ أَفَسِحْرٌ هَـٰذَا أَمْ أَنتُمْ لَا تُبْصِرُونَ ﴿٥١﴾ اصْلَوْهَا فَاصْبِرُوا أَوْ لَا
تَصْبِرُوا سَوَاءٌ عَلَيْكُمْ إِنَّمَا تُجْزَوْنَ مَا كُنتُمْ تَعْمَلُونَ ﴿٦١﴾

*“Atë ditë, kur qielli do të lëkundet fuqishëm, e malet do të shkulen nga vendi dhe do të lëvizin! Atë ditë, mjerë për gënjeshtarët (jobesimtarët), që, të zhytur (në gënjeshtra dhe mohim), argëtoheshin! Atë ditë, ata me vrazhdësi do të hidhen në zjarrin e xhehenemit. (Do t’u thuhet): “Ky është zjarri që e keni përgënjeshtruar! A është kjo magji apo nuk po shihni? Përcëllohuni në të! Për juve është njësoj, duruat apo nuk duruat. Në të vërtetë, “shpërbleheni” vetëm për atë që keni bërë.” – (Et-Tur, 9-16).*

### Koment

*9. Atë ditë, kur qielli do të lëkundet fuqishëm,*
*10. e malet do të shkulen nga vendi dhe do të lëvizin!*

Prej shenjave të para të kiametit, është fillimi i lëkundjes së qiellit dhe lëvizja e kodrave, të cilat do të bëhen copë e thërrime. Copëtimi i qiejve dhe i tokës, është sinjal i fuqishëm për njerëzit të cilët do ta përjetojnë këtë ditë, se më nuk ka kthim mbrapa në jetën e kësaj dynjaje, sepse kushtet për jetë në të tanimë janë të pamundshme.[1] Jo vetëm Toka, por edhe planetët e tjerë, si dhe të gjitha galaktikat në këtë gjithësi do të shkatërrohen. Çdo gjë do të kthehet përmbys. Asnjë krijesë nuk do të mbijetojë, madje as engjëjt e afërm, (të cilët nuk merren në llogari), por që të gjithë do të vdesin, e pastaj me lejen e Allahut xh.sh. do të ringjallemi dhe do të dalim para Madhërisë së Tij, për llogarinë e fundit.

Dallimi në mes fjalëve “temuru” – “lëkundet”, që është përdorur për qiellin dhe “tesiru” - “lëvizin”, që është përdorur për kodrat, është se qielli do të lëkundet duke lëvizur fuqishëm para-prapa, ndërkohë që kodrat do lë lëvizin vetëm para, nga një vend në tjetrin, për shkak të paqëndrueshmërisë së tyre, meqë do të shkulen fare nga vendi i tyre.[2]

Se sa të llahtarshme janë këto momente, mjafton t’i hedhim një shikimin disa ajeteve kuranore, dhe do të kuptojmë realitetin e frikshëm të tij, për jobesimtarët. Ja disa prej këtyre ajeteve:

“O njerëz, frikësojuni Zotit tuaj, sepse dridhja e çastit të kiametit është vërtet një ngjarje e madhe! Ditën, që do të shihni atë, çdo grua me fëmijë në gji do ta harrojë fëmijën e saj dhe çdo grua shtatzënë do ta hedhë barrën e vet. Do t’i shohësh njerëzit si të dehur, ndonëse ata nuk do të jenë të dehur, por dënimi i Allahut është i ashpër”(El Haxh, 1-2),

Pastaj: “Kur të të pyesin ty (o Muhamed) për malet (kodrat), thuaj: “Ato do t’i bëj hi e pluhur Zoti im, ndërsa toka do të bëhet fushë e shkretë, dhe nuk do të shohësh në të as lugina e as brigje.” - (Ta Ha, 105-107).

Çasti i kataklizmës do të jetë aq i rrufeshëm, saqë njerëzit nuk do të kenë kohë as të kthehen në shtëpitë e tyre nëse kanë dalë jashtë tyre për ndonjë punë të tyre, e as nuk do të arrijnë të lënë testament. Për këtë flasin





ajetet 49-50 të sures Jasin: "(Allahu u përgjigjet) Nuk janë duke pritur tjetër vetëm se një britmë që i rrëmben ata kur janë duke u zënë mes vete. E nuk do të mund të lënë as porosi (vasiet-testament), e as të kthehen në familjet e tyre."

*11. Atë ditë, mjerë për gënjeshtarët (jobesimtarët),*

*12. që, të zhytur (në gënjeshtra dhe mohim), argëtoheshin!*

Momenti i kiametit, i cili fillon me fryrjen e parë në Sur, kur kjo gjithësi do të shkatërrohet me krejt çka ka në të, nënkupton mjerimin më të madh për mohuesit e Njëshmërisë. Kjo ditë do të jetë ditë e tmerrshme dhe e vështirë për ta, sepse përnjëherë, do të ndeshen me një realitet të hidhur. Ata në jetën e kësaj bote kishin qenë të shkujdesur nga ky moment i kiametit, duke u zhytur në një jetë të degjeneruar, ku dëlirësia e besimit nuk depërtonte dot tek ata. Zemrat e tyre të ndryshkura, nuk hapeshin për ta pranuar dritën e rrezeve të këtij imani të pastër.

Pikërisht me përshkrimin e kësaj gjendjeje të mjerë e të pashpresë për ta, fillon ajeti i 11-të, me fjalën: "Fe vejlun"-"mjerë". Kjo fjalë nënkupton mjerimin dhe trishtimin që do t'i kaplojë jobesimtarët në Ditën e Fundit të tyre mbi këtë tokë, dhe në ditën e parë të ringjalljes së tyre. Jobesimtarët dhe idhujtarët, që gjatë jetës në këtë botë talleshin me besimtarët rreth ringjalljes dhe jetës së Ahiretit, tash do të mbesin të ngurtësuar nga habia dhe trishtimi.

Në lidhje me talljen e tyre flet edhe ajeti i 65-të i sures "Et-Tevbe" ku thuhet: "E nëse i pyet (përse tallen), ata sigurisht do të thonë: "Ne vetëm jemi mahitur e dëfryer". Thuaj: "A me Allahun, ajetet (fjalët) e Tij dhe me të dërguarin e Tij talleni?"

Momenti i ringjalljes do t'i rikthejë në kujtesën e tyre të gjitha ato thirrje të ngrohta të të dërguarve dhe besimtarëve, teksa i thërrisnin në besim. Vetëm tash, ata do të përmenden nga injoranca e cila ua kishte verbuar sytë dhe zemrat, por tashmë është vonë, sepse rikthimi në këtë jetë është më i pamundshëm. Ata i pret ndëshkimi i tmerrshëm. Argëtimit dhe dëfrimit të tyre u erdhi fundi. Para tyre është vetëm skëterra e xhehenemit, e cila do t'i përpijë me ndëshkim të tmerrshëm, i cili do të zgjasë përjetësisht.

*13. Atë ditë, ata me vrazhdësi do të hidhen në zjarrin e xhehenemit.*

Pas përfundimit të llogarisë së tyre, verdikti i fundit për ta do të jetë ndëshkimi në zjarrin e xhehenemit. Ata do të tërhiqen zvarrë në mënyrën më përbuzëse për ta. Allahu xh.sh., në suren "Ez-Zumer", ajeti i 71-të, e përshkruan gjendjen e tyre në këtë mënyrë: "Jobesimtarët me vrazhdësi do të shtyhen grupe-grupe në xhehenem..."

si dhe në ajetin tjetër: "Ditën kur ata me fytyrat e tyre do të tërhiqen zvarrë në zjarr, (e do t'u thuhet): "Shijoni (vuani) prekjen e zjarrit të xhehenemit (Sekar)!" - (El-Kamer, 48).

Ata e merituan këtë nënçmim dhe përbuzje, sepse shpërfillën urdhëresat hyjnore dhe përgënjeshtruan të dërguarit e Allahut. Për ta nuk ka shefat-ndërmjetësim. Për ta nuk do të qajë as qielli e as toka, sepse ligësitë e tyre ishin aq të mëdha, saqë nuk meritojnë as ndjenjën më të vogël të dhembshurisë a keqardhjes.

*14. (Do t'u thuhet): "Ky është zjarri që e keni përgënjeshtruar! 15. A është kjo magji apo nuk po shihni?*

Rojat e xhehenemit (zebaninjtë), atyre që tashmë i kanë sjellë turma-turma pranë greminave të tij, do t'u thonë: "Ky është ai xhehenemi që ju e mohonit dhe e përgënjeshtronit. Ju i morët fjalët e të dërguarve me tallje, dhe si dënim për këtë përbuzje tuajën, shijojeni flakën përcëlluese të këtij zjarri ndëshkues".

Për t'i nënçmuar e përbuzur, edhe më tutje këta jobesimtarë, të cilët në jetën e kësaj bote e mohuan Kuranin, duke thënë se fjalët e tij ishin magji, duke mohuar Ahiretin dhe ndëshkimin në zjarrin e xhehenemit, tash engjëjt do të vazhdojnë me pyetjet: "A mos vallë ky ndëshkim me zjarr që po e shihni, është magji? A mos vallë sytë tuaj po ju tradhtojnë, dhe po mendoni se ky xhehenem nuk është realitet"?! Ju në këtë dynja thoshit: "... Neve na është mbyllë të pamurit, madje na kanë magjepsur".[3] Engjëjt vazhdojnë edhe më tutje bisedën me ta, duke u thënë: "Ju, i akuzonit të dërguarit e Allahut se janë magjistarë, të cilët po i turbullonin mendjet dhe shikimet e njerëzve, e tash, tërë kjo, a mos vallë ende po ju duket si magji apo është realitet, të cilin së shpejti do ta përjetoni fizikisht dhe shpirtërisht. Po, po, binduni tash se kjo flakë që po ju pret është vërtetë flakërima përcëlluese e xhehenemit".

*16. Përcëllohuni në të! Për juve është njësoj, duruat apo nuk duruat. Në të vërtetë, "shpërbleheni" vetëm për atë që keni bërë."*

Ky është fundi i rrugëtimit të jobesimtarëve dhe mohuesve drejt skëterrave të xhehenemit. Atyre do t'u thuhet: "Hyni në të, digjuni dhe përcëllohuni! Për ju nuk ka mëshirë. Për juve nuk qau as qielli e as toka. Ju këtë dënim të ashpër e merituat me kufrin tuaj. Ju nuk e latë



dritën e besimit të ndriçonte zemrat tuaja, prandaj sot do të hidheni në këto skëterra të zjarrta, që të shijoni dënim pas dënimi, përjetësisht". I Lartmadhërishmi për të tillët thotë: "... Sa herë që do të duan të dalin nga ai (xhehenemi), do të kthehen në të dhe do t'u thuhet: Shijoni dënimin e zjarrit, të cilin e mohonit!" (Es-Sexhde, 20).

Ky është ndëshkimi i tyre poshtërues e nënçmues. Asnjë klithmë a rënkim i tyre nuk do të merret parasysh. Është njësoj për ta, duruan apo nuk i duruan tmerret e këtij ndëshkimi, ata gjithsesi do të "shpërblehen" për prapësitë dhe paudhësitë që i bënë në jetën e dynjasë. Në kuptim të këtij kuptimi vjen edhe ajeti tjetër kur banorët e skëterrës flasin për mjerimin e tyre: "... Rënkojmë apo durojmë, për ne njësoj është, nuk do të ketë shpëtim" (Ibrahim, 21), ajet i cili pasqyron gjendjen e pashpresë të këtyre jobesimtarëve. Dyert e mëshirës së Allahut, përfundimisht janë të mbyllura për ta, kështu që asnjë klithmë, asnjë rënkim, asnjë ankesë dhe madje as durimi i tyre, nuk do merret parasysh. Ata do konsiderohen të vdekur për së gjalli, në mundime të vazhdueshme, meqë siç dihet, në Ahiret nuk do të ketë vdekje fizike.

Madje zebanijtë[4] e xhehenemit do t'i pyesin këto njerëz që janë duke u ndëshkuar pamëshirshëm në zjarrin e xhehenemit me fjalët:"... Sa herë që aty (në xhehenem) të hidhet ndonjë grup, rojtarët e tij do t'i pyesin ata: A nuk ju erdhi ndonjë paralajmërues?! Po - do të përgjigjen ata - na kanë ardhur vërtet paralajmërues, por ne i quajtëm ata gënjeshtarë dhe thamë: Allahu nuk ka shpallur asgjë; ju jeni në një humbje të madhe! Ata do të thonë: Sikur të kishim dëgjuar ose logjikuar, nuk do të ishim midis banorëve të skëterrës! Kështu, ata e pranojnë gjynahun e tyre, andaj larg qofshin (prej mëshirës së Zotit) banorët e skëterrës!" (El-Mulk, 7-11).

**Porosia e ajeteve (1-16)**

- Allahu xh.sh. në këtë sure është betuar në pesë gjëra: Në kodrën "Tur", në Librat e shenjtë të zbritur, në Bejtul Ma'murin, në qiell, ose në Qabenë e ndershme në tokë, në qiellin e ngritur dhe në detin e mbushur me ujë. Mirëpo urtësia që i ndërlidh këto betime, është përzgjedhja e tri vendeve për betim, vende të cilat ndërlidhen me tre të dërguar të Zotit, ku ata në vetmi i qenë lutur Allahut të Gjithëmëshirshëm, për falje e mëshirë. Betimi në kodrën "Tur", ndërlidhet me Musain a.s., të cilit Allahu xh.sh. i foli duke e graduar në Pejgamber, dhe në po këtë kodër, ai shkonte shpesh dhe vetmohej, kur i fliste i Madhërishmi, për t'i dhënë porosi për umetin e tij.

Betimi në Qabenë e ndershme dhe fisnike, ose në Bejtul Ma'murin në qiell, të cilën e vizitoi Muhamedi a.s. natën e Israsë dhe Miraxhit, shpërfaq edhe më tepër thellësinë e dimensionalitetit shpirtëror për të gjithë myslimanët, vend ku Muhamedi a.s. shpeshherë në qetësinë më të thellë shpirtërore i lutej Allahut xh.sh. me këto fjalë: "Paqja dhe shpëtimi qoftë mbi Ne dhe mbi robërit e mirë të Allahut. Nuk mund t'i numëroj lavdërimet ndaj Teje. Ti je ashtu siç e ke lavdëruar Veten".

Dhe betimi në detin (oqeanin), ndërlidhet me Junusin a.s., i cili i "robëruar" në errësirë pas errësire në brendinë e peshkut dhe thellësitë e oqeanit, e kishte pranuar gabimin e tij dhe i qe lutur Krijuesit të Gjithëmëshirshëm: "... Nuk ka Zot pos Teje. Lavdia të takon vetëm Ty (Je i pa të meta). Unë vërtet i bëra padrejtësi vetes!" - (El-Enbija, 87)[5]

- Shkaku i të gjitha këtyre betimeve, është ndëshkimi i jobesimtarëve që do të ndodhë në Ditën e Gjykimit, dënim të cilin askush nuk mund ta shtyjë e as ta evitojë. Secili njeri do ta marrë "shpërblimin" e merituar për veprat e tij në këtë botë.

- Dita e cila përfundimisht do të shkatërrojë ëndrrat dhe iluzionet boshe të jobesimtarëve, është dita e kataklizmës, ku do të çahen e copëtohen qiejt e kodrat, ato do të lëvizin në mënyrë të pakontrolluar, duke u ndeshur me njëra tjetrën. Po ashtu do të trazohen e vlojnë edhe detet, nga të cilët do të del zjarr, i cili do të djeg e përcëllojë çdo gjë mbi tokë.

- Në jetën e Ahiretit, mjerimi e vuajtja do të pllakosë jobesimtarët, të cilët do të tërhiqen zvarrë deri tek greminat e xhehenemit, ku do të futen për ta shijuar hidhësinë e veprave të tyre. Mbi ta nuk do të kihet aspak mëshirë, sepse për shkak të kufrit dhe arrogancës së tyre, ata do të ndëshkohen tmerrësisht në zjarrin e xhehenemit. Njësoj do të jetë për ta, rënkuan nga ankesat apo jo, duruan apo jo, ata do të përballen me këtë dënim, pa mbarim.- vijon -

(1) Tefsiri i Meragiut, Kajro 1946, vëll. XXVII, f. 20. (2) Abdulhmid Kishk, Fi Rihabi-t Tefsir, vëll. XXVII, f. 5920. (3) Mustafa el Mensuri, El-Mukteta fminujuni-t-Tefasir, Damask, 1996, vëll. V, f. 96. (4) Rojat, kujdestarët e xhehenemit - (Sqarim yni-S.B.) (5) El-Lubabfi Ulumi-l Kitab, vëll. XVIII, f. 115-116.; Shih edhe Hadaiku-r-rrevhi ver-rrejhan, vëll. XVIII, f. 44-45.

Mr. Ejup Haziri

# Ai që e arrin imamin në ruku, e arrin rekatin

## Hyrje

Përderisa jam duke e shtjelluar tematikën e rukusë, është e udhës që të përmenden edhe disa tematika që kanë të bëjnë me të. Për të mos e stërzgjatur shumë, do të flas për tematikën e arritjes së namazfalësit gjersa imami është në ruku. Pra, ka të bëjë me vonesën e tij në namaz dhe deri kur mund ta arrijë rekatin i vonuari në namaz. A arrihet rekati kur i vonuari lidhet në namaz, gjersa imami është në ruku? Për këtë tematikë do të flas në vijim, me emrin e Allahut.

## Arritja në namaz kur imami është në ruku

Ndodh që dikush të vonohet për namaz, dhe kur ai hyn në xhami e sheh se imami veç ia ka filluar namazit. Ai i bashkëngjitet namazit të imamit, pa marrë parasysh a është imami në këmbë (*kijam*), ruku, sexhde apo edhe në ulje. Nuk është fare problematike bashkëngjitja në namazin me imam, mirëpo kjo çështje fillon të bëhet problematike atëherë kur në shesh na dalin dy gjëra, e para kur i vonuari lidhet në namaz, pasi imami është ngrit nga rukuja, dhe e dyta kur i vonuari është lidh në namaz pas imamit, pasi ka kaluar rekati i parë.

Sa i përket çështjes së parë kur namazfalësi i është bashkangjitur namazit me imam kur ky i fundit është ngritur nga rukuja, atëherë për të faktikisht është humbur rekati i parë, ndonëse ai ka zënë pjesë të rekatit të parë. Ajo që është e njohur tek juristët myslimanë është fakti se arritja e rekatit mund të jetë e vlefshme derisa imami ndodhet në ruku, në momentin kur imami ngritët nga rukuja, faktikisht më nuk llogaritet se ai ka zënë atë rekat. Autori i"Binajes" koment librit të "Hidajes", në lidhje me këtë çështje, thotë: "Ai që e arrin imamin në ruku, e arrin rekatin, për dallim nga ngritja e tij (imamit) prej rukusë". Sepse në rast të ngritjes së imamit nga rukuja, atëherë ai që bashkëngjitet në namaz, nuk e ka arritur rekatin. Që në momentin kur imami fillon të ngritët nga rukuja dhe i vonuari është lidhur në namaz, faktikisht ai nuk e ka arritur këtë rekat. Kështu raportohet edhe nga Ibën Omeri dhe Zejd ibën Thabiti.[1]

Në "Mevsuatu-l fikhijeh el-kuvejtije" në lidhje me këtë çështje në formë të konkluzës së përgjithshme mes shkollave juridike, thuhet: "Dijetarët kanë rënë dakord,[2] se ai i cili e arrin imamin në ruku, llogaritet se e ka arritur rekatin. Ngase atij nuk i ka humbur diç tjetër, pos kijamit (qëndrimit në këmbë), e atë e arrin apo e plotëson me tekbirin fillestar. Ai duhet ta shpreh (shqipton) tekbirin gjersa është plotësisht në këmbë, e jo duke u përulur në ruku, ngase nëse e shpreh tekbirin në ruku, atëherë llogaritet se e ka shprehur atë jo në vendin adekuat (të kërkuar)."[3]

Tekbiri fillestar (*tekbiretul iftitah*) paraqet hyrjen direkte në namaz dhe përcakton se pa të namazi juridikisht është i pavlefshëm.[4] Ngase rekatet e humbura, mund të kompensohen, por jo edhe tekbiri. Andaj, kudo që namazfalësi ta arrijë imamin në namaz, ai së pari shqipton tekbirin fillestar për të hyrë në namaz, sepse me të fillon namazi.[5] Juristi i mirënjohur Ibrahim Nehaiu qartë ishte shprehur: "Kushdo që nuk shqipton tekbirin kur fillon namazin, ai nuk është në namaz."[6]

Sa i përket çështjes së dytë kur i vonuari është lidh në namaz pas imamit, pasi ka kaluar rekati i parë, atëherë ai në fund të namazit duhet ta plotësoj pjesën e humbur, gjegjësisht ta fal rekatin të cilin nuk e ka arritur. Realiteti dhe praktika në lidhje me këtë çështje janë indikacionet më të qarta se një pjesë e namazfalësve nuk e arrijnë fare rekatin e parë, mirëpo në fund namazin e mbarojnë me dhënien selam, bashkërisht me imamin, pa plotësuar fare rekatin që nuk e kanë arritur. Po flasim për një grup, jo për të gjithë namazfalësit, e ky grup mosplotësimin e rekatit të humbur ose e lë nga padituria që nuk kanë informata se duhet të plotësohet dhe mënyra e plotësimit, ose e lë nga turpi që të tjerët të mos e kuptojnë se ai është vonuar dhe nuk e ka zënë rekatin. Fatkeqësisht të dy grupet janë evidente nëpër xhamitë tona, ndonëse jo në masë të madhe.

Në rast të arritjes së imamit në ruku, atëherë për të

bie leximi i obliguar i një pjese të Kuranit,[7] për shkak se ajo veç ka kaluar. Ata që tentojnë të bëjnë paralele mes shqiptimit të tekbirit dhe leximit të Kuranit, duke pandehur se nëse bie leximi i Kuranit, përse të mos bie edhe shqiptimi i tekbirit, ngase arritja e rekatit është diçka emergjente. Faktikisht një paralele e tillë është një premisë e gabuar dhe bëhet në rrafshin jo të qëlluar, sepse dihet fare mirë opinioni i hanefitëve rreth leximit të imamit, që leximi i imamit mjafton për xhematin, gjegjësisht për ata që falen pas tij. E këtu duhet shtruar pyetjen: "Çfarë të themi për ata që mendojnë se nuk mjafton leximi i imamit për ata që falen pas tij?" Nëse nuk mjafton leximi i imamit, atëherë është e domosdoshme që individualisht të lexon një pjesë të caktuar.

E nëse kundërshtarët thonë se nëse bie leximi i Kuranit, për shkak se leximi i imamit mjafton për të tjerët, çfarë të themi për qëndrimin në këmbë (kijamin) që është humbur, po ashtu? Në shikim të parë, çështja mund të duket e tillë, por nëse analizohen gjërat pak më në detaje, atëherë çështja del pak më ndryshe. Me shqiptimin e tekbirit, për të cilin, një pjesë e juristëve të njohur e shohin si të nevojshëm, praktikisht arrihet edhe kijami, sepse tekbiri bëhet në pozitën e kijamit, gjersa leximi i Kuranit është i domosdoshëm nga imami. Gjithashtu edhe nga ngritja prej rukusë ka gjasa që të arrihet edhe kijami.

### Argumentet për arritjen e rekatit në ruku

Në këtë çështje zakonisht ka ethere nga sahabët, të cilët me opinionet e tyre tregojnë se ai që e zë imamin në ruku, veç e ka zënë rekatin. Ndërsa sa i përket hadithevë që flasin për këtë tematikë, mendoj që ato janë të dobëta, por që ekziston mundësia që hadithet e tilla të forcohen në bazë të veprimeve të sahabëve, e që janë të shumta në këtë çështje, ku disa prej tyre do t'i sjell këtu:

Hadithi për të cilin sinjalizuam sipër përcillet nga Ebu Hurejre: "Na ka informuar Isa ibën Ibrahim el Gafikij, na ka treguar Ibën Vehbi nga Jahja ibën Humejdi, ky nga Kurrete ibën Abdurrahman, ky nga Ibën Shihabi i cili ka thënë: "Më ka informuar Ebu Selemeh ibën Abdurrahmani nga Ebu Hurejre se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Kush e arrin një rekat nga namazi, veç e ka arritur atë (namazin) para se imami ta ngritë shpinën (nga rukuja)."[8]

Ndonëse hadithi ka gjasa të jetë i dobët për shkak të transmetuesit Kurrete ibën Abdurrahmanit, i cili është i dobët. Albani thotë se hadithi është i dobët, por ka rrugë tjera transmetimi që mund të përforcohet,[9] sikurse që ky hadith dhe hadithet e kësaj natyre të përforcohen me transmetimet e ndryshme të sahabëve, të cilat i sjellim në vijim:

### Transmetimi nga Abdullah ibën Mesudi

"Na ka treguar Ebu Zekerija ibën ebi Is'hak el Muzekki nga Ahmed ibën Sulejman el Fekih, ky nga El Hasen ibën Mukrim, ky nga Ali ibën Asum, ky nga Halid el Hadhdha, ky nga Ali ibën el Akmer, ky nga Ebul Ahves, e ky nga Abdullah ibën Mesudi, i cili ka thënë: "Ai i cili nuk e arrin imamin gjersa është në ruku, ai nuk e ka arritur atë rekat."[10]

"Na ka treguar Ebu Nasër ibën Katadeh, na ka lajmëruar Ebul Fadl ibën Hamirevejhi, nga Ahmed ibën Nexhdeh, ky nga Seid ibën Mensuri, ky nga Ebul Ahvesi, ky nga Mensuri, e ky nga Zejd ibën Vehbi, i cili



thotë: "Dola me Abdullah ibën Mesudin nga shtëpia e tij për në xhami. Kur hymë në xhami, imami shkoi në ruku, e Abdullahu shqiptoi tekbirin dhe shkoi në ruku, gjithashtu edhe unë shkova në ruku. Ecëm gjersa ishim në ruku për ta arritur safin gjersa namazfalësit ngritën kokat e tyre. Kur imami mbaroi namazin e tij, unë u ngrita sepse mendova që nuk e kam zënë rekatin, por Abdullahu më kapi për dore dhe më uli, e më pas më tha: "Ti e ke zënë rekatin."[11]

Ky tregim hadith është indikacioni më i qartë se tekbiri fillestar shqiptohet edhe gjatë arritjes në namaz kur imami është në ruku. Gjithashtu tregon se ecja në saf për ta plotësuar atë është e lejuar, mirëpo jo më tepër se tre hapa.

Transmetimi i radhës është i Abdullah ibën Omerit: "Na ka treguar Ebu Bekri i cili ka thënë: "Na ka treguar Hafsa nga Ibën Xhurejxhi, ky nga Nafiu, e ky nga Ibën Omeri, i cili thotë: "Po arrite (në namaz), e imami është në ruku, e ti vendose duart në gjunjët tu para se imami ta ngrit kokën e tij, veç e ke arritur rekatin."[12]

Gjithashtu nga Abdullah ibën Omeri kemi një transmetim tjetër që vjen i shoqëruar me Zejd ibën Thabitin: "Na ka treguar Maliku se Abdullah ibën Omeri dhe Zejd ibën Thabiti kanë thënë: "Ai i cili e arrin rekatin para se imami ta ngrit kokën (nga rukuja), veç e ka arritur sexhden (rekatin)."[13]

Këtë hadith e transmeton edhe Bejhekiu në koleksionin e tij dhe kjo është forma e ardhur:

"Na ka treguar Ebu Bekër ibën el Harith el Fekihu nga Ebu Muhamed ibën Hajjani, ky nga Ibrahim ibën Muhamed ibën el Haseni, ky nga Ebu Amir Musa ibën Amir, ky nga Velid ibën Muslimi, të cilin e kishte informuar Maliku, nga Ibën Xhurejxhi, ky nga Nafiu, e ky nga Ibën Omeri, i cili ka thënë: "Kush e arrin imamin në ruku, e bën ruku para se imami ta ngrit kokën e tij, atëherë veç e ka arritur atë rekat."[14]

Gjithashtu ka transmetime tjera të kësaj natyre, si nga sahabiu Zejd ibën Thabiti, Abdullah ibën Zubejri dhe të tjerët, që me fjalë tjera këto transmetime e (për)forcojnë hadithin e parë dhe lirisht mund të themi se mund të përdoren si argument.

## Përfundim

Në vend të përfundimit mund të themi se ai që e arrin imamin në ruku, faktikisht e ka arritur edhe atë rekat, përkundër disa dijetarëve që e mendojnë të kundërtën, ndonëse numri i tyre është simbolik dhe nuk shquhen si juristë me nam.

(1) Bedrudin el Ajni, El Binajetu Sherhil Hidajeh, v.II, f.226. (2) Ka disa dijetarë që mendojnë se arritja në namaz gjatë kohës kur imami ndodhet në ruku nuk konsiderohet arritje e rekatit, ngase është humbur kijami dhe leximi i Kuranit që është pjesë përbërëse (rukn) e namazit. Të këtij mendimi janë Buhariu, Ibën Huzejme, disa nga dhahiritë, Subkiu, Irakiu, Sanani dhe Shevkani. Bazohen në hadithet në vijim: 1) Hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre i cili është në koleksionin e Buhariut: "Na ka treguar Ademi dhe ka thënë: "Na ka treguar Ibën ebi Dhibi nga Zuhriu, ky nga Seid ibën Musejjebi e ky nga Ebu Hurejre se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Kur ta dëgjoni ikametin, atëherë shkoni në namaz të qetë e dinjitetshëm (të heshtur, të përulur dhe pa kthyer kokën anash) e mos nxitoni. Atë që e arrini faleni, e ajo që iu kalon, plotësojeni." Buhariu në Sahih, nr. 636. Sipas tyre, hadithi tregon për obligueshmërinë e plotësimit të asaj që ka kaluar (humbur) nga namazi, e praktikisht ai që e ka arritur imamin në ruku, i ka kaluar qëndrimi në këmbë (kijami), andaj obligohet të plotësojë atë që nuk e ka arritur. 2) Hadithi i transmetuar nga Imran ibën Husajni është po ashtu në koleksionin e Buhariut: "Na ka treguar Abdani nga Abdullahi, ky nga Ibrahim ibën Tahman, ky nga El Husejn el Muktib, ky nga Ibën Burejdeh, e ky nga Imran ibën Husajni i cili thotë: "Vuaja nga hemorroidet, ndaj e pyeta të Dërguarin e Allahut për (faljen) namazin, e ai më tha: "Falu në këmbë, e nëse nuk mundesh ashtu atëherë falu ulur. Nëse s'mundesh ulur, atëherë falu në krah." Buhariu në Sahih, nr. 1117. Qëndrimi në këmbë i njohur si El kijam është prej rukneve të namazit, e atij që i kalon kijami, obligohet ta përsërisë atë. 3) Hadithi vijues është ai që transmetohet nga Ubadeh ibën Samiti: "Na ka treguar Alij ibën Abdullah që thotë: "Na ka treguar Sufjani dhe thotë: "Na ka treguar Zuhriu nga Mahmud ibën Rrebi', e ky nga Ubadeh ibën Samit se i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Nuk ka namaz për atë që nuk e lexon fatihanë." Buhariu në Sahih, nr.756; Muslim në Sahih, nr. 34 (394); Ebu Davudi në Sunen, nr. 822; Tirmidhiu në Sunen, nr. 247 dhe të tjerët. Hadithi sinjalizon për obligueshmërinë e leximit të "Fatihasë" dhe ai që e ka zënë imamin gjersa ishte në ruku, praktikisht nuk e ka lexuar fatihanë, ndaj obligohet ta plotësojë atë. Sidoqoftë, këto dhe argumentet tjera që mbështetën këta pak dijetarë që më tepër i përkasin sferës së hadithit, mund të komentohen edhe ndryshe dhe praktikisht mendimi tjetër, për të cilin fukahatë thonë se është çështje e dakorduar, është mendim i përzgjedhur, më i argumentuar dhe më bindës. (3) Vizaretul Evkaf vesh shuun el-Islamijetu, El-Mevsuatu-l Fikhijetu el-Kuvejtijetu, v.XXIII, f.133. (4) Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v.I, f. 592; Serhasij, El-Mebsut, v.I, f.15. (5) Ahmed ibën Ismail Et-Tahtavi, Hashijetu ale-l Meraki-l Felah, f. 145. (6) Muhamed ibën el Hasen esh Shejbani, Kitabu-l Athar, f.98. Ebu Jusuf, Kitabu-lAthar, f.21. Me përjashtim të atij që shqipton tekbirin gjatë rukusë për shkak të vonimit të namazit, për të nxënë rekatin kur imami veç ka shkuar në ruku. (7) Ebu Bekër err Rrazi el Xhessas, Sherh Muhtesar et-Tahavij, v.I, f.669. (8) Ibën Huzejme në Sahih, nr.1595; Bejhekiu në Sunen el Kubra, nr.2575; Darekutni në Sunen, nr.1313. (9) Shih Irvau-l Galil, v.II, f.262. Po ashtu shih njërin prej transmetimeve që mund të përforcohet ky hadith: "Kush e arrin një rekat nga namazi, veç e ka arritur namazin." Ebu Davudi në Sunen, nr. 1121. Albani në Irvau-l Galil (II/262-264) thotë: "Ajo që mund ta përforcojë hadithin është praktika e vazhdueshme e një grupi të madh të sahabëve, si nga Ibën Mesudi, Abdullah ibën Omeri, Zejd ibën Thabiti, Abdullah ibën Zubejri, Othman ibën Esvedi, Ebu Bekër Sidiku." (10) Bejhekiu në Sunen el Kubra, nr.2578. Hadithi transmetohet përmes dy rrugëve, që të dyja nga Ebul Ahvesi. Albani thotë se senedi i hadithit është autentik. Albani, Irvau-l Galil, v.II, f.262. (11) Bejhekiu në Sunen el Kubra, nr.2587; Bejhekiu në Ma'rifetus Sunen vel Athar, nr.3458. Albani në Irvau-l Galil (v.II, f.263) thotë: "Senedi i hadithit është autentik dhe në koleksionin e Taberanit transmetohet përmes rrugëve tjera." (12) Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2520. Albani thotë se senedi i hadithit është autentik. Shih Irvau-l Galil, v.II, f.263. (13) Bejhekiu në Sunen el Kubra, nr.2582. (14) Bejhekiu në Sunen el Kubra, nr.2580. Senedi i hadithit është autentik.

Nexhat Ibrahimi

# Sfidat rreth identitetit të imamit

**Kriza e identitetit të imamit apo kriza e besimit të njeriut aktual**

Nga modestia, thjeshtësia, pavëmendja apo edhe nga vetëkritika e tepruar, e shumë herë edhe nga naiviteti e inferioriteti, imamë dhe punëtorë tjerë fetarë, kanë pikëpamje të njëanshme, mbase të kufizuar ndaj raportit ndërmjet Islamit dhe shoqërisë moderne, imamit, njeriut modern dhe shoqërisë në të cilën jeton ai.

Duhet hulumtuar e mbase edhe duke gjetur shkase dhe shkaqe, arsye dhe justifikime, se përse shoqëria moderne dhe personazhi i saj, njeriu, njeriu mysliman, dëshirojnë ta dëbojnë fenë dhe ta rregullojnë jetën e tyre pa fe, pa fenë islame, pa bashkësinë islame, me ligjet botërore, njerëzore. Përse? Mos të tillët mendojnë se me fenë islame diç nuk është në rregull?! Mos mendojnë se në-me bashkësinë islame diç nuk është në rregull?! Mos njeriu mysliman është larguar nga vetvetja, është tëhuajësuar nga vetvetja, përkatësisht u largua nga natyra e tij burimore dhe nuk ka mekanizëm të vërejë ç'po ndodh me të dhe rreth tij?

Duhet shtruar pyetjen në mos shoqëria moderne është e dëmshme për jetën e njeriut apo e kemi gabim? Nëse do të thoshim po, modernizmi është i dëmshëm për njeriun, atëherë si do të duhej të sillej populli mysliman dhe imami si prijës fetar i tyre dhe a mund të bëhet diç që kjo gjendje të ndryshohet nga negativja në pozitive, nga e keqe në të mirë. Natyrisht se po, mund të bëhet. Besimi ynë islam, i bazuar në Kuran dhe Hadith, dhe në shkencat pozitive si antropologjia, sociologjia, etika, psikologjia, filozofia, arti e tjera, mund të ofrojnë kornizë, të cilat do ta ndihmojë njeriun dhe bashkësinë e tij moderne që t'u kthehet vlerave të humbura, natyrës së tij burimore (fitra), nga është katandisur kohë më parë dhe të shpëtojë nga vulgarizimi i materializmit, konzumerizmit, relativizmit, hedonizmit e tjera, nga e cila botë, nga njeriu, vijnë thirrjet dramatike se njeriu është në krizë të thellë të vetvetes, duke iu robëruar vlerave më të ulëta sesa është dinjiteti i tij. Njeriu humbi kompasin ndaj të mrekullueshmes, transcendentes, ndaj kohores, të shenjtës dhe hyjnores dhe u futë në cekëtinën e profanes, materiales, epshores.

Nëse i kemi parasysh këto të dhëna, atëherë është për t'u habitur përse imami, teologu islam, juristi islam, disa prej tyre lejojnë, synojnë madje dëshirojnë ta verifikojnë, ta vënë së sprovë identitetin e tyre imamor?! Mos vallë e bëjnë këtë për profite shoqërore në dobi të funksionit të imamit apo për ta gjallëruar funksionin e imamit, i cili sipas modernistëve kaherë është vjetruar dhe shndërruar në një godinë të fosilizuar, e cila nuk e çon para çështjen e besimit?! Edhe pse disa imamë do ta donin Islamin t'ia përshtatin kërkesave të modernes,



shekullares, megjithatë kjo do të ishte e tepërt, e paqëndrueshme, sepse përshtatja e hyjnores e transcendentales me nevojat e shoqërisë moderne do ta bënte njeriun edhe më të parëndësishëm për atë shoqëri, sepse ideologjitë ndërrojnë shpesh, kurse fetarja e shpirtërorja mbesin si fanari që goditet nga dallgët e detit, por qëndron në këmbë fuqishëm dhe krenar.

**Identiteti apo paidentiteti**

Njeriu nga vetë natyra e tij shpesh pyet vetveten: Kush është ai dhe përse është i tillë? Përse duhet të jetojë, të besojë, të punojë, të martohet, të vdesë? Ndodh që ndonjë njeri i pa baraspeshuar ta sakrifikojë veten si pasojë e mosdhënies përgjigje optimiste ose mos gjetjes së përgjigjes që e mban aktiv e të motivuar në jetë. Ai nuk e gjen veten. Si i tillë ai është i vdekur në pikëpamje shoqërore, kështu që vdekja fizike nuk shihet si e madhe, e befasishme. Ai është asgjë dhe një hiç në sytë e vetes. Kështu e mëson kultura e tij, kështu e mëson mjedisi ku mëson, punon apo jeton. Depresioni, kriza shpirtërore e orientojnë të tillin drejt tragjedisë personale ose grupore. Shoqëria e ngatërron edhe më shumë, sepse ajo është e orientuar drejt profitit, dominimit, eksploatimit, e jo drejt humanitetit, solidaritetit e dashurisë. Njeriu vetëm e vetëm i edukuar drejt, formon unin e tij dhe botën e shikon si vlerë, e jo si ideal. Ai nuk hamendet dhe nuk dorëzohet para botërores. Formon unin e fuqishëm dhe i dorëzohet vetëm Krijuesit absolut. Sfidat tjera i kupton seriozisht dhe si të rrezikshme, por nuk iu nënshtrohet edhe kur humb. Identiteti është vlerë që i përket njeriut të pjekur dhe nga ky identitet i pjekur varet sa do të jetë njeriu i pavarur, sa do të jetë vetvetja. Sepse, njeriu i tillë nuk i përshtatet rrethanave shoqërore, por ndërton rrethana të reja në bazë të së vërtetës, të nderit, drejtësisë, të bukurës dhe mirësisë dhe atë nëpërmjet dy fazave, fazës së ndërtimit të identitetit dhe fazës së posedimit të identitetit. Të dy fazat janë të goditura vazhdimisht ndërmjet vlerësimit të vetvetes dhe vlerësimit nga të tjerët. Për shkak të problemeve me mjedisin, pak imamë ndërtojnë identitet vetjak në xhemat, por më tepër i nënshtrohen identitetit të mëhershëm, atij tradicional xhemator, që i imponohet nga rrethi. Ky konflikt identiteti kalon ose nëpërmjet akomodimit ose nëpërmjet asimilimit. Akomodimi në këtë rast nënkupton që njeriu e ndryshon vetveten nën ndikimin e proceseve shoqërore dhe ato i pranon si gjë të kryer. Kur imami bie në këtë gjendje, ai noton bashkë me ujin dhe si ta ketë fatin më tutje, me shumicën. Të tillët mendojnë se duhet ndjekur kohën, modernen etj. Asimilimi nënkupton në këtë rast përballjen me risinë e caktuar, analizimin e saj dhe marrjen e një qëndrimi lidhur me këtë. Këtë gjendje të re e kupton, e bënë të pranueshme për mënyrën e jetës së tij, dhe nuk e harron identitetin e vet. Asimiluesi nuk noton me shumicën drejt teposhtës, por çdo gjë e mendon, e verifikon dhe e pranon atë që i duhet, përkatësisht e refuzon atë që e dëmton. Mbase ka edhe mënyra tjera, të cilat duhet studiuar dhe verifikuar në mënyrë teorike e empirike.

**Çka e bën imamin imam?!**

Është e vështirë një përgjigje e plotë në këtë konstatim-pyetje të sipërme, por një përgjigje e mundshme do të mund të ishte:

Imami që me vetëdije të plotë e me ndërgjegje të lartë e ndien dhe e përjeton veten në rrugën e tij jetësore është imam. Këtë do të duhej ta fuqizonte edhe rrethi ku jeton dhe të dëshmojë për të. Kjo vlen edhe për imamin dhe identitetin e tij. Si i pari i lagjes apo i vendbanimit të caktuar imami duhet të shquhej nga të tjerët, por me çka të shquhet nga të tjerët dhe si ta bëjë këtë? Imami ka një identitet, që nuk ndahet, që nuk tretet, e jo dy, siç ndodh te disa fe tjera: një identitet njerëzor (botëror) dhe një identitet imamor (hyjnor), një sakral e një profan, një parësor e një dytësor, një për shehër e një për fshat, një për shtëpi, e një për pazar. Imami me mendimin dhe veprimin e tij përqendrohet rreth një bote, një bote reale, dhe një bote tjetër besimore, të ahiretit. Imami nuk vepron ndryshe me botën reale, empirike dhe ndryshe me gjendjet tjera. Ai e kupton xhematin e tij, sepse edhe vetë është njeri, por xhemati më pak e kupton atë sepse ata nuk janë imamë. Imami duhet ta pranojë modernizmin si mjet udhëtimi, vegël për veprim, por jo si ideal, si pikësynim. Këtë imami duhet t'ia thotë por edhe t'ia demonstrojë xhematit të tij. Pranimi i pakusht i modernizmit nga disa nuk ka dhënë dhe nuk do të jap rezultate, sepse modernizmi është i mangët në thelb. Imami në vetvete duhet të jetë i gatshëm për sfidat e jetës dhe para të tjerëve të paraqitet me frymë optimiste, të hapur, konstruktive, të komunikojë me rrethin dhe të ofrojë platformë të sigurt. Fjalori i tij herë-herë represiv, kërcënues dhe shantazhues nuk do të jap rezultate. Fjalori i tij lajkatar, premtues e puthadorë ndaj ofertave të modernizmit nuk do të jap rezultate. Imami duhet të ruaj funksionin e imamit çfarë ishte, modern për kohën e vet në kuptimin tekniko-teknologjik, por konservativ në kuptimin moral. Modernizimi i dhunshëm i imamit dhe bashkësisë së tij do ta degradojë funksionin e imamit, do ta bëj të papranueshëm edhe për xhematin dhe do ta thellojë



krizën e identitetit të tij. Imami ishte, është dhe duhet të jetë prijës në shoqëri, para sfidave ideore e tekni-ke-teknologjike, duke ofruar për orientues dhe kriter të përshpirtshmen dhe të moralshmen. Vetëm këto vlera (e përshpirtshmja dhe e moralshmja) nuk plaken, nuk vjetrohen, nuk u skadon afati, ngase burimin e kanë te Krijuesi. Çdo gjë tjetër është kalimtare dhe i kthehen origjinës, kohores, shkatërrimit, tokës.

**Imami dhe shekulli XXI**

Duam apo nuk duam, duhet ta pranojmë se imamët gjatë historisë ishin personat kryesorë fetarë në Islam, më të besueshmit në shpjegimin e fjalës së Zotit. Me këtë fakt, do të pranojmë se ata janë bashkë krijues të ndërtesës së quajtur umet, të cilën e kanë përcjell iniciativa, burimi, shkathtësia dhe ndryshimet. Për këto lëvizje kërkohet besim i përhershëm dhe sensi për të kuptuarit e ambientit dhe kohës së veprimit. Në mungesë të kësaj vëmendjeje, është reaguar zakonisht me vonesë, sikurse reagimi ndaj zbehjes së besimit, ndaj shekullarizimit të jetës sonë, praktikimit më të vogël të fesë, dominimit të formalizmit në jetën fetare etj. Reagimi i mëvonshëm nuk pengon gjë lëngatën që ka nisur më herët por vetëm mjekon, përpiqet ta ngadalësojë lëngatën e pranishme tashmë shumë kohë. Edhe kur ndodhën reagimet ato u bënë në mënyrë të vaktë, me ngjyrime pasive, me ton të ngjirur. Disi imamët turpëroheshin pa nevojë për turpet e atyre që do të duhej ata të turpëroheshin. Fitohej bindja e gabuar se puna e imamit nuk jep rezultate edhe kur punohet. Harrohej se rezultatet nuk vijnë aty për aty por më vonë. Së pari bëhet mbjellja e më vonë kryhet korrja.

Me ndërrimin e brezave të besimtarëve nuk bënë të humbet fija e lidhjes mes tyre, brezave të vjetër që po ikin dhe brezave të rinj që po vijnë. Nëse imamët bëjnë gabim në hapa, gjetja e fijes lidhëse të humbur mes brezave do të bëhet edhe më e vështirë dhe do të marrë kohë. Lufta për pasues të fesë (xhematëve të rinj) duhet të mbetet prioriteti ynë. Mësim-besimi duhet të intensifikohet, madje të bëhet strumbullar i të gjitha aktiviteteve. Shtypi fetar, ligjëratat fetare, namazet e përbashkëta, aktivitetet e femrës, çdo gjë duhet të lidhet me mësim-besimin. Të rinjtë tanë janë e ardhmja e fesë jo vetëm në ligjëratat e shkrimet tona, por para së gjithash në veprimet tona.

Aktiviteti i imamit duhet të dal edhe jashtë xhamisë. Kërkimi i njerëzve të rinj duhet të bëhet ide qendrore, qoftë edhe nëse na ikë ndonjë gabim. Më mirë gabim duke lëvizur sesa jo gabim duke fjetur. Njerëzit e rinj duhet ta duan imamin, jo pse imami mban orë dore të shtrenjtë, jo pse imami vozitë veturë të shtrenjtë, por pse i njeh hallet e tyre dhe ka propozime për zgjidhjen e halleve të tyre. Humbja e besimit tek imami është thuajse katastrofë, me peshën që dikur e sot e kanë ateizmi, shekullarizimi, laicizmi e izma të ndryshëm anti islam.

Imami në shekullin XXI duhet të jetë i ditur, i urtë, i informuar, nismëtar dhe bashkëpunues. Asnjë metodë nuk është e vetëmjaftueshme, kështu që kombinimi i metodave mund të jap rezultat. Ndryshimi vetvetiu nuk sjell zgjidhje, andaj ndryshimet duhet bërë me dije fetare e shkencore, urtësisht, larg interesave egoiste të individëve të fuqishëm.

Bashkim Mehani

# Mundësitë e kërkimit të hadithit në internet (1)

**Shërbimet e specializuara**

﴿ وَمَنْ يُطِعِ اللَّهَ وَالرَّسُولَ فَأُولَٰئِكَ مَعَ الَّذِينَ أَنْعَمَ اللَّهُ عَلَيْهِمْ مِنَ النَّبِيِّينَ وَالصِّدِّيقِينَ وَالشُّهَدَاءِ وَالصَّالِحِينَ وَحَسُنَ أُولَٰئِكَ رَفِيقًا ﴾

"E kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit, të tillët do të jenë së bashku me ata që Allahu i shpërbleu (me) pejgamberët, besnikët e dalluar, dëshmorët dhe me të mirët. Sa shokë të mirë janë ata!" (En-Nisa, 69)

### Kujdesi i myslimanëve në ruajtjen e hadithit

Siç dihet, kërkimi i diturisë sheriatike nuk mund të arrihet pa njohuritë bazike dhe të thelluara në shkencën e hadithit, kurse kërkimi i vërtetësisë së hadithit është esenca e kësaj shkence.

Gjeneratat e para i kanë kushtuar kujdes të madh gjetjes, saktësimit dhe mësimit përmendësh të hadithit, pastaj mbledhjes, interpretimit dhe përcjelljes në mënyrën më të besueshme deri te ne edhe në format më të thjeshta, edhe në kushtet më të rënda të kërkimit të dijes. Ata vunë re gjithashtu, se Allahu e kishte bërë këtë dashuri dhe ndjekjen e Pejgamberit të Tij gjënë më të lehtë dhe më të natyrshme në botë për njerëzit me zemër të fortë, sepse Pejgamberi i bekuar përfshinte të gjitha cilësitë njerëzore të imagjinueshme. Ata e kuptuan më shumë këtë, kur vetë Allahu theksoi se çfarëdo karakteri i mrekullueshëm njerëzor të ekzistonte, Pejgamberi e zotëronte atë, madje dhe më shumë.

Prandaj, duke dëgjuar Kuranin e mrekullueshëm dhe duke pranuar mesazhin e tij, shokët e Pejgamberit e kuptuan se mësimi dhe vënia e tij në praktikë kërkonin studimin, kuptimin dhe imitimin absolut të vetë Pejgamberit a.s. Këta njerëz të zgjuar dhe pragmatikë, të cilët Allahu i zgjodhi si shokët dhe miqtë e Pejgamberit të Tij të dashur, i vunë vetes detyrën e bindjes, ndjekjes, imitimit dhe dashurisë për pejgamberin Muhamedin a.s., ashtu siç nuk ishte ndjekur, dashur apo imituar asnjë lider apo shpëtimtar më parë.[1]

Është dhënë mund i madh në grumbullimin e gjithë atij materiali nga fjalët, veprat dhe pëlqimet e Pejgamberit a.s., pastaj gjurmët e sahabëve dhe sjellja e tyre, e fituar nga edukimi në prani të tij a.s., aq sa materialet e këtij opusi të gjerë të diturisë pejgamberike shtriheshin gjer në periferitë e kufijve të kalifatit islam, në format e ndryshme të shkrimit dhe kaligrafisë.

### Periudhat e tubimit dhe përpunimit të hadithit

Veprimtaria e tubimit të hadithit përgjatë historisë ka kaluar në gjashtë periudha kryesore:

1. Mësimi i haditheve përmendsh;
2. Fillimi i tubimit të haditheve në libra;
3. Tubimi i haditheve së bashku me fetvatë e as'habëve dhe tabiinëve;
4. Shkrimi ekskluziv i përmbledhjeve të haditheve;
5. Ndarja e haditheve autentike "sahih" në përmbledhje të veçanta, dhe
6. Komentimi i disa përmbledhjeve të haditheve dhe përpunimi i tyre.[2]

### Avancimi i qasjes në hadithe përmes platformës online

Me zbulimin e shtypshkronjës, hadithi filloi të zhvillohet me një hov edhe më të madh, meqë riprodhimi i kopjeve u bë shumë më i lehtë, por edhe mundësia për të arritur deri te lexuesit ishte jashtëzakonisht më e mundshme. Me gjithë këtë, nevoja që të përcillet trendi botëror i zhvillimit të dijes në përgjithësi, nuk i la të qetë edhe myslimanët që edhe thesarin pejgamberik ta trajtojnë përmes digjitalizimit, arkivimit në disqe, e pastaj edhe në shërbimet online.

Në vitin 1982, për herë të parë kompania kuvajtiane "Sakhr", e cila ishte në kuadër të "Rrjetit Botëror për Teknologji Informative" fillon të merret me teknologji informative në shërbim të botës arabe, dhe në vitin 1985 themelon një ekip të punës të quajtur "Qendra e Trashëgimisë Islame", e cila merrej me softuerë islame. Më pas ajo njihet me emrin "Harf" dhe si e tillë vazhdoi me grumbullimin e enciklopedive dhe burimeve më të mëdha islame për t'i digjitalizuar në sistemin e saj.[3]



**Studimi i hadithit online**

Sot janë të shumta mënyrat e qasjes dhe rrugët e hulumtimit në shkencën e hadithit, duke filluar nga ato klasike dhe tradicionale, pra shfletimi i librit të shkruar, siç janë burimet themelore në hadith (*umehatul kutub*), si dhe studimet e kritikëve të hershëm, e deri te mundësitë e qasjes përmes programeve elektronike dedikuar kësaj fushe, dhe internetit me faqet e specializuara për hadithin, apo rreth hadithit.

Është i ditur, po ashtu, rreziku i transmetimit të qëllimshëm të fjalëve që nuk janë hadithe të thëna nga vet Pejgamberi a.s., Aliu r.a. tregon: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut të thotë: "Mos gënjeni ndaj meje, pasi kushdo që gënjen ndaj meje (me qëllim), atëherë ai pa dyshim që do të hyjë në zjarr",[4] por mundësitë që sot i ka një studiues për ta verifikuar hadithin, nuk ia tolerojnë atij që të mos jetë i njohur me atë që argumenton, pra kategorinë dhe cilësinë e hadithit.

Sigurisht që mënyra klasike e hulumtimit është bazike, dhe dobitë e saj janë të shumëfishta, pasi që nxjerrja dhe hulumtimi i tyre në biblioteka dhe libra klasik bëhet në format e mësuara në katedrat e hadithit në universitetet më të njohura, gjë që mundëson zgjerimin e njohurive, përkundër vështirësive dhe mundit që të hulumtohen ato. Mirëpo edhe metoda e hulumtimit në kohën tonë në formën elektronike online është për t'u përshëndetur, meqë shkurton rrugën, kursen kohën dhe mundin, e po ashtu edhe shpenzimet materiale për të ardhur deri te caku i synuar në studim. Pra, mjafton një shtypje e butonit, për të marrë të dhënat rreth hadithit, qoftë tekstit, bartësve, transmetuesve, koleksionit ku gjendet ai i shkruar në libër, si dhe kategorisë së hadithit. Pa një mundim të theksuar do të arrish deri te njohja me hadithin, madje edhe të shfaqësh me mijëra hadithe nga fusha e caktuar e interesit, bashkë me burimet e tyre, komentet, mendimet e dijetarëve rreth tyre, e kështu me radhë. Krejt kjo falë punës ekipore të studiuesve të hadithit në bashkëpunim me programerët dhe njohësit e teknologjisë kompjuterike. Andaj, si do të arsyetoheshim para Allahut xh.sh. pas këtij lehtësimi?!

Përkundër kësaj ka një numër të madh studiuesish dhe hulumtuesish që ende hezitojnë të kenë qasje në këto informata, duke mos pasur njohuri se si ta përdorin teknologjinë informative, apo me një dozë dyshimi në saktësinë e këtyre burimeve.

Për këtë arsye, do të mundohemi që në këtë punim të ofrojmë një ide të përgjithshme për këtë fushë, duke marrë si shembuj disa nga faqet më të përdorura, më të shquara, dhe më të besueshme në shërbim të hadithit të Resulullahut a.s.




**Faqet e specializuara për kërkimin e hadithit në gjuhën arabe**

***1. http://www.dorar.net/enc/hadith***

Kjo faqe është dizajnuar me qëllim të përfshirjes në databazën e saj të një numri sa më të madh të burimeve dhe literaturës nga shkencat bazike islame dhe në mesin e tyre edhe nga tradita pejgamberike, qoftë nga tekstet bazike, apo komentet e tyre, siç është prononcuar edhe vet ekipi realizues i saj.[5] Është faqja më e përdorur nga studentët në nxjerrjen e hadithit. Përmes kësaj faqeje, duke futur fjalën e caktuar (më specifikën) të përdorur në hadithin që kemi në fokus, na shfaqet hadithi me burimin e vendndodhjes së tij në libra, senedin, transmetuesin e hadithit dhe kategorinë e tij.

Kjo enciklopedi dallohet me disa veçori:

1. Baza e të dhënave përfshinë një numër të madh hadithesh (qindra mijëra);
2. Mbi 200 dijetarë, nga të cilët është marrë klasifikimi i haditheve për gjatë 13 shekujsh;
3. Mbi 600 libra dhe mbi 2500 volume nga ku janë nxjerrë klasifikimet e haditheve;
4. Dokumentimi i hadithit me burimin e botuar përmes numrit të hadithit, volumit dhe faqes;
5. Mundësia e kërkimit përmes transmetuesit, përcjellësit të hadithit, koleksionit, apo të gjithave së bashku;
6. Mundësia e kërkimit të haditheve kudsi, merfu, dhe traditës;
7. Kërkimi me filtrim të tematikës;
8. Kërkuesi i tij është mjaft i zhvilluar, sa që mundëson gjetjen e hadithit edhe vetëm në bazë të rrënjës së fjalës.

Duke pasur parasysh përhapjen e shpejtë të hadithit sot përmes internetit, e në veçanti përmes rrjeteve sociale, krahas dobisë së tyre është bërë i pa shmangshëm edhe rreziku i përhapjes së antivlerave, e në këtë rast përhapja e haditheve të trilluara, kështu që kjo faqe i ka lënë hapësirë të veçantë kësaj problematike nën titullin: "Hadithe të përhapura, jo të vërteta".

Është e avancuar edhe në aspektin e mbikëqyrjes së publikimit online të haditheve përmes "Javascript", për atë që dëshiron të mos bëj gabime në publikimin jo të saktë të hadithit, normalisht që kjo ka të bëjë me tekstet në gjuhën arabe, dhe nuk vlen për tekstet joarabe.

(1)http://ardhmeriaonline.com/artikull/article/historia-e-hadithit/ (21.03.2016). (2) H. Mehmed Hanxhiq, Hyrje në shkencën e hadithit, Logos-A - Shkup, 1417/1997 (versioni elektronik: http://www.zeriislam.com/biblioteka/hyrje-ne-shkencen-e-hadithit.html (3) http://www.alukah.net/sharia/0/19212/ (4) Sahihul Buhari, 106. (5) http://www.dorar.net/est-site

Carla Power*

# Çfarë thotë Kurani për gratë? (2)

Nëse ndonjëherë ka pasur dëshmi se një femër myslimane me dinjitet nuk duhet të jetë nënë dhe grua e nënshtruar, është jeta e Ajshes, e treta prej njëmbëdhjetë grave të Profetit.

"A e dini kur përnjëmend dijetarët islamë nisën të flisnin kundër femrave?", - më ka pyetur sheiku. "Kur ata nisën ta studionin filozofinë." Aristoteli, burri që thoshte me ngulm se nënshtrimi i femrave është punë e natyrshme dhe domosdoshmëri shoqërore, ndikoi te dijetarët më të mëdhenj myslimanë që kishin formësuar fikhun, teorinë e së drejtës islame, ka argumentuar Akram. Para se Aristoteli të bëhej bërthama e tekstit, dhe para se dijetarët e Mesjetës të flisnin më shumë për rolin e grave në të drejtën fetare, burrat dhe gratë ishin larg më të barabartë sipas lirive islame. U them njerëzve, Zoti u ka dhuruar vajzave cilësi dhe potencial, ka thënë ai. Nëse ata nuk i lejojnë të zhvillohen, nëse nuk u japin mundësi të studiojnë dhe mësojnë, në fakt është si t'i varrosësh për së gjalli. Puna e sheikut për dijetarët sfidon paragjykimet e të gjitha llojeve. Talibanin e armatosur që qëllon një vajzë pse shkon në shkollë. Mullahun që ua ndalon femrave të hyjnë në xhaminë e tij. Radikalët që pretendojnë se feminizmi është ideologji perëndimore që nënvlerëson mënyrën islamike të jetesës. Perëndimorin që pretendon se islami i shtyp gratë.

Dhe prapëseprapë, me përjashtim të hyrjes së publikuar në anglisht, studimi i tij ka mbetur ende në kompjuter. Pesë vëllime do të ishin alamet të shtrenjta për botim, kanë thënë botuesit e tij të zakonshëm në Damask, Bejrut dhe Lucknow. Pavarësisht lutjeve të përzemërta të studentëve, ai dëshiron që librin para së gjithash ta botojë para se të postohet në internet. Disa prej studentëve të tij tashmë kanë ngritur fondin "Muhadithat", me qëllim të mbledhjes së parave për nxjerrjen e tij në dritën e botimit. Nëse ndonjëherë ka pasur dëshmi se një femër myslimane me dinjitet nuk duhet të jetë nënë dhe grua e nënshtruar, është jeta e Ajshes, e treta prej njëmbëdhjetë grave të profetit. Ajo ka ndarë pikëpamjet e njerëzve që nga shekulli i shtatë në mesin e myslimanëve dhe jomyslimanëve.

Dijetare e jashtëzakonshme islame, frymëzim për të drejtat e grave, komandante ushtarake që prin prej shalës së devesë, dhe juriste e nxjerrjes së fetvave, formimi intelektual dhe autoriteti fetar i Ajshes ishin të jashtëzakonshëm për standardet e kohës dhe rrethanave. Ajsheja nuk është gruaja e vetme e Muhamedit, jeta e të cilës kapërcen nocionet e asaj që konsiderohet grua myslimane tradicionale. Hadixheja i kishte prirë karvanit tregtar në Mekë. Tregtare e pasur dhe e vyer, dy herë kishte mbetur si nënë pa burrë. Ajo ishte pesëmbëdhjetë vjet më e vjetër se Muhamedi. Ishte shefja e tij. Propozimi për martesë profetit të ardhshëm nuk kishte si të bëhej më drejtpërdrejt: "Më pëlqeni për shkak të marrëdhënieve tona, emrit tuaj të madh në mesin e popullit tënd, besnikërisë, karakterit dhe fjalës së dhënë." Hadixheja shfaqet mahnitshëm papritmas, por është Ajsheja ajo që zgjon më së shumti kureshtjen, prirja e saj për t'u dalluar, xhelozia ndaj ortakeve. Ja një moment kur ajo hahet me Safijën, një






hebraike e konvertuar në islam dhe gruaja e dhjetë e profetit: "Ia kam fyer babanë, edhe ajo ma ka fyer timin." E kishin fejuar kur ishte gjashtë a shtatë vjeçe. "Ende po luaja në kolovajzë kur më çuan te ai. I ishte treguar imazhi im në mëndafsh". Imazhi në mëndafsh i ishte shfaqur Muhamedit në ëndërr. Engjëlli Xhibril u shfaq me portretin në duar dhe tha: "Martoje. Ajo është gruaja juaj." Martesa ishte prej atyre jashtëzakonisht të lumtura. Dashuria e Muhamedit për Ajshen ishte një nyjë në litar, i kishte thënë një herë ai asaj, madje do t'ia përsëriste përherë. Madje edhe ditëve të sotme ajo gëzon epitetin "e dashura e të dashurit të Allahut." Prapëseprapë, përshkrimi i Ajshes prej lojërave të fëmijërisë deri te imazhi i mëndafshtë më ka neveritur. Nuk mund të mos mendoja për Nujood Alinë.

Ishte vetëm dhjetë vjeçe kur e takova për herë të parë në Sana, Jemen. Më kishte dërguar një revistë amerikane për ta intervistuar vajzën që ishte bërë e shkurorëzuara më e famshme në Jemen. Fëmijë me pasion për filmat vizatimorë Tom and Jerry, ajo ishte martuar në moshën nëntëvjeçare. Pasi një motër ishte rrëmbyer dhe një tjetër ishte përdhunuar, babai i saj i papunë, që kishte gjashtëmbëdhjetë fëmijë me dy gra, u pajtua që ta martonte në fëmijëri Nujoodin, që të kishte kafshatë dhe jetesë të sigurt. Në ditën e dasmës ia kishin blerë një unazë prej njëzetë dollarësh, tri fustane, dy hixhabë, por i ishte prishur qejfi në mbrëmje kur dhëndri 31 vjeç e përdhunoi. Një vit më vonë, ajo shkroi histori në Jemen kur mori një taksi deri në gjykata dhe kërkoi shkurorëzim. Kur ishte pyetur prej avokatit të saj të ardhshëm pse, i ishte kundërpërgjigjur: "I urrej netët." Rasti i Nujoodit rroku ballinat e gazetave anembanë botës. Kur ishte miratuar një ligj në Jemen që ngrinte moshën minimale të martesës në shtatëmbëdhjetë vjet, ishte pritur me kundërshtim aq të ashpër prej jemenasve konservatorë, saqë ligji ishte shfuqizuar.

Më 2010, agjencia "Associated Press" raportoi se prijësit myslimanë të Jemenit lëshuan një deklaratë ku bëhej e ditur se kushdo që do të përkrahte ligjin e ri do të linçohej si jomysliman dhe i pafe. U desh të pritej deri më 2014 që të miratohej një ligj i ri që ndalonte martesën e fëmijëve.

Sheiku ishte duke ligjëruar për martesën e të miturave në një prej klasave në Oksford. Kishte rreth dyzet persona në klasë, dhe vetëm disa prej tyre ishin femra, kujton Arzoo, një prej studenteve të pakta. Arzoo çoi dorën dhe pyeti si mund e drejta islame ta lejonte këtë vuajtje. Ajo foli për prindërit që martonin fëmijët e tyre njomakë vetëm për hesape parash dhe mbrojtjeje, për gjakderdhjen e brendshme dhe problemet me mitër, që janë rezultate të natyrshme të marrëdhënieve seksuale për vajzat e mitura, dhe për lindjen e të miturave.
Për javë me radhë, Azroo dhe Mehruni, një tjetër studente, debatuan çështjen me Akramin. Në fillim, Akrami mbronte të tijën se martesa e fëmijëve ishte e lejueshme, por kundërshtonte pretendimin se femrat mund të kenë marrëdhënie seksuale para se të hyjnë në ciklin menstrual. Pastaj Akrami erdhi të dielën me një qëndrim të papritur. Ai tha: "Kam folur me Arzoon dhe Mehrunishan dhe kam rishikuar qëndrimin tim",

kujton Arzoo gjatë një bisede me skype. Akrami u ishte kthyer burimeve studimore, dhe zbuloi një jurist dhe gjykatës të shekullit të tetë, Ibën Shubrume, që kishte nxjerrë një fetva kundër praktikës së martesës së fëmijëve. Ibën Shubrume kishte argumentuar se çështja ishte punë vullneti e vajzave. Kur vajzat të piqen në pubertet, mund të zgjedhin me kë duan të martohen. Por atyre nuk u lejohej të martoheshin sa ishin fëmijë.

Arzoo dhe Mehrun ia kanë ndërruar mendjen Akramit. Kam mësuar prej këtyre vajzave, ka thënë ai. Fatkeqësisht ka shumë burra që mohojnë se gratë dhe të bijat e tyre gëzojnë të drejtat elementare, duke u fshehur prapa Kuranit. Ata mezi presin ta citojnë ajetin e famshëm të 34-të, të kaptinës së katërt të Kuranit, En-Nisa.

Kjo pjesë padyshim se është në mesin e teksteve më të debatuara me gjaknxehtësi në librin e myslimanëve. Grupi i grave, "Musawah", i ka cilësuar këto vargje si "ADN-ja e patriarkatit" për traditën ligjore islamike. Ka shumë dijetarë që pretendojnë se Zoti u ka dhuruar epërsi dhe autoritet burrave ndaj grave, një autoritet që mund të zbatohet edhe me forcë.

Në një përkthim të njohur prej përkthyesit të fillim shekullit njëzetë, Mohamad Marmaduke, shkruan në anglisht: "Burrat u prijnë grave, sepse Allahu i ka krijuar ata që të shquhen prej të tjerëve, dhe për shkak se ata shpenzojnë pasurinë e tyre (për të mbështetur gratë). Aq të mira janë gratë kur binden për ruajtjen e sekretit, saqë Allahu u ka dhuruar mbrojtje. E për ata që i frikësohen kryeneçësisë, qortoni dhe largoni prej shtratit, dhe fshikulloni."

Vazhdon edhe ditëve të sotme debati se si duhet të përkthehet ky ajet. Përkthimet e reja sugjerojnë më pak kuptime seksiste se në të mëhershmet. Disa u referohen burrave si mbrojtës dhe kujdestarë të grave, derisa të tjerët thonë se burrat duhet të kujdesen për gratë, sepse Zoti u ka dhënë më shumë forcë. Një gjë nuk e luan topi: interpretimi i ajetit nga ana e burrave i ka katandisur miliona gra në mjerim. Myftinjtë, ose gjykatësit islam, e citojnë që të justifikojnë dhunën në familje. Qeveria e Arabisë Saudite e përdori si mesazh për të nxjerrë ligjin për sistemin e mbrojtjes, ku gratë deri para pak kohësh nuk kanë mundur të hapnin llogari bankare ose të udhëtonin jashtë vendit pa lejen e njërit prej burrave të familjes. Kur e ngrita këtë çështje me të, Akrami më tha se ajeti i 34-të, nis me një thënie se gratë dhe burrat janë krijuar prej një shpirti. Kështu që Kurani nis me supozimin e barazisë absolute qysh në krijim.

Përveç kësaj, ka vërejtur ai, profeti kurrë nuk i ka goditur gratë e tij. Më i miri prej jush, thoshte profeti Muhamed, është ai që kujdeset më së miri për gruan e tij. Kur një herë një student e pyeti çfarë mendonte për feminizmin, Akrami iu përgjigj pa menduar dy herë. "Feminizmi kërkon drejtësi për femrat. Aty ku nuk ka drejtësi për femrat, do të vijnë këto lëvizje." Por ndryshimi i sjelljes dominuese do të marrë kohë, më këshillon Akrami. Në Evropë, ka thënë ai, ata flasin sikur gjithnjë gjendja e femrave ka qenë e tillë. Por në disa vende, femrat kanë votuar vetëm prej viteve 1970. Prej momentit kur shpallja e parë "Lexo" – zbriti te profeti, islami është përhapur si fe e fjalës. Myslimani i mirë duhet të lexojë burimet e informacionit. Por me një tekst të ndërlikuar dhe të fuqishëm si Kurani, leximi i tij kërkon më shumë se shkrim-lexim. Anembanë botës, progresistët myslimanë në vende si Xhakarta dhe Virginia e kanë lexuar ajetin e 34-të, si bazë për paragjykime të meshkujve që kanë zvetënuar të vërtetën për shekuj me radhë. Vajzat pakistaneze po sfidojnë ediktet talibane me etjen e tyre për dituri. Aktivistët afrikanë po kërkojnë që mullahët lokalë të tregojnë se ku e thotë Kurani se lejohet gjymtimi gjenital i femrave.

Njëkohësisht, aktivistët malejzianë udhëtojnë nëpër qyteza, duke shkuar nëpër xhami dhe shkolla, duke dorëzuar pamflete që në ballinë kanë këtë pyetje:

"A janë të barabartë burrat dhe gratë para Allahut?" Gjithnjë e më shumë njerëz po e marrin vesh se përgjigja është po. Disa vjet para se të nisja të studioja me Akramin, mora pjesë në një konferencë të organizuar nga "Musawah", organizatë botërore e femrave të përkushtuara për reformimin e së drejtës islame për familjen, mbajtur në një sallë vallëzimi në një hotel në Kuala Lumpur.

Kah fundi i mbrëmjes, ajeti i 35-të i sures Az'hab u lexua zëshëm. I ishte shpallur Muhamedit pasi njëra prej grave të tij, e mrekullueshmja Umu Selemeh, e kishte pyetur se pse nganjëherë i dukej sikur Zoti u është drejtuar vetëm meshkujve, e jo edhe femrave. Menjëherë erdhi përgjigja: "Nuk ka dyshim se për myslimanët e myslimanet, besimtarët e besimtaret, adhuruesit e adhurueset, të sinqertit e të sinqertat, durimtarët e durimtaret, të përvuajturit e të përvuajturat, sadakadhënësit e sadakadhënëset, agjëruesit e agjërueset, ruajtësit e nderit e ruajtëset e nderit, shumëpërmendësit e Allahut e shumëpërmendëset e Allahut, Allahu ka përgatitur falje (mëkatesh) dhe shpërblim të madh".

Ishte premtimi i kësaj falje, këtij shpërblimi, që i priu sheikut. Ai nuk do ta konsiderojë veten feminist. Por, thjesht mysliman që e ka lexuar Kuranin e tij.

***Daily Telegraph***

Rejhan Neziri

# "Hilfu'l fuduli" dhe mesazhet e tij për ne sot (2)

Vendet që deri më tani mund të kenë qenë mono fetare, dalëngadalë po bëhen multi fetare, dhe kjo po ndodh si në "botën" islame, ashtu edhe në "botën" jo islame. Të dyja këto "botë" tanimë u nënshtrohen njësoj ndikimeve të jashtme fetare dhe kulturore.

### Çfarë tha Muhamedi a.s. për këtë aleancë?

Megjithëse ishte i ri, veç 20 vjeç kur mori pjesë në themelimin e saj, këtë e ruante të freskët në kujtesën e tij, jo vetëm si akt themelimi, por edhe rolin dhe funksionin që luajti ajo më vonë. Për këtë arsye, me siguri në periudhën pas hixhretit në Medine, Muhamedi a.s. tha: "Si i ri kam qenë bashkë me xhaxhallarët e mi i pranishëm në betimin e "të parfumuarve" (ka pasur për qëllim Hilfu'l fudulin). Nuk do ta kisha shkelur këtë betim edhe sikur të më jepnin deve të kuqe"(Ahmed ibën Hanbeli, 1609).

Ai, po ashtu ka thënë: "Kam qenë dëshmitar i një betimi (aleance) në shtëpinë e Abdullah ibën Xhudanit, të cilën (aleancë) nuk do ta kisha ndërruar edhe me një duzinë devesh të kuqe. Edhe sikur tani në kohën e Islamit të ftohesha në të, do t'i isha përgjigjur ftesës."(El Bejhekiu, 12110)

Në këto dy hadithe shihet qartë qëndrimi jo vetëm pozitiv, por edhe pro aktiv i Muhamedit a.s. ndaj një aleance, lige, pakti, shoqate a organizate të këtillë. Ai thotë se angazhimin e tij personal në një aktivitet të këtillë nuk do ta kishte zëvendësuar me asgjë, madje thotë: "Edhe sikur tani në Islam të ftohesha në një besatim a aleancë të tillë, do t'i isha përgjigjur pozitivisht".

Këtë fjali të fundit duhet ta analizojmë e studiojmë mirë. Ajo që ndoshta na bie në sy të parë është gatishmëria e Muhamedit a.s. për të vepruar dhe qenë aktiv për shoqërinë. Mirëpo, këtu fshihen edhe disa sekrete të tjera, që jo çdokujt i bien në sy, e ato janë se Muhamedi a.s. shpreh gatishmërinë për të bashkëpunuar me njerëz që nuk janë myslimanë, sepse kur u lidh Hilfu'l fuduli askush nuk ishte myslimanë, të gjithë ishin mushrikë (politeistë) dhe vetë Muhamedit a.s., që ishte i mbrojtur nga shirku-politeizmi, akoma nuk i kishte ardhur shpallja nga Zoti, dhe këtë angazhim të tij ai nuk e kufizoi vetëm për të mirën e myslimanëve, porse për mbarë shoqërinë.

### Mesazhet e Hilfu'l fudulit sot

Hilfu'l fuduli dhe gatishmëria e Muhamedit a.s. për të marrë pjesë sërish në një organizim të tillë përbën bazën e angazhimit të përbashkët të njerëzve me fe e besime të ndryshme për të bashkëpunuar në ruajtjen, mbrojtjen dhe promovimin e vlerave humane. Ky lloj uniteti dhe bashkëveprimi mund të paramendohet në nivele të ndryshme, nga ai lokal tek ai rajonal, nga ai rajonal te niveli kombëtar madje edhe ndërkombëtar. Është e vërtetë se disa myslimanë që nuk e tolerojnë madje as edhe përshëndetjen për dore të myslimanëve me jomyslimanët, mund të zhgënjehen nga kjo ide dhe ata mund të dalin kundër kësaj, edhe atë në emër të "ruajtjes" së kauzës "islame". Mirëpo Hilfu'l fuduli dhe qëndrimi i Muhamedit a.s. ndaj tij edhe pas pejgamberisë, duhet të na shërbejë si mostër, se si një bashkim a bashkëpunim i këtillë mund t'i afrojë njerëzit e feve dhe bindjeve ideologjike të ndryshme për të mirën e përbashkët të njerëzimit.

Sot njerëzit anekënd botës nga vende të ndryshme, nga bindje fetare dhe nga kultura të ndryshme janë të ndërlidhur ngushtë me njëri-tjetrin, ndoshta si kurrë më parë. Vendet që deri më tani mund të kenë qenë mono fetare, dalëngadalë po bëhen multi fetare, dhe kjo po ndodh si në "botën" islame, ashtu edhe në "botën" jo islame. Të dyja këto "botë" tanimë u nënshtrohen njësoj ndikimeve të jashtme fetare dhe kulturore. Kjo po i shkërmoq muret me të cilat ishin të rrethuar për shekuj të tërë. Tanimë nuk shihet si e domosdoshme që një pakicë fetare të asimilohet në shoqërinë shumicë dhe kështu ta humbasë besimin dhe identitetin. Në një atmosferë ku toleranca dhe respekti i ndërsjellë po rritet vazhdimisht, njeriu tanimë mund ta mbajë besimin dhe kulturën e vet dhe në të njëjtën kohë



të punojë bashkë me njerëz të besimeve të tjera për të mirën e përbashkët. Vërtet ka disa përjashtime në këtë drejtim, mirëpo këto nuk e prishin rregullin.

Në botën e sotme ka një sërë problemesh të cilat e bëjnë të domosdoshëm një bashkëpunim të këtillë dhe një veprim të unifikuar të njerëzve me besime dhe ideologji të ndryshme. Këtu mund të numërojmë vetëm disa prej tyre: varfëria endemike, ngrohja globale, gara bërthamore, shkretimi ekologjik, imoraliteti i papërmbajtur, kriza në institucionin e familjes, terrorizmi etj. Këto probleme nuk janë specifike vetëm për një bashkësi apo komb. Përkundrazi, ato janë bërë fenomene globale. Ato thjesht nuk mund të zgjidhen në mënyrë efektive pa angazhimin e përbashkët të të gjitha komuniteteve dhe kombeve. Në mungesë të një uniteti dhe bashkëveprimi të këtillë, zor se mund të ndalet gara e njerëzimit drejt shkatërrimit. Disa njerëz mund të mendojnë se një bashkëveprim i këtillë është një ëndërr qesharake, mirëpo ne thjesht nuk kemi zgjedhje tjetër përpos se ta shikojmë këtë ëndërr dhe të mundohemi ta realizojmë atë.(W. Mazhari).

Meqë në Islam drejtësia njihet si një vlerë universale dhe si një e drejtë elementare e të gjitha qenieve njerëzore, pa marrë parasysh racën, fenë, gjininë apo prejardhjet tjera, si e tillë kjo vlerë përbën njërin prej synimeve fondamentale të së drejtës islame. Ibni Kajimi thotë: "Allahu xh.sh. e ka bërë të qartë se qëllimi apo synimi (final) në ligjin (sheriatin) e Tij është vendosja e drejtësisë dhe e korrektësisë midis njerëzve. Kështu që, cilado rrugë që të çon te drejtësia dhe korrektësia, quhet pjesë e fesë dhe ajo kurrë nuk e kundërshton atë." (Ibën Kajim el Xheuzijeh, 1/13). Krejt ky bashkëveprim natyrisht se bëhet në frymën e shumë ajeteve kuranore, në veçanti të ajetit të 2-të, të sures El-Maideh: "Ndihmohuni mes vete me të mira dhe në të mbara, e assesi në mëkate e armiqësi. Kini frikën dënimit të Allahut".

Antony T. Sullivan, një njohës i mirë i raporteve të Perëndimit me Lindjen e Mesme, ndaj edhe me botën islame, në trajtesën e tij mbi formën dhe mënyrën e demokratizimit të botës arabe dhe islame, del kundër imponimit të këtij procesi nga ana e SHBA-ve dhe e Perëndimit në përgjithësi me mjete të bezdisshme politike dhe ushtarake. Ai insiston që ky proces në këto vende të mbështetet dhe avancohet sidomos duke e afirmuar traditën dhe kulturën e gjerë e të hershme para-islame dhe islame, e cila përbën një bazë të shëndoshë për ndërtimin e mendimit liberal atje. Hilfu'l fudilin ai e cilëson si traktatin e parë publik në histori që garanton të drejtat njerëzore. Ndër të tjera ai thotë: "Në jetën e tij, profeti Muhamed ka qenë dëshmitar i një numri të madh të iniciativave për krijimin e një baze ideale mbi të cilat liberalët bashkëkohorë arabë dhe myslimanë mund t'i ndërtojnë institucionet që e mbështesin lirinë. Për shembull, në vitin 590 Muhamedi i ri, plot 20 vjet para se të fillonte t'i shpalleshin mesazhet e Kuranit, ka qenë dëshmitar i ratifikimit të një aleance që quhej Hilf el fudul. Ky pakt është lidhur në afërsi të Mekës nga fise të zgjedhura arabe. Kjo aleancë ka qenë traktati i parë publik i këtij lloji që garantonte të drejtat njerëzore. Hilf el fuduli është një dokument i jashtëzakonshëm." (A. T. Sullivan).

Mendimtari bashkëkohor Tarik Ramadan, në veprën e tij "Hapave të Pejgamberit a.s." e përmend admirimin që Muhamedi a.s. e ka shprehur ndaj këtij pakti edhe atë vite më vonë pasi kishte nisur t'i shpallej Kurani fisnik, dhe vetë ky nxjerr këto konkluza nga ky qëndrim i Muhamedit a.s. ndaj Hilfu'l fudulit: "Pejgamberi a.s. jo vetëm që e ka theksuar veçantinë e kushteve të këtij pakti, i cili i kundërshtonte aleancat e këqija fisnore që mbisundonin në atë kohë, por ai ka shtuar se madje edhe si bartës i mesazhit të Islamit, madje edhe si mysliman, ai akoma e pranonte substancën e këtij pakti dhe se nuk do të hezitonte të merrte pjesë sërish në një të tillë. Kjo deklaratë ka një rëndësi të veçantë për myslimanët, dhe më së paku tri mësime kryesore mund të nxirren nga kjo. Ne kemi parë se Muhamedi a.s. dinte të përfitonte pozitivisht nga e

kaluara e tij, mirëpo këtu reflektimi shkon akoma më tej, Muhamedi a.s. e njeh një pakt që ishte lidhur para fillimit të shpalljes (së Kuranit), dhe i cili pakt zotohej se do ta mbronte drejtësinë në mënyrë të prerë dhe se do ta kundërshtonte shtypjen që ushtrohej mbi të varfrit dhe të dobëtit. Kjo nënkupton faktin se akti i nxjerrjes së këtyre parimeve është bërë para Islamit dhe se këto nuk janë pronë vetëm e Islamit, ngase në fakt Islami dhe mesazhi i tij kanë ardhur ta konfirmojnë substancën (thelbin) e një kontrate të cilën vetëdija njerëzore tanimë e kishte formuluar në mënyrë të pavarur. Këtu, Pejgamberi a.s. qartë e njeh vlefshmërinë e parimit të drejtësisë dhe mbrojtjen e të shtypurit, të përcaktuar në një pakt të kohës para-islame.

Mësimi i dytë nuk është më pak esencial, në një kohë kur mesazhi zhvillohej dhe shtjellohej akoma gjatë shpalljes së Kuranit dhe përvojës së Muhamedit a.s., ai e njohu vlefshmërinë e një pakti të lidhur nga jomyslimanët, që kërkonte drejtësinë dhe të mirën e përbashkët të shoqërisë së tyre. Deklarata e Pejgamberit a.s. në vetvete është një refuzim i zëshëm i prirjes së mendimeve që janë shprehur herë pas here përgjatë historisë së mendimit islam, madje edhe sot e kësaj dite sipas së cilës një zotim a aleancë mund të jetë e vlefshme për myslimanët vetëm nëse ka një natyrë të pastër islame ose nëse është e lidhur midis myslimanëve. Po e themi përsëri, pika kyçe është se Pejgamberi a.s. qartë e njeh vlefshmërinë e respektimit të parimeve të drejtësisë dhe të mbrojtjes së të shtypurve, pa marrë parasysh se nga vijnë këto parime, nga brenda Islamit ose prej jashtë tij.

Mësimi i tretë është një rezultat i drejtpërdrejtë i këtij reflektimi, mesazhi i Islamit në asnjë mënyrë nuk është një sistem i mbyllur vlerash që bie ndesh me sistemet tjera të vlerave. Që nga fillimi, Pejgamberi a.s. nuk e konceptoi përmbajtjen e këtij mesazhi si shprehje të një diçkaje krejt tjetër kundrejt asaj që e prodhuan arabët ose shoqëritë tjera në kohën e tij. Islami nuk krijon një univers të mbyllur të referimit, përkundrazi mbështetet në një sërë parimesh universale që mund të përkojnë me bazat dhe vlerat e besimeve dhe traditave të tjera fetare (madje të krijuara edhe nga një shoqëri politeiste, siç ishte ajo e Mekës në atë kohë). Islami është një mesazh i drejtësisë që shkakton rezistencën ndaj shtypjes dhe mbrojtjen e dinjitetit të të shtypurit dhe të varfrit, andaj myslimanët duhet ta njohin vlerën morale të një ligji a të një kontrate që e kushtëzon këtë kërkesë, pa marrë parasysh se kush janë autorët dhe pa marrë parasysh se çfarë shoqërie e prodhon këtë, shoqëri islame apo jo islame. Larg ndërtimit të një bindjeje ndaj Islamit në të cilën njohja dhe lojaliteti janë ekskluzive për komunitetin fetar, Pejgamberi a.s. është përpjekur ta zhvillojë ndërgjegjen e besimtarëve përmes ndjekjes së parimeve që i tejkalojnë besnikëritë e mbyllura, pra që mbështeten në lojalitetin primar ndaj vetë parimeve universale. Mesazhi i fundit nuk i sjell asgjë të re afirmimit të parimeve të dinjitetit njerëzor, drejtësisë dhe barazisë, ai thjesht i rikujton dhe i konfirmon ato. Jo vetëm te vlerat morale, por këtë intuitë e shohim edhe atëherë kur Pejgamberi a.s. flet për cilësitë e individëve para dhe në Islam: "Më të mirët prej jush (kur janë në pyetje cilësitë njerëzore dhe morale) gjatë kohës para Islamit (injorancës) janë edhe më të mirët



në Islam, nëse ata e kuptojnë atë (Islamin)."(Ibën Hibani). Vlera morale e një qenieje njerëzore e tejkalon përkatësinë ndaj një bote të caktuar të referimit, brenda Islamit ajo kërkon njohuri dhe kuptim shtesë në mënyrë që ta rrokë tamam atë që e konfirmon Islami (parimin e drejtësisë) dhe atë që e kërkon të reformohet (të gjitha llojet e adhurimit të idhujve). (T. Ramadan, 2007, f. 21-2).

Thënë shkurt, T. Ramadani nxjerr tri parime nga Hilfu'l fuduli:

1. Islami i përqafon vlerat e nxjerra nga ndërgjegjja njerëzore, qoftë të vijnë këto edhe nga një traditë tjetër fetare jashtë Islamit. Kjo nga arsyeja se Muhamedi a.s. e njohu një pakt të themeluar para Islamit.

2. Islami e njeh drejtësinë e jomyslimanëve. Në rastin e Hilfu'l fudulit jomyslimanët (mushrikë, politeistë madje) e kanë mbrojtur drejtësinë dhe të shtypurin.

3. Islami, në vend që të ndërtojë besnikërinë ndaj një bashkësie të mbyllur, kërkon besnikërinë ndaj parimeve universale. Mesazhi i Islamit nuk është një sistem i mbyllur vlerash, e as që është në kundërshtim a konflikt me sistemet tjera të vlerave.

### Përmbyllje

Sado që një shoqëri të jetë e shthurur dhe e çorientuar, aty sërish dhe domosdo gjenden elemente që i mbrojnë, i kultivojnë dhe u dalin zot vlerave universale si drejtësia, korrektësia, ndershmëria, mos mashtrimi, mos shtypja etj. Bashkëpunimi i myslimanëve me elemente që u dalin zot këtyre vlerave, jo vetëm që është i lejuar nga aspekti islam, por për më tepër, përbën thelbin e mesazhit të Islamit, e me këtë kjo shihet edhe si imperativ i domosdoshëm në ngritjen e një shoqërie të shëndoshë.

Le të na shërbejë shembulli i Hilfu'l fudulit sidomos neve myslimanëve që jetojmë në Perëndim që të kontribuojmë në shoqëri, të marrim pjesë në ngritjen dhe ruajtjen e vlerave universale, vazhdimisht duke mbetur mysliman.

Përkryerja e identitetit mysliman nënkupton shprehjen dhe manifestimin e besimit përmes sjelljes së arsyeshme. Të jesh mysliman do të thotë të veprosh në përputhje me mësimet islame pa marrë parasysh mjedisin dhe s'ka asgjë në Islam që e shtyn myslimanin ta largojë nga shoqëria në mënyrë që të jetë më afër me Zotin. Është në fakt e kundërta, "realizimi i besimit" në Kuran ndërlidhet me mirësjelljen, me "bamirësinë" (T. Ramadan, 2011, f. 281-3). Pejgamberi a.s. vazhdimisht e ka theksuar këtë dimension të identitetit mysliman. "Më i dashuri tek Allahu është ai që është më i dobishmi për njerëzit" (Taberaniu).



Individi besimin duhet ta shprehë përmes veprimeve koherente. Ai mund të veprojë para Zotit, por kjo nuk i mjafton, ai e ka për detyrë të përpiqet të përzihet me njerëzit, gjë e cila e shpreh qartë idenë e komunikimit me të tjerët, të bashkëveprimit me bashkëqytetarët. Duket qartë se përkufizimi i identitetit mysliman është i hapur, dinamik, i bazuar në parime, por në ndërveprim të vazhdueshëm me mjedisin ku jeton.

Literatura:

- Ahmed ibën Hanbeli, Musned, "El Asheratu'l mubeshsheratu bil Xhenneh", 1609.
- Antony T. Sullivan, "Islam, America, and the political economy of liberty" në www.thefreelibrary.com.
- El Bejhekiu, Es Sunenu'l Kubra, "El Vesaja", 12110.
- Es Suhejli, Er Raudu'l Unuf, vëll. I, Bejrut, pa vit botimi.
- Hüseyin Algül, Islam Tarihi, vëll. I, Stamboll, p.v.
- Ibni Hibbani në Raudatu'l Ukala'.
- Ibni Hisham, Siretu'n Nebijj, vëll. I, Tanta 1995.
- Ibni Kajim el Xheuzijeh, Et Turuk el Hikmijjeh, 1/13.
- Ibni Sa'd, Tabekatu'l kebir, vëll. I, Kajro 2001.
- Ibnu Habib el Bagdadi, El Munemmak fi ahbari Kurajsh, Bejrut 1985.
- Joseph Chelhod, Introduction à la sociologie de l'Islam, Paris, 1958, në Izzet Er, Din Sosyolojisi, Ankara 1998.
- Karen Armstrong, Muhamedi – një biografi e profetit, Tiranë 2006.
- Martin Lings, Muhammad–sein Leben nach den frühesten Quellen, Kandern 2008.
- Muhamed Hamidullah, Muhammed a.s. – Život, vëll. I, Sarajevë 1990.
- Taberaniu, El-Muxhemu's Sagir, 863.
- Tarik Ramadan, Të jesh mysliman evropian, Shkup 2011.
- Tariq Ramadan, In the Footsteps of the Prophet – Lessons from the Life of Muhammad, Nju Jork 2007.
- Waris Mazhari, "Need for a New Hilf alf udul", në www.islamicvoice.com

**Muhamed B. Sytari**

# Toleranca dhe humanizmi i myslimanëve përballë fanatizmit dhe ekstremizmit të sajuar

"Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush nuk i beson të pavërtetat, e i beson Allahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. Allahu është dëgjues i dijshëm" (El-Bekare, 256)

Tema për të cilën dua të flas sot, lidhet me tolerancën dhe humanizmin e myslimanëve gjatë historisë, si dy tipare specifike të shfaqjes së mesazhit hyjnor në realitetet e botës njerëzore.

Ndoshta, domosdoshmëria e angazhimit me tema të kësaj natyre, po bëhet përherë e më e kërkuar për ne, teksa dëgjojmë e lexojmë ditë pas dite, për keq prezantimin e fesë tonë, për keqinterpretimin e fjalës së Zotit, për një sjellje jo të shëndoshë të botës me Islamin dhe parimet e tij.

Megjithatë, detyra e jonë si myslimanë të vetëdijshëm për madhështinë dhe vlerat e fesë tonë, është që nëpërmjet studimit dhe hulumtimit, të përkthejmë më së miri në realitetet e jetuara këto mesazhe, si thirrës të sinqertë drejt vlerave të Islamit, tamam siç ftohemi në Kuran: "Fto për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira."[1]

Këtë temë dua ta nis me ajetin e 256-të, të sures "El-Bekare", ku Zoti i gjithësisë urdhëron e thotë: "Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush nuk i beson të pavërtetat, e i beson Allahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. Allahu është dëgjues i dijshëm".[2]

Sipas komentit të Imam Raziut, ky ajet kuranor ka si kuptim të vetin edhe faktin se: "Zoti i Madhëruar nuk e ka ndërtuar çështjen e besimit mbi kërcënimin dhe dhunimin e tjetrit."[3] Në komentin e tij të këtij ajeti, Imam Raziu thekson gjithashtu se: "Dhunë është, nëse myslimani i thotë jomyslimanit: "Ose beso, ose të vrava", ndërsa Allahu thotë: "Nuk ka dhunë në fe!"[4]

Në këtë kontekst, Imam Kurtubiu sjell të transmetuar një bashkëbisedim të hz. Omerit r.a me një plakë të krishterë, të cilës, teksa e ftonte në Islam, i drejtohej me këto fjalë: "Pranoje Islamin oj plakë, se do të shpëtosh. Allahu e ka dërguar Muhamedin me të vërtetën". Plaka ia kthente: "Unë jam plakë e moshuar dhe vdekja më është afruar!" Ndërkohë, Omeri r.a thoshte: "O Zot, dëshmo", dhe lexonte ajetin: "Nuk ka dhunë në fe!"[5] Pra, pas këtij bashkëbisedimi të thjeshtë e të qartë, hz. Omeri pranonte vendimin dhe përzgjedhjen e plakës së krishterë dhe largohej duke lexuar ajetin e lirisë së përzgjedhjes.

Rreth këtij ajeti, shumë qartë flet edhe mufesiri i shquar Ibni Ashuri, i cili thekson se qëllimi i ajetit në fjalë është të rrënjoset urdhëresa hyjnore: "Mos kërcënoni njeri në pasimin e Islamit. (Ky ajet) është argument i qartë i revokimit (anulimit) të krejt formave të dhunës në fe"[6], të cilat mund të kenë ekzistuar para Islamit.

Ndoshta, ajeti kuranor, që qëndron si kryefjalë e lirisë së përzgjedhjes dhe respektimit të diversitetit fetar në Islam, është pa dyshim ajeti i 99-të, i sures Junus, ku Zoti i gjithësisë i drejtohet të Dërguarit të Tij: "Sikur të kishte dashur Zoti yt, do t'i besonin çka janë në tokë, që të gjithë. A ti do t'i detyrosh njerëzit të bëhen besimtarë?"[7]

"Mbi këtë parim myslimanët ndërtuan marrëdhënien e tyre me pasuesit e feve të tjera. Ata (myslimanët), toleronin banorët e vendeve që çlironin, të qëndronin në fenë e tyre duke paguar taksën e xhizjes, kundrejt së cilës i mbronin nga çdo agresion, duke mos u prekur besimet, simbolet dhe vend-adhurimet e tyre. Shembulli më i mirë për këtë është "Pakti i Besës", që hz. Ebu Bekri r.a., kalifi i Resulullahut a.s i shkroi të krishterëve të Nexhranit."[8]

Në suren "El-Bekare", Zoti i gjithësisë e udhëzon të dërguarin e Tij, duke i thënë: "Nuk është obligim yti (Muhamed) udhëzimi i tyre (në rrugë të drejtë), Allahu e shpie në rrugë të drejtë atë që do."[9] Këtë ajet kuranor, dijetarët e komentojnë duke thënë: "Nuk është obligim për ty, o i dërguar, t'i bësh mushrikët të udhëzuar, nëpërmjet mënyrave të ngushtimit, ndalimit

a kërcënimit, sepse Allahu është Ai, që udhëzon në Islam, kë të dojë, me mbarësinë e Tij. Thirrësi ka për obligim të bëjë thirrjen e tij, ndërsa udhëzimi është vetëm në dorën e Allahut."[10]

**Islami dhe jomyslimanët**

Argumentin e ruajtjes së shpirtrave dhe jetëve të jobesimtarëve në Islam e vërteton krejt mirë edhe fakti se: "I Dërguari a.s., dëshiroi të rikthehej në Mekë, pa u prekur asnjë jetë, e pa u derdhur asnjë pikë gjaku"[11] dhe kështu ndodhi. Historia vërteton se hz. Muhamedi a.s. urdhëroi komandantët e tij, që kur të hynin në Mekë: "Të mos vrisnin njeri!"[12]

Historia vërteton se ditën e betejës së Hunejnit, në vitin e tetë të hixhretit (emigrimit të madh), "I Dërguari i Allahut a.s. kishte urdhëruar shokët e tij të mos vrisnin asnjë fëmijë, grua, shërbëtor, a skllav. Ai ndjeu keqardhje për një grua që ishte vrarë në Hunejn."[13] Si jo, kur ai ishte i Dërguari i Zotit, që tha: "Mëshiruesit i mëshiron Mëshiruesi. Mëshironi ata që janë në tokë, ju mëshiron Ai që është në qiell!"[14]

Është për t'u përmendur fakti se gjatë 23 vjetëve të thirrjes, me të cilën u dërgua hz. Muhamedi a.s., në të gjitha betejat për vetëmbrojtje, që u zhvilluan në këtë periudhë, "nuk u vranë me shumë se 440 burra arabë (myslimanë dhe mushrikë)."[15] Një shifër thuajse të dyfishuar, të detajuar me shifra konkrete për çdo betejë, e paraqet dijetari i famshëm bashkëkohor, Ebul Hasen en Nedevi (1914-1999), në librin e tij "Es-Siretun Nebevije". Ai përmend gjithashtu me dhjetëra raste, kur Resulullahu a.s. ka falur të zënët rob në betejat e ndryshme, veprim që ka nxitur edhe pranimin e tyre të Islamit, kohë më vonë.

Në shkrimet e ndryshme, që përshkruajnë marrëdhënien e hz. Muhamedit a.s., me jomyslimanët, theksohet se: "ai nuk dëshironte vrasjen e tyre, as nuk ishte i etur për të parë gjak e shkatërrim, por e duronte lëndimin nga ta, në rrugën e udhëzimit të njerëzve. Edhe po të mos besonte brezi bashkëkohor, ai shpresonte se nga brezat e ardhshëm, sado të largët do të kishte besimtar në Allahun dhe Njësinë e Tij."[16]

Dhe argument më i qartë për këtë është udhëtimi i tij a.s. drejt Taifit, thirrja e banorëve të këtij qyteti, përballja me fyerjet, sharjet, goditjen më gurë dhe lëndimin fizik, deri te bashkëbisedimi me melaqet e nderuara, të cilët kishin ardhur për t'i komunikuar se Zoti i gjithësisë i kishte vënë në shërbim të tij, po të donte, ai popull do të shkatërrohej në moment. Ndërkohë, Resulullahu a.s., sikurse transmetohet në librin e Imam Buhariut, ua ktheu: "Jo, unë lutem dhe shpresoj që nga pasardhësit e tyre të ketë njësues të Zotit."

Imam Muslimi transmeton se, dikush i tha hz. Muhamedit a.s: "Lutu kundër mushrikëve!" Ai a.s., ia ktheu: "Unë nuk jam dërguar mallkues, por jam dërguar mëshirë."[17]

Dhe, mbi këtë bazë komunikimi me jomyslimanët,





ushtritë islame përhapën kudo dritën e tolerancës dhe mirësinë e humanizmit, në rrugën e krijimit të një atmosfere sigurie për këdo, në një shoqëri, ku liria dhe drejtësia ishin themel.

Shumë prej jush keni dëgjuar a lexuar për "Kartën e Medinës", marrëveshjen e Resulullahut a.s. me fiset jomyslimane, për të jetuar në harmoni e paqe me njëri-tjetrin. "Karta e Medinës" dhe pakti i nënshkruar me të krishterët e Nexhranit dhe rrethinat e tij, si marrëveshja e Omerit më vonë, u garantonin qytetarëve nga ithtarët e librit një status të privilegjuar në shtetin islam. Profeti Muhamed a.s ua garantoi të drejtat e tyre duke i konsideruar se janë në besën e Zotit dhe të Muhamedit a.s., të Dërguarit të Zotit."[18]

Aty theksohet dukshëm se: "myslimanët dhe hebrenjtë në Medine, në shtetin e profetit Muhamed a.s., konsiderohen si një komb i vetëm: "Hebrenjtë e Benu Auf janë qytetarë të një kombi bashkë me myslimanët. Hebrenjtë kanë fenë e tyre, kurse myslimanët fenë e tyre." Në këtë kartë, ceket qartë theksimi që Islami i bën pranimit të diversitetit fetar."[19]

Në gjurmët e të Dërguarit a.s. ecën edhe sahabët e tij dhe pasuesit e tyre deri në ditët tona. Kështu do të jetë deri në ditën e fundit, sepse myslimani nuk mund ta ndryshojë fenë e tij as mesazhet themelore të saj për asnjë padrejtësi të dikujt në hak të tij, as për dashakeqësinë dhe arrogancën e dikujt tjetër, pasi ai beson me optimizëm dhe lutet për udhëzimin e racës së tij, pa dallim. Në lidhje me këtë, Kurani urdhëron: "Dhe të mos u shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë, bëhuni të drejtë, sepse ajo është më afër devotshmërisë. Kijeni frikë Allahun se Allahu di hollësisht për atë që vepronI."[20] Urrejtja e përmendur këtu, lidhet me veprimet e ulëta dhe cytjet e atyre që e kanë merituar këtë urrejtje në jetën e njeriut.

**Shembuj për t'u marrë në konsideratë**

Imam Ebu Jusufi (v.182 h.), në librin e tij të famshëm, "Kitabul kharaxh", teksa këshillon prijësin e besimtarëve, kalifin abasit Harun Reshidin, për të ruajtur drejtësinë dhe humanizmin me jomyslimanët e krishterë, i shkruan: "Dhe duhet, o prijës i besimtarëve, Allahu t'u bëftë ndihmë, të jesh pararojë në butësinë ndaj familjarëve të besës së Profetit dhe djalit të axhës tënd, Muhamedit a.s. Dhe në ruajtjen e tyre, që të mos u bëhet padrejtësi, as të lëndohen dhe të mos ngarkohen mbi mundësinë e tyre. As t'u merret nga pasuria e tyre, përveçse me drejtësi, aq sa kanë detyrim. Sepse, është transmetuar nga Resulullahu a.s. se ka thënë: "Ai që i bën padrejtësi një njeriu në besë, apo e ngarkon mbi mundësinë e tij, do t'i kërkoj llogari."[21,22]

Po ashtu, ai i tregon kalifit abasit, se si hz. Omeri r.a., para se të jepte frymën e fundit, la amanet, si vijon: "I lë amanet kalifit pas meje, besën e Resulullahut (pasuesit e librave të shenjtë), t'u japë hakun e besës, t'u mbrojë jetën dhe të mos ngarkohen mbi mundësinë e tyre."[23]

Si jo, ndërkohë, kur ishte në kulmin e drejtimit të tij të umetit islam, hz. Omeri r.a. vazhdoi të ruante paktin e bërë nga Resulullahu a.s. dhe Ebu Bekri r.a., pas tij, me të krishterët e Nexhranit në jug të gadishullit. Ndër kushtet e vendosura nga i Dërguari i Allahut ndaj tyre ishte edhe mospërdorimi nga ana e tyre e kamatës. Në kohën e hz. Omerit, ata e prishën marrëveshjen në këtë pikë, e konsuamuan kamatën. Ndërkohë, kur ishin rritur në numër, 40 mijë frymë dhe nisën të kishin mosmarrëveshje dhe inate në mes vete, kërkuan nga Omeri që t'i shpërngulte nga Gadishulli Arab, drejt një vendi tjetër. Omeri e pranoi kërkesën e tyre dhe u dha dëmshpërblim të dyfishtë për pasuritë e lëna dhe u gjeti një vend në Irak (që u quajt Nexhranije), duke u hequr për dy vjet edhe pagesën e taksës së xhizjes, sikurse ndaloi çdo lloj padrejtësie ndaj tyre."[24]

Shumë interesante janë edhe lajmet e hz. Omerit r.a në raport me të krishterët e Iljas, në Bejti Makdis (Palestinë). Në paktin e tij me ta, ndër të tjera shkruhet: "U dha besën për veten e tyre, në pasuritë e tyre, për kishat dhe kryqet e tyre, për të sëmurët dhe të shëndoshët e tyre, për mbarë komunitetin e tyre. Nuk do



thotë: “Unë Fatih Sulltan Hani shpall para të gjithë botës se françeskanët e Bosnjës, për të cilët del ky ferman, janë nën mbrojtjen time dhe urdhëroj që as njerëzit, emrat e të cilëve shpallen këtu dhe as kishat e tyre të mos shqetësohen e të mos dëmtohen. Le të jetojnë në paqe e të qetë brenda Perandorisë sime.”[28]

Prandaj, me të drejtë, edhe jomyslimanët objektivë në kërkimet dhe studimet e tyre mbi Islamin, kanë vërtetuar në vazhdimësi këto vërtetësi. Në revistën “Zani i Naltë”, 1924, shënohet edhe ky rast: Në një mbledhje qi u ba në Londrë nën kryesin e Lord Venterten dijetari i famshëm ingjliz Ser Tomas Ernoldi mbajti një fjalë mbi muslimanët. Këtu fjalimin e Ser Ernoldit po i u a paraqesim me shkurtim: “Ju shënoj se Islamizma s'asht një fee vetëm, si një dogmë krejt teologjike, por asht nji fee krejt shoqnore me regullat të plota sociale. Me ket spirit sociale qi ka, islamizma asht një faktor i madh i qytetnimit...”[29]

t'u banohen kishat, as do t'u shkatërrohen. Nuk do të dhunohen për fenë e tyre, as do të dëmtohet njeri prej tyre për shkak të fesë, as do të banojë me ta në llja, asnjë jahudi.”[25]

**Osmanët**

Shekuj më vonë, në periudhën osmane, teksa flet për Sulltan Muratin I (1326-1389), Gibboni thekson se: “Edhe nëse në sytë e etërve të kishës bizantine, sulltan Murati I është parë si armik i Jezu Krishtit, ai i pati trajtuar ata më mirë se papati. Ai qe njeri i mençur e i matur që e kishte frikë Zotin. Ai ishte i butë ndaj të mundurit.”[26]

Gjithashtu vlen të përmendet se Sulltani u dha liri të krishterëve për të mbajtur simbolet e tyre fetare dhe të drejtën e zgjedhjes së udhëheqësve të tyre fetar, të cilët kishin të drejtë të gjykonin në çështjet qytetare. Shfaqja e faljes dhe tolerancës nga ana e sulltanit Mehmet Fatihut ndaj të krishterëve të Kostandinopojës, nuk ishte tjetër veçse shtytje nga zbatimi i sinqertë i Islamit madhështor.”[27]

Historianët e perandorisë osmane vërtetojnë se me ardhjen e Sulltan Fatihut në Stamboll, u paraqit shembulli i tolerancës islame. Ai menjëherë e ripërtëriu patrikanën bizantine, i ktheu lirinë dhe pavarësinë kishës lindore. Fermani i Sulltan Fatihut mbi të drejtat e njeriut shkruar më 28 maj 1463, në Millodrazh, i cili llogaritet si njëri ndër dokumentet më të vjetra mbi të drejtat e njeriut,

(1) En-Nahl, 125. (2) El-Bekare, 256. (ajeti i plotë). (3) Imam Fekhrudin Er Razi, “Et-Tefsirul-Kebir”, vëll. VII, f. 13, botimi i 1- rë, Bejrut, 1990. (4) Imam Fekhruddin Er Razi, vep. e cit., f. 14. (5) Imam Kurtubiu, “El-Xhamiu li-Ahkamil-Kur'an”, vëll. Ill, botimi i 2- të, Kajro, 1996, f. 278. (6) Shejkh Muhammed et Tahir ibën Ashur, “Et-Tahrir vet-Tenvir”, botimi i 1- rë, Bejrut, 2000, f. 499. (7) Junus, 99. (8) Afif Abdulfettah Tabara, “Rruhud-din el-lslami”, botimi i 30-të, Bejrut, gusht 1995, f. 470. (9) El-Bekare, 272. (10) Prof. dr. Vehbe Zuhajli etj, “El-meusuatul-Kuranijjet-ul-mujessere”, botimi i dytë, Damask, 2002, f. 47. (11) Dr. Sheuki Ebu Khalil, “El-Islam fi kafasil-lttiham”, botimi i 3- të, Damask, 1996, f. 96. (12) Dr. Sheuki Ebu Khalil, vep, e cit., f. 97. (13) Ebul Hasen en Nedevi, “Es Sirretun Nebevijje”, botimi i 12- të, (botimi i 3-të i shtëpisë botuese “Ibën Kethir”), Damask, 2004, f. 472. (14) Transmetuar nga Ebu Davudi dhe Tirmidhiu (hasen, sahih), nga nëna jonë Aisheja r.a. (15 Dr. Sheuki Ebu Khalil, vep. e cit., f. 98. (16) Prof. dr. Khalil Ibrahim el Azzami, “Er-rahmetul-Muhdatu sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem”, botimi i 1-rë, Xhidde, 2007, f. 468-469. (17) Prof. dr. Khalil Ibrahim el Azzami, vep. e cit., f. 470. (18) Nga abstrakti i shkrimit: “Vlerat e bashkëjetesës dhe parimet e saj në Kartën e Medinës”, nga Dr. Muhamed Sherkavi, prej dijetarëve të Universitetit “El Ez'her”, Kajro, Egjipt. Përkthyer në shqip nga Elmaz Fida, në revistën “Zani i Naltë”, viti III (XVII), 2014, nr. 9 (162), f. 101. (19) Dr. Muhamed Sherkavi, “Vlerat e bashkëjetesës dhe parimet e saj në Kartën e Medinës”, përkthyer në shqip nga Elmaz Fida, në revistën “Zani i Naltë”, viti III (XVII), 2014, nr. 9 (162), f. 102. (20) El-Maide, 8. (21) D.m.th, në ditën e gjykimit, sikurse transmetohet në rrugë të tjera plotësuese të këtij hadithi. (Shënim imi, M.S.) (22) El Kadi Ebu Jusuf Jakub ibën Ibrahim, “Kitabul Kharaxh”, botimi i ri, Kajro, 1999, f. 138. (23) El Kadi Ebu Jusuf, vep. e cit., f. 138. (24) Ali Tantavi dhe Naxhi Tantavi, “Akhbaru Omer”, botimi i 11- të, Xhide, 1999, f. 166, me përshtatje të lehtë. (25) Afif Abdulfettah Tabara, vep. e cit, f. 471.(26) Osman Nuri Topbash, “Osmanët”, Shkodër, 2009, f. 49. (27) Dr. Ali Muhamed Salabi, “Perandoria Osmane faktorët e ngritjes dhe rënies së saj”, Prishtinë, 2009, f. 129-130. (28) Dok. Genti Kruja, “Toleranca në Fermanët e Shtetit Osman ndër Shqiptarët”, në revistën “Zani i Naltë”, viti III (XVII), 2014, nr. 9 (162), f. 57. (29) Rubrika “Bota Myslimane”, “Fjala e një dijetari Ingjliz”, në revistën “Zani i Naltë”, Tiranë, nr. 10, korrik 1924, viti I, f. 300-301.

Hasan Kaleshi

# Idetë përparimtare të disa ideologëve të lëvizjes së nacionalizmës shqiptare në gjysmën e dytë të shekullit XIX në bashkëpunim me popujt e Ballkanit (1)

Një ndër problemet elementare të historisë bashkëkohore të popullit shqiptarë është çështja se kur ka filluar lëvizja nacionale shqiptare, cilat janë karakteristika elementare, cila është baza ideologjike, kush janë bartësit dhe propaganduesit e saj, deri në çfarë mase idetë e tyre kanë depërtuar në masën e gjerë të popullit shqiptarë, cilat kanë qenë raportet e kësaj lëvizje me lëvizjet tjera të popujve të Ballkanit, etj.

Çështja është shumë komplekse dhe e ndërlikuar, sepse kushtet dhe rrethanat në të cilat ka lindur lëvizja nacionaliste shqiptare, janë gjithashtu të ndërlikuara dhe specifike. Ato ndryshojnë në shumëçka me kushtet në të cilat kanë lindur lëvizjet nacionaliste te popujt tjerë të Ballkanit. Para se gjithash, në krahasim me popujt tjerë të Ballkanit, këtu kemi parasysh pjesëtarët e tri besimeve fetare, shqiptarët kanë qenë më së shumti të inkorporuar në administratën turke dhe në udhëheqjen ushtarake.[1] Në periudhën e zgjimit nacional, gjatë gjysmës së dytë të shekullit XIX, pjesëtarët e të tri konfesioneve fetare kanë pasur aspirata të ndryshme, apo edhe të kundërta. Ata shpeshherë ishin nën presionin e jashtëm politik dhe kulturor nga anë të ndryshme nga jashtë. Në mesin e ortodoksëve të jugut të Shqipërisë ishte tejet e fuqishme propaganda greke, e cila funksiononte e organizuar nëpërmjet kishës në krye me patrikanën e Stambollit. Ai presion nuk ishte vetëm nga aspekti fetar dhe politik, por kishte edhe presion kulturor si dhe në fushën e arsimit. Kjo propagandë ka pasur mjaft ndikim te popullata shqiptare e besimit ortodoks, edhe pse sot ai ndikim tentohet të minimizohet.[2] Në Shqipërinë veriore, në mesin e popullatës së besimit katolik ishte tejet e fuqishme propaganda austro-hungareze, e cila kishte mbështetje të fortë te kleri katolik, sidomos te françeskanët,[3] si dhe te një pjesë e parisë shqiptare, si te bejlerët dhe te intelektualët myslimanë, të cilit kishin nuhatur fundin e shembjes së Turqisë, andaj edhe kërkonin mbështetje tek Austro-Hungaria. Nga ana tjetër, e ashtuquajtura çështja e Adriatikut ishte preteksti kryesor i Italisë që të ndërhynte në çështjet shqiptare dhe të shtrinte ndikimin, e që për mbështetje kryesore kishte te një pjesë e klerit katolik shqiptarë (jezuitët),[4] si dhe te shoqatat shqiptare në Itali. Ky ishte shkaku kryesor që prej gjysmës së dytë të shekullit XIX, e deri në përfundim të Luftës së Parë Botërore, zhvillohej një luftë e fshehtë mes Italisë dhe Austro-Hungarisë rreth shtrirjes së ndikimit në veri të Shqipërisë.[5] Edhe Austro-Hungaria edhe Italia, zhvillonin një propagandë kulturore duke hapur shkolla, të cilat i financonin vetë ato, duke botuar vepra, botimin e gazetave dhe revistave, duke themeluar dhe financuar shoqata të ndryshme si dhe duke shkolluar nxënës shqiptarë nëpër shkollat e tyre. Edhe pjesa myslimane e popullatës shqiptare në aspektin e besimit, në atë politik, kulturor, e deri diku edhe social, ishte e orientuar kah Turqia dhe kah kultura orientale. Kjo lidhje e popullatës myslimane me Turqinë më tepër është shprehur pas formimit të Malit të Zi, Serbisë dhe Greqisë, e më vonë edhe të Bullgarisë, të cilat haptas kishin pretendime territoriale karshi trojeve me shumicë shqiptare. Ata ishin bindur se me shembjen e Perandorisë Osmane, shtetet ballkanike do të sundonin me këto troje.[6]

Megjithatë duhet të kemi parasysh, se shqiptarët deri në kohën e Lidhjes së Prizrenit (1878-1881) deri në një masë kanë jetuar të izoluar karshi Evropës, dhe nuk kanë komunikuar me botën tjetër. Idetë politike dhe kulturore evropiane shumë vonë kanë filluar të depërtojnë në mesin e shqiptarëve. Vetëdija politike shqiptare shfaqet në gjysmën e dytë të shekullit XIX, në mesin e intelektualëve jashtë Shqipërisë. Jeta patriarkale, organizimi fisnor në pjesët veriore, autonomia fisnore të cilat për gjatë kohë kanë qenë të konservuara në mesin e shqiptarëve, e që shqiptarët me fanatizëm i kanë ruajtur gjatë përpjekjeve të turqve që të aplikojnë një sistem ligjor të ri dhe një administratë të re pas Tanzimatit,[7] marrëdhëniet çifligare dhe pronarët e vegjël të tokave tejet të zhvilluara në



Shqipërinë e Mesme dhe atë të Jugut, e që flet për një strukturë sociale dhe ekonomi mjaft heterogjene, mungesa e një organizate politike unike me program politik të përpunuar, mungesa e një unifikimi politik, kulturor dhe ekonomik, mungesa e një shtrese qytetarie, e cila do ta bartte barrën e transformimit shoqëror dhe ekonomik të marrëdhënieve ekzistuese feudale të unifikimit dhe të qëndrojë ballë lëvizjes për çlirim kombëtar,[8] gjithë këta kanë qenë faktorë që nuk kanë lejuar për një zgjim të hovshëm të vetëdijes nacionale. Shqiptarët nuk kanë pasur vazhdimësi të kulturës së tyre, nuk kanë pasur kisha të veta, të cilat do të kishin vazhduar traditën e më hershme në shkollim dhe arsimim dhe t'i trimërojë popullin për çlirim sa më të shpejtë, ashtu siç ka qenë rasti me kishën greke dhe atë serbe, nuk kanë pasur klerin e tyre, ata kishin klerin e huaj, në shërbim të të huajve, në pamundësi që të kuptohet me popullatën, e që ka qenë një ndër faktorët kryesor në islamizimin e shpejtë dhe masiv të shqiptarëve. Edhe shkollat ekzistuese të gjysmës së dytë shekullit XIX në gjuhën turke, greke, italiane apo në gjuhën shqipe, të cilat i ka mirëmbajtur kisha greke, Italia dhe Austro-Hungaria, më shumë kanë ndikuar në përçarjen nacionale sesa në bashkimin nacional. Deri në vitin 1908 shqiptarët nuk kanë pasur alfabet të unifikuar. Veprat e shekullit XVI kanë qenë të shkruara me alfabet grek, latin apo me alfabet arab, varësisht përkatësisë fetare të autorit dhe ambientit fetar-kulturor në të cilin kanë lindur ato vepra, mu për atë, deri në gjysmën e dytë të shekullit të XIX, nuk mund të flitet për një letërsi të bashkuar nacionale. Kjo duket edhe më e pakuptimtë kur dihet se shqiptarët atëkohë kanë pasur një numër të madh të politikanëve të rangjeve më të mëdha dhe një ekip intelektualësh, të cilët nuk kanë qenë mbrapa karshi popujve tjerë të Ballkanit, por që kanë qenë në shërbim të Turqisë, kanë shkruar në gjuhët orientale, pa një lidhje të fortë me popullin e vetë, kanë shërbyer në skaje të ndryshme të Perandorisë Osmane.[9] Mu për atë, lufta e shqiptarëve kundër pushtetit turk në gjysmën e parë të shekullit të XIX e deri në kohën e Lidhjes së Prizrenit, medoemos duhet kuptuar si shprehje për të ruajtur interesin regjional dhe autonominë fisnore, si luftë kundër heqjes së një numri të privilegjeve, të cilat i kanë pasur për shekuj me radhë, e që pas Tanzimatit, Turqia insistonte t'ua merrte ato privilegje. Gjithashtu duhet kuptuar si luftë të feudalëve dhe ajanëve, të cilëve u shkonte për shtati anarkia feudale, sepse duke e mbajtur pushtetin në duart e tyre, kishin mundësi të bënin keqpërdorime të llojllojshme, e sidomos karshi rajës dhe në këtë mënyrë të pasuroheshin, e kurrsesi si shprehje e vetëdijes nacionale shqiptare, ashtu siç tentohet të paraqitet.[10]

Si argument kryesor dhe gati të vetëm, rreth ekzistimit të vetëdijes nacionale dhe të lëvizjes për emancipim kulturor dhe arsimor, përmendet emri i Naum Veqilharxhit, i cili në vitet e dyzeta të shekullit të kaluar, bashkë me mësuesin bullgar Ivan Seliminskin kishin shkruar një manifest në gjuhën greke, duke ua drejtuar shqiptarëve të besimit ortodoks-grek. Për këtë manifest thuhet së është "dokumenti i parë programor i lëvizjes kombëtare, për të cilin dimë deri më sot që buron nga ana e intelektualëve shqiptarë. Ai është argument ia asaj lëvizje të re me përmbajtje nacionale, e cila është zhvilluar në të gjitha fushat në Shqipëri, e që ka marrë emrin Rilindje."[11]

Mirëpo, në këto rrethana, ky manifest, deri diku mund të interpretohet në mënyra të ndryshme dhe nuk duhet harruar se është shkruar në greqisht, e që do të thotë se atë manifest ka mund ta lexojë dhe ta kuptojë vetëm kleri ortodoks, e që ai kler ka qenë kryesisht grek apo grekomanët apo ndoshta edhe disa tregtar ortodoks, e që do të thotë se ai manifest u është dedikuar vetëm shqiptarëve ortodoks që kanë qenë ndjekës të kishës ortodokse greke, dhe mu për atë ai manifest nuk ia ka dal të dalë jashtë pragut të institucioneve kishtare të Korçës, e as që mund të bisedohet për ndonjë karakter mbarë shqiptarë që të mund të konsiderohet "manifest kombëtar". E njëjta mund të thuhet edhe për "Këngët e Milosaut" e shkrimtarit De Rada, e botuar në vitin 1836. Kjo vepër ka mund të ketë pasur një lloj ndikim te shqiptarët e Italisë dhe te disa qarqe intelektuale në Evropë, të cilët kishin treguar interesim për Lindjen dhe Ballkanin, por kurrsesi nuk ka qenë e mundur që të kenë ndikim te shqiptarët, të cilët kanë jetuar në Perandorinë Osmane.[12]

Këto janë arsyet që shumë vështirë mund të pranohen qëndrimet e historiografisë zyrtare të Shqipërisë, të cilat i kanë pranuar edhe disa historianë nga Kosova, sipas të cilëve, lëvizja nacionale shqiptare fillon në vitet e tridhjeta të shekullit të kaluar.[13] Ndryshe nga ata, gjatë shqyrtimit të temës sonë, ne rregullisht do të kemi parasysh Lidhjen e Prizrenit (1878-1881) dhe atë e marrim për fillim të lëvizjes nacionale shqiptare, sepse atëherë për herë të parë paraqitet një lëvizje e organizuar

mbarë shqiptare, si në vend ashtu edhe në diasporë, e udhëhequr nga një organizatë mbarë shqiptare, në krye të së cilës ishin përfaqësues të të gjitha shtresave të shoqërisë, e mbështetur nga masa popullore, më tepër në mënyrë instiktive sesa e vetëdijshme.

(1) Zakonisht thuhet se vetëm shqiptarët myslimanë kanë marrë pjesë në beteja të ndryshme bashkë me turqit. Mirëpo, ortodoksët toskë janë konsideruar mercenarët më të mirë të Turqisë. Ata kanë marrë pjesë në shtypjen e kryengritjes për tridhjetë vjet me radhë të shekullit XIX, saqë kanë marrë pjesë edhe në shuarjen e kryengritjeve të shqiptarëve gjatë viteve 1910-1912. Katolikët e Shqipërisë veriore, të organizuar në bajraqe, rregullisht kanë marrë pjesë në luftërat kundër Greqisë dhe kundër Malit të Zi. Një seri të dhëna hasim në raportet e Xhevdet pashës (Tezâkir –ed. Baysun). Jasha Tomiq ka shënuar një bisedë tejet interesante me Sokol Bacën, një hero i njohur në kryengritjet e shqiptarëve katolik kundër Turqisë gjatë vitit 1912. Kur Jasha Tomiq e ka anketuar atë rreth Turqisë, ai është përgjigjur: "Turqit kurrë nuk kanë kërkuar nga ne haraç, nuk kanë kërkuar ushtri, por në luftë ka shkuar ai që ka shprehë dëshirë. Atëherë kemi pasur komandantët tonë, bajraktarët tanë dhe gjithçka tonën. Kemi pasur edhe gjykatat tona të eprorëve, të cilët kanë gjykuar, jo sipas ligjeve turke, por sipas kanunit të Lek Dukagjinit. Edhe atëherë kur kanë marrë tatime, kanë marrë vetëm në afërsi të qyteteve. Kanë marrë të njëzetat e më pak, e jo të dhjetat, vetëm sa për thënë se po vjelin tatim. Tani, para disa viteve, turqit kanë dashur të na marrin në ushtri dhe të na marrin armët dhe ne rregullisht të paguajmë një të dhjetat. " Jasha Tomiq, Rat u Albaniji i nad Skadrom 1912 godine, Novi Sad 1913, 14). (2) Si shkak i këtaj propagande dhe një mori masa politike-administrative, shqiptarët e besimit ortodoks-grek, në viset të cilat iu ishin bashkëngjitur Greqisë, tërësisht janë asimiluar në grekë, kurse myslimanët, shqiptarët dhe turqit, që nuk janë asimiluar, fizikisht janë shfarosur apo janë zëvendësuar me grekë nga Turqia pas revolucionit të Kemalit. (3) Françeskanët që në shekullin XV, nëpërmjet Bosnjës kishin filluar të depërtonin në Shqipëri. Nga shekulli XVII edhe më tepër kishin raporte me Austrinë. Numri më i madh i françeskanëve shkollohej në kolegjet në Salzburg, Insbruk dhe në shkollat e mësuesisë në Klagenfurg dhe në Vering afër Vjenës. (4) Jezuitët aktivitetin e tyre në Shqipëri e kanë filluar në mesin e shekullit XIX , me ndihmën financiare të Vjenës. Ata ishin nën ndikim e Romës. Shtrirja e ndikimit të Italisë i ka shërbyer dy institucioneve të larta shkollore: kolegjit italian-shqiptarë të Shën Adrianit në S. DemetrioCorone, i themeluar në vitin 1733, me përkrahjen e Klementit II, i cili për qëllim kishte krijimin e kuadrit fetar shqiptar dhe katedrat shqiptare në "Istituto orientale" në Naopoli, i hapur në vitin shkollor 1900/01. Përveç kësaj Austro-Hungaria dhe Italia, në fillim të këtij viti kanë pasur një varg shkolla në Shqipëri dhe në Kosovë, e që vetë ato i financonin. (5) Për më tepër shih: Hans Dieter Scjandel, Die Alabanienspolitik Östrereich-Ungarns und Italiens 1877-1908, Otto Horrosswitz, Weisbade, 1971, Albanische Forscungen 9). (6) Administrata turke ka bërë gjithçka për të penguar ngjalljen e ndjenjave nacionale të shqiptarëve. Kjo ishte më se normale, sepse kjo do të shpinte deri te tendencat për autonomi dhe për shkëputje nga Perandoria Osmane. Por duhet të kemi parasysh se baza ideologjike e Perandorisë ka qenë e ndërtuar në themele fetare, nuk kanë ekzistuar dallimet në baza nacionale, dallimet kanë qenë vetëm në baza fetare. Mu për këtë, te shumica e popullatës shqiptare myslimane, ndjenja fetare ka mbisunduar në atë nacionale. Mjafton të përmendet rasti i revoltës së fshatarësisë myslimane më 1913-1915, në krye të së cilës ka qenë kleri mysliman. Kryengritësit kishin marrë nën kontroll tërë Shqipërinë, përveç Shkodrës, dhe e detyruan Princ Vidin të krishterë të largohet nga Shqipëria. Ata gjithandej kishin hequr flamurin shqiptarë dhe kishin vendosur flamurin me gjysmë hënë dhe kërkonin që Shqipëria të kthehet nën mbikëqyrjen e Sulltanit, apo në krye të Shqipërisë të jetë një princ turk. Pikërisht, bazuar në këto shkaqe parulla kryesore e lëvizje iluministe shqiptare në gjysmën e dytë të shekullit XIX dhe në fillim të shekullit XX ndjenja nacionale ka qëndruar mbi përkatësinë fetare. (7) Për më tepër shih: Hasan Kaleshi, Турски покушаји ревидирања законика Леке Дукађина и укидање аутономије албански племена у XX беку, „Обичајно право и самоуправе на Балкану и суседним землама", Балканолошки институт , Београд, 1974, 389'410. (8) Si ilustrim, do të përmendim se tregtia më e madhe në Kosovë gjatë shekullit XIX dhe shekullit XX ka qenë në duart e serbëve, çifutëve dhe vlahëve. Në Shqipërinë jugore dhe atë të mesme, pjesa kryesore e tregtisë ka qenë në duar të grekëve dhe vllahëve. Vetëm në Shkodër borgjezia tregtare shqiptare ka qenë më e fuqishme. (9) Për shembull të cekim Ferid Pashën e Vlorës, i cili në vitin 1906 ka qenë kryeministër; Abedin Pasha vali në disa vilajete dhe minister gjatë kohës së Lidhjes së Prizrenit, autor i disa veprave në arabisht, persisht, turqisht dhe greqisht; Vaso Pasha vali i Libanit; Ismail Kemali ka qenë vali, këshilltar i sulltanit dhe bashkëpunëtori më i madh i Mit'hat Pashës; Sami Frashri leksikografi dhe enciklopedisti më i madh turk, Hoxha Tahsini rektori i parë i Universitetit të Stambollit dhe shumë personalitete të tjera. Mund të radhisim edhe dhjetëra emra të tjerë, të cilët në fund të shekullit XIX kanë luajtur rol të rëndësishëm në administratën e Perandorisë Osmane si dhe në jetën kulturore. (10) Qëndrimi ynë deri në një masë përputhet me qëndrimin e Klaus Langeas dhe Christine Körenr, të prezantuar në punimin Di Geselleschaftder Kreshniklieder (Disertationes Albanice Dr. Rudolf Trofenik, München 1971, 126) ku ndër të tjera thuhet: "Është e pa mundur që një shoqëri të shihet vetëm në këngët kreshnike, kemi edhe atë që ne e quajmë edhe vetëdije kombëtare". Aktiviteti tepër i madh i shqiptarëve të veriut të Shqipërisë, gjatë kohës së Lidhjes së Prizrenit, medoemos duhet parë si shprehje e interesave regjionale sesa si një vetëdije nacionale të shqiptarëve. Gjithashtu duhet hedhur poshtë edhe mendimin e historiografisë së sotme shqiptare, e cila e sheh si një përpjekje njëshekullore për pavarësi nacionale". Ne me këtë mendim deri diku nuk pajtohemi, sepse te lidhja shqiptare te një shtresë shohim elemente të vetëdijes kombëtare, por jo edhe te masa e fshatarësisë. Mirëpo elementin nacional, assesi nuk e hasim para Lidhjes së Prizrenit. (11) Historia e letërsisë shqipe II, Prishtinë, 1968, 47 (12) Luigj Gurakuqi, poet, patriot dhe minister në Qeverinë e Fan Nolit, nxënës i vetë De Radës, ka shkruar se veprat e De Radës kanë mbetur të panjohura në Shqipëri edhe nëpër qarqet intelektuale. Atëherë si ka pasur mundësi të ndikojë në vetëdijen kombëtare të shqiptarëve? (13) Historia e popullit shqiptarë II, 21, botim i Prishtinës, dr. Ali Hadri pa asnjë rezervë e pranon këtë mendim në gjitha punimet e tija dhe tani e fut edhe në tekstet e shkollës së mesme. Mjaft karakteristike janë mendimet e dr. Shukri Rahimit, domethënë se një zyrtar i konsullatës serbe në Korçë, i quajtur Aleksandër Iliç, më datë 15 korrik të vitit 1918, ka shkruar një elaborat tejet të mirë, objektiv dhe me kompetence. Elaborati mban titullin: "Aksioni kulturor shqiptarë brenda dhe jashtë vendit". Ky elaborat ruhet në arkivin e SIP it. Iliç me të drejtë konsideron se Lidhja e Prizrenit ishte fillimi i lëvizjes nacionale shqiptare, por Sh. Rahimi atë e komenton me sa vijon: "Borgjezia zakonisht e komenton se lëvizja nacionale ka filluar me Kongresin e Berlinit, e që historiografia jonë nuk e pranon një konstatim të tillë, sepse lëvizja nacionale shqiptare ka filluar gjatë viteve të tridhjeta të shekullit XX." Autori (e ai është Aleksandar Iviç , H.K) nuk ka pasur informata për Naum Veqilharxhin dhe Jeronim de Radën në lidhje me afirmimin e gjuhës shqipe që në gjysmën e parë të shekullit XX". Ne edhe një herë vëmë në pah se atë kohë asnjë shqiptar mysliman, e që ata përbënin 80% të popullatës shqiptare, as që kishte dëgjuar për Naum Veqilharxhin dhe Jeronim de Radën, me përjashtim të atyre që kanë jetuar në diasporë. Gjithashtu, nuk mund të pranojmë konstatim, se borgjezia fiton apo humb nëse thuhet se lëvizja nacionale, të cilën ajo e ka themeluar, ka filluar gjatë viteve tridhjetë, më herët apo më vonë.

Mr. Qemajl Morina

# Afrika, toka e Islamit

Historiani i falshëm arab, Ibën Halduni ka shkruar që emri "Ifrikija" u vu sipas Ifrikos bin Kais bin Saifi, një nga mbretërit e Jemenit. Për El Bekrin, kufijtë e Ifrikijas ishin Barga në lindje dhe Tangier në perëndim, e cila do të thotë që në vazhdim të pronave të Afrikës së romakëve, përfshinte Tripolin, Numidian dhe Mauritaninë. Sot, me emrin Ifrikija ose Afrika, arabët dhe joarabët nënkuptojnë gjithë kontinentin e Afrikës, i cili përfshin Afrikën Veriore, Lindore, Perëndimore, Qendrore dhe Afrikën e Jugut. Kuptohet që streha e myslimanëve të parë ishte në Afrikë (Abisini, 615). Në kohën kur profeti Muhamed filloi misionin e tij, egjiptianët dhe sirianët kishin shkëputur pjesërisht lidhjet e tyre me Perandorinë Romake.

Kur marshimi arab filloi në vitin 647, Ekzarc Gregori kishte kundërshtuar aleancën me Kostandinopojën dhe e kishte shpallur vetën perandor. Në Egjipt, koptët vendas ishin udhëzuar prej peshkopit të tyre në Aleksandri, që të mos u kundërshtonin arabëve myslimanë që po marshonin drejt Egjiptit. Merita për përpjekjet e para për të përhapur Islamin në Afrikë i jepet Ukabah (Okba) bin Nafi, i cili respektohet edhe sot e kësaj dite si themeluesi i Afrikës myslimane. Në të shumtën e zonave të pushtuara, feja e mëparshme, qoftë ajo krishterimi, judaizmi apo kultet indigjene, vazhduan të mbijetojnë pa pasur ndonjë shtypje edhe disa shekuj pas pushtimit nga ushtritë myslimane. Kështu edhe në këto zona, në të cilat autoriteti politik ishte në duart e myslimanëve, duke iu detyruar aleancë fuqisë qendrore të kalifatit në Damask ose Bagdat, islamizimi i popullsisë ishte relativisht një proces i ngadaltë.

Islami u përhap në Afrikën Veriore me një shpejtësi të çuditshme, dhe në vitin 732, i cili shënoi 100 vjetorin e parë të vdekjes së profetit Muhamed, ithtarët e tij ishin pronarë të një perandorie që ishte shumë herë më e madhe sesa ajo e Romës, gjatë kohës së shkëlqimit të saj, një perandori që shtrihej nga gjiri i Biskaj, deri në Indus dhe kufijtë e Kinës, dhe që nga Deti Aral, deri në brigjet e Nilit. Emri i profetit, si lajmëtar i Zotit së bashku me emrin e Zotit (Allah) thirrej pesë herë në ditë nga mijëra minare të shpërndara nëpër të gjithë Afrikën Veriore, Evropën Jugperëndimore dhe Azinë



Qendrore dhe Perëndimore.

Përqindja e myslimanëve në Afrikë është 51.7 %, ndërsa përqindja e myslimanëve në Azi është 27 %, në Evropë 5 %, dhe në Amerika më pak se 1 %. Gjithashtu, dukuria e konvertimit në Islam nga religjionet e tjera në kontinentin e Afrikës është 90 %, ndërsa përqindja e konvertimit në krishterim është vetëm 10 %.

Nuk ka asnjë shtet afrikan me shumicë të krishterë, si dhe religjioni i krishterë nuk është religjion zyrtar madje as në Etiopi, që është shtet sekular, me përjashtim të periudhës së udhëheqjes së perandorit Haile Selassie, që ka përfunduar më 1974, me grusht shtetin ushtarak të kryer nga Mengistu Miriam. Duke konsideruar se identiteti i shumicës përfaqëson identitetin e shtetit, atëherë duhet që Etiopia të jetë shtet islamik, pasi që përqindja e myslimanëve në të është mbi 65 %. Por, pakica ortodokse jakobite është e kapur për krishterimin e shtetit, të nxitur nga të krishterët evropianë. Shumica myslimane është neglizhuar dhe është larguar nga postet e larta shtetërore.

Fenomeni i konvertimit në Islam është bërë fenomen evident, dhe atë me fuqinë e vet apo të fshehtën nga Zoti, sidomos pas përsëritjes së incidenteve në shtetet e Evropës Perëndimore. Gjithashtu, pas incidentit të 11 shtatorit 2001 në Manhattan të New York-ut, në ShBA, kur menjëherë pas tij 35 mijë persona vetëm në SHBA janë konvertuar në islam. Duhet theksuar se producenti holandez, Ornaud Van Dorn, një nga producentët e filmave fyes ka shpallur Islamin e tij, dhe e ka kurorëzuar me kryerjen e haxhit, në tetor 2013.

Dhe pas ngjarjes së 11 shtator 2001, janë angazhuar aktivistët në lidhjen e saj me treguesit kuranor, që i shohin në ajetin 109 të sures Et-Tevbe:

"A është më i mirë ai që ndërtesën e vet e themeloi në devotshmëri dhe në kënaqësi të Allahut, apo ai që në ndërtesën e vet e themeloi buzë bregut të shembur e bashkë me të bie në zjarrin e Xhehenemit? Allahu nuk i udhëzon njerëzit zullumqarë".

Aktivistët lidhin treguesit në ajetin kuranor me ngjarjen si vijon:

1 – Kaptina në fjalë gjendet në xhuzin 11, që është data e ngjarjes,

2 – Numri i saj është 9 sipas renditjes së kaptinave kuranore, që është numri i muajit kur ka ndodhur ngjarja,

3 – Numri i fjalëve të sures është 2001, që është viti i ngjarjes,

4 - Ajeti kuranor është i kufizuar në renditjen e ajeteve të kaptinës, midis numrave 108 dhe 109, që janë numrat e kullave.

Liga e Botës Islame ka nxjerrë raportin e saj, që konfirmon se përqindja e myslimanëve në Afrikë është 51.7 %, apo rreth 242 milionë banorë nga totali i popullsisë së Afrikës që është 467 milionë banorë. Shkalla e fertilitetit të myslimanëve është 6.87 %, ndërsa shkalla e fertilitetit të zakonshëm në Afrikë është 2.5 %.

Profesoresha e shkencave politike në Universitetin e Kajros, dr. Houria Tafëik Mujahid, ka theksuar në librin e saj "Islami në Afrikë dhe realiteti i Krishterimit dhe religjioneve tradicionale", se çdo i dhjeti person braktis religjionin tradicional të trashëguar dhe konvertohet në ndonjë prej religjioneve qiellore, apo që 9 persona konvertohen në islam, ndërsa në krishterim konvertohet vetëm një person. Gjithashtu, ajo e konsideron Afrikën në fushën e religjioneve të krahasuara si kontinent të Islamit, pasi që është kontinenti i vetëm ku përqindja e myslimanëve tejkalon gjysmën e popullsisë, ndërsa përqindja e të krishterëve arrin në 13.11 %, ndërsa pjesa tjetër e popullsisë afrikane i takojnë religjioneve tradicionale të trashëguara, që kanë filluar të shkrihen për shkak të faktorëve të shkrirjes në shoqërinë afrikane.



Bajrush Ahmeti

# Islami fe e paqes (2)

### Xhihadi – lufta

Këto dy terme e zëvendësojnë njëra tjetrën, mirëpo me të parën bëhen manipulime të ndryshme nga ata që nuk e dinë kuptimin e fjalës "xhihad". Perëndimi, por edhe te ne thonë apo mendojnë se xhihadi është t'ua këpusësh kokat njerëzve. Ky mendim është i gabuar plotësisht. Xhihadi është luftë e drejtë në vetëmbrojtje, ose çlirim nga robëria-okupimi, e ata që vriten në luftë për fe dhe atdhe, Allahu i Lartësuar për ta thotë në Kuran: "Allahu nuk është që t'i lë besimtarët ashtu siç jeni, pa dalluar të keqin nga i miri. Allahu nuk ju zbulon juve të fshehtat (e të dini se ç'mbajnë në zemrat e tyre). Por Allahu është Ai që nga të dërguarit e vet zgjedh atë që do (e i zbulon ndonjë të fshehtë). Prandaj, besoni Allahut dhe të dërguarit të Tij, e në i besofshi dhe nëse ruheni, atëherë ju keni një shpërblim të madh. Ata, të cilët bëjnë koprraci me atë që nga të mirat e veta u dha Allahu, të mos mendojnë kurrsesi se ajo është në dobi të tyre. Jo, ajo është në dëm të tyre. Ajo e mirë me çka bënë koprraci, në ditën e kiametit do t'u mbështillet në qafën e tyre. Allahut i mbesin trashëgim qiejt dhe toka, Allahu është i njohur mirë më atë që veproni. Allahu ka dëgjuar fjalën e tyre që thanë: "Allahu është i varfër e ne jemi të pasur!" Ne do të shënojmë atë që thanë ata dhe që i mbytën pejgamberët pa kurrfarë faji, e do t'ju themi:"Vuani mundimin e djegies së zjarrit." (Ali Imran, 179-181)

Xhihadi nuk bëhet vetëm në luftë. Xhihadi është mundë, përpjekje në të mirë të njerëzimit. Ushtari që ruan kufirin bën xhihad, mjeku që përpiqet të shpëtoj jetën e pacientit bën xhihad, mësuesi i cili jep mundin maksimal për t'i mësuar nxënësit bën xhihad, largimi nga malli i huaj është xhihad, thënia e të vërtetës para sunduesit tiran është xhihad. Pejgamberi a.s. kur është kthyer nga një luftë ka thënë: "Po kthehemi nga një xhihad i vogël, e po shkojmë në një xhihad të madh! Shokët i thanë çka është xhihadi i madh, o i Dërguar i Allahut, ai tha: "Xhihadi me vetveten".

Kohëve të fundit po flitet rreth luftëtarëve, apo muxhahidëve si po e quajnë vetën, ata të cilët po shkojnë në Siri në luftë kundër regjimit të egër të Beshar Asadit.

Edhe përkundër që Myftiu dhe zyrtarët e tjerë të BIK-ut, që janë edhe kompetent për këtë, kanë dhënë deklaratat zyrtare për këtë, edhe unë po e jap mendimin tim për këta luftëtarë që shkojnë në Siri për të luftuar.

Lufta është obligim personal dhe obligim i mjaftueshëm. Obligim personal është kur sulmohet vendi, shteti, qyteti atëherë është obligim i të gjithëve për ta mbrojtur vendin, edhe gruaja duhet të dalë me leje të burrit dhe pa të, ngase është sulmuar vendi, e duhet të ruhet pragu i shtëpisë, kurse obligim i mjaftueshëm është kur dikush shkon në luftë, obligimi bie nga të tjerët.

Po të ishte sulmuar Siria nga jashtë kishte bë të shkojë dikush, por edhe atë duke i plotësuar disa kushte. Në kohën e Muhamedit a.s. një djalë i ri i thotë Pejgamberit a.s, dua të vi edhe unë të bëjë xhihad, Pejgamberi a.s. tha: "A i ke prindërit gjallë? Ai tha po, Muhamedi a.s. i tha: xhihadi yt është të kujdesesh për ta". Nga kjo del se përkujdesja për prindërit është xhihad, ose së paku duhet të merret leja e prindërve për të shkuar në luftë. Edhe një rast tjetër kur kanë dal shumë vullnetarë për të shkuar në luftë, e Pejgamberi a.s. tha kush ka borxhe le të del nga rreshti, ngase ai mund të bie dëshmor, por borxhi mbetët barrë në shpinë.

Lufta, si u cek më lartë është lejuar për mbrojtjen e vendit, mbrojtjen e nderit dhe pasurisë. Por, edhe për ta çliruar vendin nëse është okupuar. Edhe pejgamberëve para Muhamedit a.s. iu është lejuar lufta, Musait a.s. iu lejua të luftoi Faraonin, Davudit a.s. iu lejua të luftoi kundër amalikëve, etj.

Edhe Pejgamberit të fundit Muhamedit a.s. iu lejua lufta në vetëmbrojtje. Ai dhe myslimanët lanë vendlindjen dhe u vendosën në Medine, vetëm për t'i ikur gjakderdhjes pas shumë padrejtësive që iu bënë myslimanëve. Mirëpo, idhujtarët i provokonin edhe në Medine. Pas këtyre provokimeve Allahu i Lartësuar ia zbriti këtë ajet të Kuranit: "Dhe luftoni në rrugën e Allahut kundër atyre që ju sulmojnë e mos e teproni se Allahu nuk i do ata që e teprojnë (e fillojnë luftën)". (El-Bekare, 190).



Ky ajet jep të kuptohet se lejohet lufta në vetëmbrojtje, mbrojtje të fesë, vendit, ose mbrojtjen e dinjitetit njerëzor. Ose sikur thotë komentuesi Ibni Kethiri në komentimin e këtij ajeti : “D.m.th. luftoni në rrugën që porositi Allahu dhe mos i kaloni kufijtë në atë. Në këtë hyn veprimi i gjërave të ndaluara”. Ose siç thotë Hasan el Basriu të mos bëni masakra, mos tejkaloni, mos vritni gra, fëmijë, njerëz të fesë të cilët nuk kanë ndikim në luftë, mos vritni priftërinj që janë të ngujuar që (rrinë në manastire), mos digjni pemë, mos mbytni kafshë pa nevojë.

Pejgamberi a.s. e kishte zakon t’i porosiste ushtarët kur niseshin në ndonjë luftë, e që vet nuk ishte në krye të asaj ushtrie: “Nisuni me emrin e Allahut dhe bereqetin e Pejgamberit të Tij. Mos mbytni plak të mbetur nga pleqëria, mos mbytni fëmijë, as gra, bëni mirë se Allahu i do bamirësit. Keni kujdes, mos imitoni (mos bëni si të tjerët) as me një qen të plagosur.”

Edhe kalifët pas tij e ndoqën rrugën e tij që ua kishte trasuar ai. Ebu Bekri, kalifi i parë kur e përcolli ushtrinë në krye me Usame bin Zejdin, kjo ishte ushtria e parë që luftoi pas vdekjes së Pejgamberit a.s. tha: “O njerëz ndaluni t’ju këshilloj me dhjetë gjëra dhe mbani mend prej meje: Mos mashtroni, mos tradhtoni, mos e tepronі, mos bëni si të tjerët (mos masakroni), mos mbytni fëmijë të vegjël, as pleq të shtyrë në vite, e as gra. Mos i dëmtoni hurmat dhe mos i digjni ato, mos preni pemë frytdhënëse dhe mos preni delet, lopët e as devetë pa nevojë, përveç për të ngrënë ushtria.

Gjatë kësaj porosie na bëhet e qartë, se ajo nuk ishte rezultat i përpjekjes së tij personale, po ajo ishte burim nga Kurani fisnik, i cili edukon shpirtrat dhe ka vu baza e themele të cilat rregullojnë të gjitha punët e jetës. Nuk ka dyshim, se kalifi Ebu Bekëri kur i porositi ushtarët e tij, përfaqësonte fjalët e Allahut të Lartësuar: “Dhe luftoni në rrugën e Allahut kundër atyre që ju sulmojnë e mos e tepronі se Allahu nuk i do ata që e teprojnë (e fillojnë luftën)”. (El-Bekare, 190).

Në ajet shohim, se Kurani nuk lejon mbytjen për arsye të mbytjes, por e lejon atë në vetëmbrojtje, për të mbrojtur fenë, vendin dhe në mbrojtjen e nderit njerëzor. Ka edhe shumë porosi tjera nga kalifët tjerë, por unë po mjaftohem me këto porosi që i përmenda.

Tash do të përmendi edhe porositë e të tjerëve (porositë e Papa Urbanit të Dytë). Deri në vitin 1054 ishin bashkë romak-bizantinët, njëherësh edhe kishat, por pastaj u ndanë, kisha lindore me seli në Kostandinopojë dhe kisha perëndimore me seli në Romë (Vatikan). Imperatori bizantin Kasios Komnejni edhe pse ishin ndarë, kërkoi ndihmë nga Papa Urbani i Dytë, ngase i kërcënohej rreziku nga myslimanët. Andaj Papa Urbani për të qenë më superior ndaj kishës lindore iu përgjigj atij dhe për atë caktoi vendin e tubimit në Klermont, në jug të Francës, ngase edhe Papa Urbani i Dytë ishte francez.

Ai për t’i nxitur luftërat kryqtare, më 26 nëntor 1095, mbajti fjalimin e njohur në Klermont, ku në fillimin e fjalimit të tij ai tha: “Me ndihmën e Zotit do të pushojnë operacionet luftarake ndërmjet të krishterëve në Evropë. Tash e tutje këta luftëtarë do të nisen me armët e tyre për të nënshtruar të pa fetë (që për të ishin myslimanët)”.

Mes tjerash, Papa me zë të lartë para masës së madhe, deklaroi edhe këtë: “Deri tash keni bërë përpjekje të pandërgjegjshme, keni ndezur zjarrin e luftës e të përçarjes ndërmjet jush dhe tash shkoni e shqetësoni barbarët, e çlironi vendet e shenjta nga duart e jobesimtarëve. Ato vende t’i bëni prona tuaja, sepse në ato vende, sipas Tevratit, rrjedhin qumësht dhe mjaltë”. Ai vizitoi edhe vende tjera dhe kudo që shkonte nxiste për luftë. Në Klermont e mbylli fjalimin me deklaratën e tij, se ai që do të merrte pjesë në këto luftëra, do t’i faleshin mëkatet pa marrë parasysh a janë ato të mëdha apo të vogla dhe ai do të hynte nën mbrojtjen e kishës.

Madje ende pa e përfunduar fjalimin e tij të “famshëm” Papa Urbani i Dytë, kishin ardhur mijëra njerëz me kryqe të drurit në duar me ç’rast, Papa ua vuri ata kryqe në krahun e djathtë dhe për këtë janë quajtur, këto luftëra kryqtare, pasi që kryqi u bë simbol i luftës. Kjo fushatë luftë nxiste u zhvillua në periudhën janar-qershor 1096.

Bahri Sejdiu

# Si t'ia kthejmë krenarinë myslimanëve

Krenaria islame është gërshetim hyjnor që Allahu xh.sh. ia trasoi njeriut si rrugë, që me krijimin e tij, cilësi kjo që duhet të ruhet si atribut hyjnor, te çdo mysliman dhe myslimane, për ta arsyetuar dhuntinë hyjnore ndaj njeriut në këtë botë.

Ne jemi umet në të cilin Allahu zgjodhi krenarinë cilësi të tij, e si ne ta humbim krenarinë tonë, dhe të mbjellim me duart tona (veprat tona) përuljen, nënshtrimin dhe ngushëllimin. Ngritja dhe krenaria është veti e Krijuesit, Atij që ka krijuar dhe përsosur çdo gjë, i Cili ka gjykuar dhe udhëzuar njeriun, dritës së madhështisë së Tij i mahniten mendjet njerëzore: "Pra, falënderimi i qoftë vetëm Allahut, Zotit të qiejve, Zotit të tokës, Zotit të gjithësisë! Vetëm Atij i takon lartmadhëria në qiej e në tokë dhe Ai është ngadhënjyesi, më i urti." (El-Xhathije, 36-37).

E gjithë krenaria njerëzore është nënshtrimi i njerëzve ndaj Zotit të tyre, është nënshtrim ndaj të vërtetës, e jo nënshtrim ndaj gënjeshtrës, sepse e vërteta, pasuria dhe pushteti i takojnë vetëm Atij. Prandaj myslimani është natyrshëm krenar me Zotin e tij, krenar me veten e vet, fenë e vet, Kuranin, vatanin e vet, nuk e pranon nënshtrimin asnjëherë, e as humbjen dhe të kotën. Kështu ishte i Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s., krenar, i butë, komunikues, i përulur vetëm ndaj Allahut xh.sh., ballin lartë para gjithkujt, i matur në të folur, i arsyeshëm në vendime etj. Sepse Allahu i Gjithëdijshëm e udhëzoi të ishte i tillë, edhe pse ai jetonte në rrethana shumë më të vështira sesa ne sot.

Nëse ndalemi dhe pyesim se ku mund ta gjejmë krenarinë islame, atë mund ta gjejmë në konceptin e njëshmërisë në krijim, njëshmërisë në besim, njëshmërisë në libra të shpallura, njëshmërisë në moral, si dhe arritjen e vetëdijes shoqërore në bazat e udhëzimit hyjnor, që Allahu na e sqaroi në Kuranin famëlartë. Ky është koncepti i krenarisë islame, e që në fakt po na mungon, kurse tani dëshiroj të futem në atë, se çfarë ne duhet të luftojmë në veten tonë që krenarinë t'ia kthejmë myslimanëve, e jo Islamit, sepse ai është me krenari të pacenuar nga Krijuesi Fuqiplotë dhe Krenar!

Islami ia ndalon myslimanit të plogështohet, nënshtrohet, apo të ndjehet i dobët, dhe e largoi nga zemra e tij shqetësimin dhe mungesën e qejfit në çdo situatë, i cili e lëndon prestigjin e tij dhe e ul pozitën e tij.

Krenaria apo mburrja dhe prestigji i myslimanit janë prej vetive më të shquara në të cilat thërret Islami, të cilat i mbolli në gjenezën shoqërore të njeriut, që i miratoi në bazë të instruksioneve të shëndosha hyjnore. Allahu i Madhëruar në Kuran thotë:" Kush e dëshiron krenarinë (le ta dijë), e tërë krenaria i takon Allahut, te Ai ngritët fjala e mirë (besimi) dhe veprimi i mirë, e Ai i pranon. E ata që përgatitin dredhia të këqija, për ata është një dënim i rëndë dhe dredhia e tyre është e zhdukur."( Fatir, 10)

Në këtë aludonte edhe Omer ibën Hatabi, me porosinë e vet: "Dëshiroj prej njeriut, që padrejtësisë t'i thotë me gojën plotë: Jo." Sepse kështu e porositë thirrja pesë herë në ditë, duke thirr në madhërimin e Zotit Një, në fillim dhe mbarim të ezanit! E pse përsëritet ky madhërim, dhe i ngërthen tërë veprimet e namazit, prej qëndrimit në këmbë dhe qëndrimi ulur? Me qëllim të bindjes së fortë të myslimanit, bindje e cila nuk luhatet dhe nuk devijohet, se çdo i madhëruar pos Allahut është i vogël, si dhe çdo një që tentohet të tregohet madhështor, pas Allahut, ai është i degraduar. Sikur kjo thirrje pra është obliguar, që t'i kthejë njerëzit në të vërtetën, sa herë që i bën të dështoj kjo botë, dhe i devijojnë kotësitë e saj të fshehta. Këto fjalë të bukura konfirmojnë madhërimin e Allahut xh.sh. nga besimtari me emrat e Tij të bukur: Ekber – më i madhi, El Adhim – i madhi dhe El Aëla – më i larti, që i përsëritë myslimani gjatë rukusë dhe sexhdes së tij, kështu që shpirti i tij mbushet me njëshmërinë e Zotit, Krijuesit , Furnizuesit, më të Lartit, Zotit të botëve, duke e madhëruar dhe përmendur Atë. E gjithë kjo njeriut i trason rrugën kah krenaria dhe e drejta e tij në veprim, në obligimet jetësore që i ka.



Të vepruarit mirë të bënë që edhe armiku yt i përbetuar të ketë frikë prej teje, sepse rruga e tij e devijuar, e bën atë të frikohet edhe nga e vërteta. Allahu i Madhëruar në Kuranin famëlartë thotë:" Atyre që bëjnë vepra të mira, u takon e mira (xheneti), e edhe më tepër (e shohin Allahun). Fytyrat e tyre nuk i mbulon dheu i zi, as nënçmimi, ata janë banues të xhenetit, aty janë përgjithmonë. E ata që bënë të këqija, dënimi i së keqes është aq sa është ajo, ata i mbulon poshtërimi. Ata nuk mund t'i mbroj kush nga Allahu, fytyrat e tyre sikur t'i kishte mbuluar ndonjë copë e errët e natës. Ata janë banues të përhershëm të zjarrit." (Junus 26-27)

Pra, Islami kur e porositi myslimanin për krenari, e udhëzoi edhe në shkaqet e saj, ia trasoi dhe lehtësoi rrugët e saj, si dhe ia bëri të qartë se, prestigji, ngritja e tij është në devotshmëri, lartësia është në adhurim, dhe se krenaria është në nënshtrimin ndaj urdhrave të Allahut xh.sh., për të jetuar në paqe dhe lumturi.

Të kuptuarit e drejtë të krenarisë islame te myslimanët, është i natyrshëm dhe atë duhet ta gjejmë në zbatimin e dispozitave të tij, duke iu qasur udhëzimit në të besuar të vërtetë dhe mënyrës së jetës autentike islame.

### Çfarë duhet të zbatojmë që të na kthehet krenaria e humbur?

Nëse i qasemi historikut të së kaluarës 1300 vjeçare, të sundimit të myslimanëve në botë, kalifatit – periudhave të ndryshme historike para nesh, shohim se myslimanët kanë qenë më të pasur në të kuptuarit e sheriatit, dhe gjithashtu në të praktikuarit e tij. Edhe rrethanat jetësore ndryshonin, por nuk është i gjithë defekti i paraqitur te myslimanët në mënyrën e jetesës, por në të praktikuarit që ia lejon sheriati, dhe devijimi në të kuptuarit rrënjësor të Islamit. Në këtë kontekst do mundohem t'i përmendi çështjet më delikate të paraqitura në shoqërinë islame sot, e që duhet t'i njeh në hollësi xhemati ynë, çështje parësore të suksesit dhe krijimit të një imazhi esencial islam, te masa jonë myslimane dhe tek ajo jomyslimane.

A thua, këtë që po e themi është marrje me vetveten, apo kthim kah krenaria jonë e humbur, me humbjen e besimit tonë në baza esenciale, që shpesh herë besimtari mysliman paraqitet si njeri i vrazhdë, apo njeri që nuk kupton esencën e Islamit, por vetëm ato dytësoret, dhe se te shumica e njerëzve kuptohet, se ky qenka njeri i interesit personal-egoist, dhe jo ai që duhet ta përmirësoj veten dhe të tjerët, apo thënë ndryshe jo me ato ideale të cilat ia caktoi Allahu i Madhëruar në zbatimin e sheriatit- dispozitave islame, të paktën kështu paraqitet në mediet botërore, apo politikat udhëheqëse të botës sot.

Allahu i Madhëruar na e ka bërë të qartë burimin e dritës dhe të udhëzimit gjatë jetës së Pejgamberit a.s., si dhe pas vdekjes së tij, me qëllim që drita e këtij mesazhi të ndriçojë çdo gjë, flamuri i tij të jetë i ngritur deri në ditën e gjykimit, uniteti i besimtarëve të mos prishet dhe zemrat të mos përçahen. Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. thotë: " Binduni Allahut, respektoni të dërguarin dhe përgjegjësit nga ju". (En-Nisa, 59) Përgjegjësit sipas këtij ajeti janë besimtarët në dispozitat hyjnore të Allahut xh.sh., respektimi dhe zbatimi i tyre dhe i sunetit konsekuent, dhe përgjegjësit kryesorë janë dijetarët e aftë që mund të nxjerrin përfundime.

Allahu xh.sh. thotë në Kuranin famëlartë: "Ne duam t'i lartësojmë ata që u shtypën në tokë, t'i bëjmë udhëheqës dhe t'i bëjmë trashëgues. Dhe atyre t'u japim pushtet në tokë."( El-Kasas, 5-6). Nga kjo kuptojmë se bashkimi i umetit tonë është qëllimi parësor në jetë, dhe marrja e përgjegjësive dhe pushtetit nga mizorët, të padrejtit, të korruptuarit, ata që kundërshtojnë kushtetutën hyjnore të Kuranit famëlartë etj. Me këtë Allahu i madhëruar dëshiron që ta ngritë umetin më të mirë gjatë historisë, jo për t'i kundërshtuar popujt tjerë, por edhe njëherë për ta vërtetuar besimin drejtësinë, korrektësinë, barazinë në tokë, siç e bëri ky umet për 1300 e ca vjet, gjatë sundimit islam, e që në tokë mbretëronte qetësi, dhe barazi, e që besimet, fetë nuk kanë qenë asnjëherë më të lira dhe të qëndrueshme, sesa në atë periudhë. Edhe pse kishte gabime, konsiderohet periudha më e lumtur e jetës në tokë.

Të nderuar lexues besimtarë ejani pra, të mendojmë në bashkimin dhe unifikimin e mendimeve në çështje bazike dhe sekondare, në bashkimin e forcave tona, pasurisë sonë, qëllimeve, aspiratave tona, për të sendërtuar dhe rikthyer krenarinë tonë të humbur, ta ndryshojmë vetveten tonë që Allahu ta zbret mëshirën dhe fuqinë e fitores sonë.

Rexhep Suma (PHDc)

# Ndikimi i Kuranit në jetën kulturore te shqiptarët (3)

Kurani i ardhur për tërë njerëzimin ka thirrur në respekt dhe vlerësim të tjetrit çfarëdo gjuhe, race, feje qoftë ai. Ky element ka ndikuar edhe në kulturën dhe jetën shqiptare, ku asnjëherë nuk është shënuar ndonjë konflikt apo luftë mes popullit tonë e ngritur mbi baza fetare.

S'ka dyshim se njerëzit janë të detyruar të kenë marrëdhënie të ndërsjella. Sipas terminologjisë kuranore kjo është "tearuf" (njoftim), ndikimi kulturor reciprok, marrëdhënie të pandërprera.

Shikuar nga një aspekt, mund të themi se edhe Islami, si krishterimi, është udhëzues. Ai kërkon nga njerëzit që t'i mësojnë vlerat e përgjithshme islame, besimtarëve të vet ua jep si një obligim të shenjtë. Dallimi nga krishterimi qëndron në faktin se Islami është kundër udhëzimit të njerëzve me forcë, me trysni, dhe këtë gjë nuk e arsyeton në asnjë mënyrë. Gara dhe konkurrenca xhentile ndërmjet feve është gjë e bukur. Çdo kush duhet t'i nxjerrë në mejdan mendimet dhe bindjet e veta dhe t'i lë njerëzit ta bëjnë zgjedhjen pa kurrfarë imponimi. Madje vetë i Dërguari a.s., është vetëm një komunikues e mësimdhënës: "Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit." (En-Nahl, 125).

Pas komunikimit dhe sqarimit të duhur, personi e bën zgjedhjen sipas dëshirës së vet. Rregull që nuk duhet cenuar është mos imponimi i cilitdo besimi përmes dhunës dhe presionit. Vendim dhe zgjedhje të shëndoshë Islami e konsideron vetëm atë që është marrë në ambient dhe kushte të lirisë së plotë: "Të cilët i dëgjojnë fjalët dhe pasojnë atë më të mirën prej tyre. Të tillët janë ata që Allahu i udhëzoi në rrugën e drejtë dhe të tillët janë ata të mençurit." (Ez-Zumer,18).

Për të dalë në shesh fjala më e bukur dhe për të siguruar epërsi mbi të tjerat nevojitet të shprehen të gjitha fjalët e bukura. Islami është pro zgjedhjes së besimit me dëshirë të lirë, pro formimit të së drejtës sipas fesë së zgjedhur dhe konkurrencës xhentile midis feve dhe komuniteteve të ndryshme. Metoda e fesë së Allahut xh.sh., është metoda e bindjes. Në lidhje me këtë, mendimtari islam Said Nursi, thotë: "Njerëzve nuk duhet mbyllur gojën me dhunë, por me bindje."[1]

### Dhjetëra qytetërime

Deri më sot në historinë e njerëzimit janë themeluar me dhjetëra qytetërime dhe kultura të mëdha, të cilat në themelin e tyre kishin tekstet e shenjta sikurse janë: Vedat, Upanishadët, Bibla dhe Kurani. Marrë në përgjithësi ato ishin qytetërime edukatore të njeriut, që i mësuan njeriut përgjegjësinë apo thënë ndryshe, disa qytetërime i krijoi njeriu i mendjes së përgjegjshme. Në ato qytetërime kishte kode të përgjegjësisë së shumanshme, të përkthyera në gjuhën e thjeshtë, mund të shprehen me një formulë thelbësore: njeriu është përgjegjës para Zotit, para natyrës, para njerëzimit, para vetvetes. Papjekuria fetare, siç thoshte Kanti (1724-1805) është jo vetëm më e dëmshmja, por edhe më e pandershmja nga të gjitha. Të dëmshëm dhe të pandershëm janë edhe ata që dinë pak për fenë e pak



për shkencë e grinden. Millikani (1868-1953), fitues i çmimit nobel për fizikë, për këtë, thoshte: "Kur të grinden njerëzit që dinë pak për fenë dhe ata që dinë pak për shkencën, ndokush mund të mendoj se aty ka vend mosmarrëveshja ndërmjet fesë dhe shkencës, ndërsa aty kanë vend, në të vërtetë, për dy lloj injorancash."

Grupimet më të rëndësishme të shteteve nga një shekull në tjetrin, nga një epokë në tjetrën kanë kaluar nëpërmjet përkatësisë në kampe ose grupime të ndryshme, herë në dy, herë në tri e herë në më shumë. Në qoftë se në kohën e Luftës së Ftohtë, përkatësisht në vitet e 60-ta, ishin tri blloqe (bota e lirë, blloku komunist, vendet e painkuadruara), pas viteve të 90-ta mund të flasim për shtatë ose tetë grupime (perëndimore, latino-amerikane, afrikane, islamike, simite, hindu, ortodokse, budiste, japoneze).[2]

### Modernizimi dhe shoqëria

Edhe pse mësimet kuranore janë tepër të qarta, sikur në çdo shoqëri edhe në shoqërinë tonë ekzistojnë njerëz të cilët nuk janë mirënjohës këtyre mirësive të shenjta të cilat ofrojnë zgjidhje për një sërë problemesh me të cilat ballafaqohen shoqëritë moderne.

Krahas problemit të modernizimit të strukturës politike dhe juridike, rridhte edhe lufta për ndryshime sociale e kulturore dhe për t'iu përshtatur etikës së re sociale. Në të vërtetë, kritikat e modernistëve ndaj mënyrës myslimane të jetesës, në vetë mendimin modernist mysliman dhe në apologjetikën e mëvonshme, kanë në shenjë kryesisht institucionet tradicionale shoqërore myslimane, veçanërisht ligjet myslimane për bashkëshortësi dhe divorc, dhe në përgjithësi vendin e gruas në shoqëri. Çështja e fundit ka preokupuar aq shumë shpirtin e perëndimorëve, sa pothuajse e tërë ajo që në rrugë njeriu di për islamin, praktikisht reduktohet në dy fjalë: "poligamia" ose "haremi" dhe "perdja" ("tisi", "ferexheja"). Modernistët e hershëm myslimanë pranuan sfidën, u angazhuan për "barazinë" e gjinive në islam, përkrahën me sukses arsimimin e femrës, megjithatë zëvendësimi i mëvonshëm i modernizimit me konservatorizëm, mbase askund gjetiu nuk u shpreh më qartas sesa në lëmin e etikës sociale. Modernizmi social është eksponenti më i aftë, për të cilin Sejjid Emir Aliu në veprën e vet "Fryma e Islamit" polemizoi mbi një bazë që përcakton dallimin ndërmjet parimeve morale dhe dispozitave të veçanta ligjore të Kuranit, ndonëse ky dallim nuk është formuluar aq qartas. Në këtë mënyrë, edhe përkundër faktit se në rrafshin ligjor Kurani pranon institucionin e skllavërisë dhe përcakton disa kushte me të cilat në mënyrë të ndjeshme përmirësohet pozita e skllevërve (në të vërtetë Pejgamberi pati ndaluar edhe vetë përdorimin e fjalës "skllav"), ai në rrafshin moral myslimanët i fton t'i lirojnë skllevërit. Kjo do të thotë siç argumentonin në mënyrë bindëse modernistët se qëllimi i Kuranit është heqja e skllavërisë, posa të krijohen rrethanat për këtë gjë.

Po ashtu për analogji në rrafshin ligjor Kurani pranon institucionin e poligamisë, ndonëse edhe këtu numri i grave kufizohet më së shumti në katër, dhe urdhëron norma të rëndësishme me të cilat përmirësohet fati i gruas, fat që marrë në përgjithësi në Arabi nuk ishte aq i keq. Por, krahas kësaj, argumentojnë se Kurani paralajmëron që: "Ju kurrsesi nuk do të mund ta mbani drejtësinë mes grave edhe nëse përpiqeni, pra mos anoni plotësisht nga ndonjëra e ta lini tjetrën si të varur. E nëse përmirësoheni dhe ruheni (padrejtësisë), Allahu ju mëshiron." (En-Nisa,129). Dhe në qoftë se frikësoheni se nuk do të jeni të drejtë ndaj bonjakeve, atëherë martohuni me ato gra që ju pëlqejnë, me dy, me tri e me katra. E nëse i frikësoheni padrejtësisë (ndaj tyre), atëherë vetëm me një, ose (martohuni) me ato që i keni nën pushtetin tuaj (robëreshat). Ky (përkufizim) është më afër që të mos gaboni. (En-Nisa, 3). Kjo sipas këmbëngulësisë së modernistëve, në të vërtetë do të thotë se poligamia është e ndaluar. Ç'është e vërteta, modernistët ishin për barazi të plotë midis gjinive sipas Kuranit , duke iu referuar vargut ku thuhet



se gratë kanë të drejta mbi burrat, ashtu sikur burrat që kanë të drejta mbi gratë. Duke e cituar këtë argument të Muhamed Ikballit, Sir Hamillton Gibb e akuzon se "bëhet i verbër",[3] para këtyre fjalëve të Kuranit: "..burrat kanë përparësi ndaj grave" (El-Bekare, 229).

Mirëpo, pika qenësore, të cilën modernistët nuk e formuluan qartas, por që edhe kritikët perëndimorë jo rrallë e lanë pas dore, është se, ndonëse Kurani fjala e amshueshme e Zotit, megjithatë ai komunikon drejtpërdrejtë me një shoqëri të caktuar, e cila ka një strukturë të veçantë shoqërore. Prej kësaj shoqërie, në rrafshin ligjor, mund të kërkohej të shkonte vetëm deri në një pikë të caktuar, jo më tej. Po të vendoste kështu Pejgamberi, si do t'i lejonte vetes përdorimin e formulave madhështore morale.[4]

Në këtë botë të re, ku shihet qartë se shoqëritë joperëndimore gjithnjë e më tepër ngulitin vlerat e tyre kulturore dhe hedhin poshtë ato të imponuara nga Perëndimi, vihet re një risi që politologët e përkufizojnë duke u nisur nga dy polet e politikës së sotme botërore, politika vendore (lokale) dhe rruzullimore (globale), ose lokalizmi dhe globalizmi; le ta themi këtë me fjalët e një politologu të famshëm: "...në këtë botë të re, politika lokale është politikë e etnicitetit, politika globale është politikë e qytetërimeve. Rivaliteti ndërmjet superfuqive është zëvendësuar nga përplasja e qytetërimeve."[5]

Shoqëria shqiptare, gjatë dhjetëvjeçarëve të fundit, është gjendur para ndryshimesh të shumta politike, shoqërore, kulturore, demografike etj. Në qendrat më të mëdha qytetare (urbane) vërehet shtim dhe përqendrim mjaft i madh i popullsisë. Përkatësia e origjinës së tyre gjeografike nuk përputhet më plotësisht me karakterizimin gjuhësor të para 20 vjetëve. Shndërrimet e mëdha shoqërore dhe ekonomike, si edhe marrëdhëniet e afërta me kulturat dhe gjuhët e popujve të tjerë kanë sjellë ndryshime të dukshme edhe në sjelljen gjuhësore të shqiptarëve në mbarë hapësirat e Republikës, por edhe më gjerë, sidomos në hapësirat kombëtare shqiptare, në trojet kompakte ballkanike, madje deri në diasporat e hershme historike ende shqipfolëse (perkat. arvanite /arbërore, arbëreshe, arbneshe, arnaute etj).

(1) Ali Bullaç, Koncepte dhe sisteme bashkëkohore, përkthyer nga dr. Ali Pajaziti, Logos-A, Shkup, f. 299. (2) Huntington, Përplasja e qytetërimeve, përkthyer nga anglishtja, Logos-A, 2004, f, 21, Harta 1,2,3. (3) H.A.R.Gibb, Kahe bashkëkohore në Islam (Modern Trends in Islam, f.102. (4) Fazlur Rrahman, Islami,përktheu nga serbishtja, dr. Eqrem Kryeziu, Logos-A, 2010, f.502-504. (5) Huntington, Përplasja e qytetërimeve, përkthyer nga anglishtja, Logos-A, 2004, f, 22.

Mr. Besim Mehmeti

# Mbulesa e Qabesë/Kisva (4)

### Mbishkrimet e vendosura mbi mbulesën e Qabesë

Mbishkrimet të cilat vendoseshin mbi mbulesën e Qabesë pësuan ndryshime gjatë historisë, dhe për këto mbishkrime u dha një kujdes i veçantë. Dhe siç kemi cekur më parë çdo mbishkrim duhet ta marrë aprovimin e "Kryesisë së përgjithshme për kujdesin ndaj të dy Haremeve", dhe me pastaj aprovimin e mbretit të Arabisë Saudite.

Mbulesa e Qabesë përbëhet nga 5 pjesë, secila pjesë mbulon një anë nga katër anët e Qabesë, ndërsa pjesa e pestë është mbulesa e vendosur mbi derën e Qabesë me një dizajn shumë mbresëlënës dhe quhet "Al Burka'a" .

Mbulesa ka një rrip rreth saj, në gjatësi prej 47m dhe gjerësi 95cm. Mbi këtë rrip janë shkruar shkrime dhe zbukurime të ndryshme siç janë:[1]

1-Në pjesën lindore, pjesa që mbulon derën e Qabesë, e quajtur "Multezem" janë shkruar ajetet mbi rrip si në vijim: "Dhe kur e bëmë shtëpinë (Qabenë) vend kthimi për njerëzit dhe vend sigurie, (u thamë): Vendin ku qëndroi Ibrahimi pranojeni për vend faljeje!" (El-Bekare, 125). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 289cm.

"Ne urdhëruam Ibrahimin dhe Ismailin: Ju të dy pastrojeni shtëpinë Time për vizituesit, për ata që qëndrojnë aty dhe për ata që bëjnë ruku dhe sexhde (falen aty)." (El-Bekare, 125). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 303cm.

"Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabesë) luteshin: "Zoti ynë, pranoje prej nesh, së me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di"!" (El-Bekare, 127). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 314cm.

"Zoti ynë, bëna neve dyve besimtarë të sinqertë ndaj Teje dhe nga pasardhësit tanë, njerëz të bindur ndaj Teje, na i mëso rregullat e ibadetit (adhurimit) tanë dhe falna neve, vërtet Ti je që falë shumë, je mëshirues"!




(El-Bekare, 128). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 338cm.

Ndërsa, nën rripin në të cilin janë të shkruara ajetet e lartpërmendura, në një pjesë në gjatësi prej 490cm është shkruar: "Kjo "Kisva" (mbulesë) është punuar në Mekën e Shenjtë dhe u ofrua dhuratë për Qabenë e Shenjtë nga kujdestari i dy xhamive të shenjta mbreti (emri i mbretit aktual) Bin Abdulaziz el Saud". Në këtë pjesë janë shkruar tri zbukurime në formë kandili në të cilat shkruan:

-"Falënderimi i takon Allahut". Në dimensione prej 58cm x 72cm.

-"O i Gjallë! O mbikëqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm!" Në dimensione prej 65cm x 46cm.

-"O Mëshirues! O Mëshirëbërës!" Në dimensione prej 65cm x 46cm.

2-Në pjesën veriore, pjesë e quajtur "Hixhr Ismail" janë shkruar ajetet mbi rrip si në vijim: "Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit! Haxhi është në muajt e caktuar, e kush bën (ia fillon të zbatojë) haxhin në këta muaj, nuk duhet afruar gruas, nuk bën të merr nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet shkaktuar grindje." (El-Bekare, 197). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 323cm.

"Çka punoni nga e mira, Allahu di për to. Dhe përgatituni me furnizim (për rrugë), e furnizimi më i mirë është devotshmëria, e ju të zotët e mendjes kini dronë Time." (El-Bekare, 197). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 238cm.

"Nuk është mëkat për ju të kërkoni begati nga Zoti juaj (të bëni ndonjë tregti gjatë haxhit). E kur të derdheni (hiqeni) prej Arafatit, përmendeni Allahun në vend të shenjtë (Muzdelife)" (El-Bekare, 198). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 252cm.

"Përmendeni Atë ashtu si u ka udhëzuar Ai, sepse më parë ishit të humbur." (El-Bekare,198). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 272cm.

3-Në pjesën perëndimore nga hyrja e breti Fahad, siç njihet në ditët e sotme janë shkruar ajetet mbi rrip si në vijim: "Kujtoje kur ne e udhëzuam Ibrahimin për në vendin e shtëpisë (Qabesë): të mos më përshkruajë Mua shok, pastroje shtëpinë Time për ata që e vizitojnë (bëjnë tavaf), që qëndrojnë në këmbë duke u falur, përkulur dhe që bëjnë sexhde." (El Haxh, 26). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 328cm.

"Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, së të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura që vijnë prej rrugëve të largëta." (El Haxh, 27). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 243cm.

"(Vijnë) Për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre, dhe që ta përmendin Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi) dhe për që i ka furnizuar me kafshë. Hani pra prej tyre (kurbaneve) dhe ushqeni të ngushtuarit, e të varfrit."(Haxh, 28). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 337cm.

"Pastaj le ta heqin papastërtinë e tyre, le t'i zbatojnë premtimet e veta dhe le të sillen (bëjnë tavaf) rreth shtëpisë së lashtë."(El Haxh, 29).Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 304cm.

Ndërsa, nën rripin në të cilin janë të shkruara ajetet e lartpërmendura, janë shkruar dy ajete dhe tri zbukurime në formë kandili, të cilat ndërmjetësojnë disa ajete të shkruara.

(1) http://factory.gph.gov.sa/index.html . 11/03/2016.

Xhumah Emin Abdulaziz

# Burimet e miratuara (2)

**Burimi i dytë**

Shpallja e cila është prej Allahut si në aspektin e kuptimit dhe të të shprehurit është shpallja e Kuranit që i ka zbritur Pejgamberit tonë Muhamedit a.s.

Ndërsa, sa i përket shpalljes prej Allahut vetëm në aspektin e kuptimit, por jo edhe në shprehje, shpallja e tillë është suneti i Pejgamberit a.s., ngase kuptimi i hadithit mund të jetë prej Allahut, por jo edhe mënyra e të shprehurit. Allahu xh.sh., për këtë thotë: "Dhe ai nuk flet nga mendja e tij. Ai (Kurani) nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet."(En-Nexhm, 3-4).

Allahu xh.sh., është Ai i Cili vendos ligje, ndërsa Pejgamberi i Tij është sqarues-shpjegues i ligjeve të Tij: "Ty ta zbritëm Kuranin që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur atyre." (En-Nahl, 44). Po ashtu Allahu e ka bërë obligim bindjen ndaj Pejgamberit, ngase bindja ndaj Pejgamberit a.s., d.m.th. nënshtrim dhe bindje ndaj Allahut xh.sh.: "Kush i bindet Pejgamberit, ai i është bindur Allahut."(En-Nisa, 80).

Allahu xh.sh. e konsideron sunetin si shpallje prej Tij: "Ne të zbritëm ty (Muhamed) me plot të vërteta, që të gjykosh mes njerëzve me atë që të mësoi Allahu". (En-Nisa,105).

Nuk mund të vendoset ndonjë ligj pos ligjit që ka vendosur Allahu xh.sh., ose Pejgamberi i Tij. Mu për këtë sheriati islam i ka dy burime fundamnetale, Kuranin dhe Sunetin, dhe se me vdekjen e Pejgamberit a.s., ka mbaruar edhe koha e vendosjes së ligjeve.[1]

Sunet konsiderohet çdo gjë që vjen prej Pejgamberit a.s., prej fjalëve, veprave dhe miratimeve të tij. Dijetarët rreth këtij definicioni kanë mospajtime. Andaj suneti është tri lloje:

1. Es Sunetul Kavlijetu (Suneti i shprehur me fjalë). Në këtë lloj të sunetit hyjnë hadithet e Pejgamberit a.s., të cilat i ka thënë në raste të ndryshme, si p.sh. "Nuk lejohet mbytja e myslimanit përveç në tri raste: nëse ka shprehur mosbesimin pasi që është bërë besimtar, apo ka bërë kurvëri pasi është martuar dhe nëse e ka mbytur dikë pa të drejtë."
2. Es Sunetul Fi'lijjetu (Suneti i shprehur në praktikë). Në këtë lloj janë veprat e Pejgamberit a.s., të shprehura në praktikë, si p.sh. gjykimi i tij në dënimin e zbatuar për kurvëri, pasi vepruesi i kurvërisë kishte pranuar vetë se ka bërë kurvëri, prerja e dorës së djathtë për shkak të vjedhjes, gjykimi me një dëshmitar dhe me betim.
3. Es Sunetu et Takririjetu (Suneti me anë të miratimit). Në këtë lloj të sunetit është miratimi që e ka bërë Pejgamberi a.s., ndaj disa veprimeve dhe fjalëve të shokëve të tij, këtë miratim e ka bërë duke hesh-






tur, duke mos e kundërshtuar veprimin apo fjalën e shokëve të tij. Pasi miratohej veprimi apo fjala e shokëve të tij nga ana e Pejgamberit a.s., atëherë veprimi i tillë konsiderohej sikur ta ketë vepruar apo thënë vetë Pejgamberi a.s. Si shembull për këtë mund ta përmendim rastin kur Pejgamberi a.s., po e dërgonte Muadhin r.a. në Jemen, e kishte pyetur atë, se me çfarë do të gjykoj? Ai ishte përgjigjur: "Me librin e Allahut, e nëse nuk gjej zgjidhje në të, do të gjykoj me sunetin e Pejgamberit a.s., e po që se edhe këtu nuk gjej zgjidhje, atëherë do të veproj sipas mendimit tim." Në këtë rast Pejgamberi a.s. e miratoi veprimin e tij duke thënë: "Falënderimet i takojnë Allahut, i cili e pëlqen të dërguarin e Dërguarit të Allahut në atë që është i kënaqur i Dërguari i Allahut."

Suneti është burimi dytë i sheriatit pas Kuranit në aspektin e pozitës-gradës.

### Dispozitat të cilat rrjedhin nga suneti

Dispozitat të cilat rrjedhin nga suneti në vendosjen e rregullave në sheriatin islam mund të jenë:

1- Dispozitat e sunetit, të cilat i pranojnë dhe përforcojnë dispozitat e sjella nga Kurani, andaj dispozita e tillë e ka burimin në Kuran dhe Sunet. Si p.sh. të mbyturit e dikujt pa të drejtë, të dëshmuarit rrejshëm, të vjedhurit etj. Këto janë urdhra dhe pengesa që e kanë burimin si në Kuran ashtu edhe në Sunet.

2. Dispozitat e sunetit, të cilat i sqarojnë dhe shpjegojnë normat kuranore, të cilat janë të pa detajuara, normat të cilat janë të pa përkufizuara i përkufizon suneti, ose i specifikon normat kuranore që janë në kuptim të përgjithshëm, shpjegon qëllimin e normës që e ka sjell Kurani. Arsyeja është se Allahu e ka dërguar Pejgamberin a.s. si shpjegues-sqarues i teksteve kuranore: "Ty ta zbritëm Kuranin që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur atyre". (En-Nahl, 44). Me sunet është shpjeguar hollësisht namazi, haxhi dhe zekati, ngase Kurani ka urdhëruar për këto, por nuk e ka shpjeguar mënyrën e faljes së namazit, as sasinë e dhënies së zekatit dhe rregullat e kryerjes së haxhit. Andaj erdhi suneti për t'i sqaruar edhe këto çështje, tekstet kuranore përmendin se lejohet shitblerja dhe ndalohet kamata, ndërsa suneti i ka sqaruar llojet e shitblerjes me kamatë. Tekstet kuranore përmendin se ngrënia e cofëtinës dhe gjakut janë të ndaluara, ndërsa suneti e përkufizon kuptimin e përgjithshëm të këtyre teksteve kuranore.

3. Dispozitat të cilat i vendos suneti në formë të pavarur nga Kurani ndaj atyre çështjeve që i ka lënë në heshtje Kurani. Për disa gjëra argument i vetëm është

suneti, duke mos pasur fare argument nga Kurani. Si p.sh. fjala e Pejgamberit a.s.: "Nuk lejohet të martohet gruaja dhe halla e saj në një kurorë, e as gruaja me tezen e saj në një kurorë." Ose fjalët e Pejgamberit a.s. në ndalimin e përdorimit të arit nga ana e meshkujve: "E ndaluar është për meshkujt e umetit tim (përdorimi i arit për zbukurim), e lejohet për femrat e këtij umeti." Apo fjala e Pejgamberit a.s.: "Ndalohet martesa nga qumështi, sikur që ndalohet ajo nga barku." etj.[2]

Hadithi përbëhet prej "senedit"- zinxhirit të transmetimit, dhe "metnit"- baza e hadithit. Në sened-zinxhir të transmetimit janë shokët e Pejgamberit a.s. (sahabët) dhe gjeneratat pas tyre (tabiinët).

Sahabij: konsiderohet ai i cili është takuar me Pejgamberin a.s., e ka besuar atë si pejgamber dhe ka vdekur si mysliman, pavarësisht se ka qëndruar me të gjatë apo shkurt, ka transmetuar nga ai apo jo, ka qenë në luftë me të apo jo, e ka pa atë, por nuk ka qëndruar me të dhe po ashtu nëse për ndonjë arsye nuk ka mundur ta shoh, nëse ka qenë i verbër.[3]

Tabi'ij: El Hatibij dhe El Bagdadiju thonë: "Tabi'ij është ai i cili është shoqëruar me ndonjë sahabij", nuk mjafton që vetëm të jetë takuar, por kushtëzohet që të jenë shoqëruar sahabiu dhe tabiini.

El Hakimi dhe En Nisaburij thonë: "Tabi'ij konsiderohet ai i cili ka takuar ndonjë sahabij dhe ka transmetuar prej tij, po ashtu tabi'ij është edhe ai i cili nuk është takuar me sahabij, si: Seid bin el Musejjbi, El Kasim bin Muhamedi, Urvete bin Zubejri, Salim ibën Abdilah ibën Umer etj.

### Llojet e sunetit sipas rrugës së transmetimit: suneti mutevatir, suneti meshhur dhe suneti ahad.

Suneti mutevatir - Konsiderohet transmetimi nga Pejgamberi a.s., nga ana e një numër transmetuesish, e që nuk mund të bien në ujdi për të gënjyer për shkak të numrit të tyre të shumtë dhe besueshmërisë së tyre, e që pastaj këtë e transmetojnë grup pas grupi, pra nga një grup te grupi tjetër. Në këtë mënyrë arrin zinxhiri i transmetimit dhe në çdo gjeneratë e transmeton një grup transmetuesish, e të cilët kurrsesi nuk mund të bien në ujdi për gënjeshtër, qysh prej fillimit të transmetimit nga Pejgamberi a.s., derisa ky sunet arrin te ne. Në këtë grup të sunetit bëjnë pjesë suneti i praktikuar për kryerjen e namazit, agjërimit dhe ibadeteve tjera fetare, të cilat i kanë transmetuar një numër i madh i myslimanëve nga Pejgamberi a.s. dhe kështu iu kanë transmetuar grupit tjetër, duke mos pasur asnjë mospajtim, pavarësisht dallimit në mes vendeve dhe kohës.

Suneti meshhur - Konsiderohet suneti që e transmeton një e më shumë sahabijë nga Pejgamberi a.s., por që nuk e arrin gradën e sunetit mutevatir, e pastaj atë sunet e transmetojnë nga një sahabij, apo një numër i madh transmetuesish, e kështu pastaj grup pas grupi e transmetojnë, e që suneti i tillë që transmetohet nga një sahabij ose disa, sa që nuk e arrin gradën e sunetit mutevatir. Në këtë grup të sunetit janë transmetimet që i bëjnë Umeri r.a., Ibën Mesudi r.a. dhe disa sahibijë tjerë.

Suneti ahad - Është ai sunet, i cili është transmetuar nga një sahabij apo më tepër, por që nuk e arrin numrin e transmetueseve sikur suneti mutevatir. Në këtë lloj të sunetit hyjnë shumica e haditheve të Pejgamberit a.s.

Sunetet në përgjithësi në aspektin e argumentimit mund të jenë të formës së prerë në argumentim (kat'ijjetud dilaleti), e që suneti i tillë nuk pranon koment, dhe të formës jo të prerë në argumentim (dhannijjetu ed dilaleti) që mund të komentohet. Suneti në përgjithësi është burim i sheriatit, i cili doemos duhet ndjekur: "O ju që besuat, binduni Allahut, respektoni të dërguarin dhe përgjegjësit nga ju". (En-Nisa, 59).

Duhet të potencojmë atë se të gjitha fjalët dhe veprat që vijnë nga Pejgamberi a.s., që kanë për qëllimi shpjegimin, mësimin apo udhëzimin janë ligje që doemos duhet respektuar.

Ajo që vjen nga Pejgamberi a.s., e që ka të bëjë me profesionet e kësaj bote si: tregtia, bujqësia, sistemimin e ushtrisë. Veprimet e tilla nuk janë çështje të sheriatit, ngase me to është për qëllim aftësia profesionale për çështjet e kësaj bote, ku Pejgamberi a.s., ka thënë: "Ju çështjet e kësaj bote i dini më mirë se unë."

Veprimet që i kryen Pejgamberi a.s., si njeri normal si: qëndrimi në këmbë, ulja, të pirët nuk konsiderohen çështje me të cilat vendosen ligjet në sheriat, ngase veprimet e tilla nuk konsiderohen pjesë e shpalljes-misionit të Pejgamberit a.s., përveç nëse Pejgamberi a.s. e ka përcaktuar veprën e tillë si sunet të tij.

Po ashtu veprat të cilat janë veçori të Pejgamberit a.s. nuk merren si argument të sheriatit si: martesa e tij me më shumë se katër gra, hyrja e tij në Mekë pa ihram, agjërimi i dy ditëve pandërprerë. Me këto veprime nuk merret vendim në sheriat, ngase gjërat e tilla janë veçori vetëm për Pejgamberin a.s. dhe askush nuk mund t'i bashkëngjitet në këto çështje.

***Përktheu nga gjuha arabe: Mr.sci. Flamur Sofiu***

(1) Mennaul Kutani "Et Teshri'u vel Fikhu fil Islam", fq. 28.
(2) Abdul Kadir Audeh "Et Teshriul Xhinaij fil Islami" fq. 170.
(3) Ibën Haxher el Askalaniju "El Isabetu fi Temjjizi es Sahabeti" vol. I. fq. 4.

Mr. Vedat Shabani

# Afërsia – Miqësia (2)

Imam Ebu Hamid el Gazali thotë: "Dije se afërsia-miqësia është rezultat i sjelljes së mirë, ndërsa përçarja është rezultat i sjelljes së keqe. Mirësjellja detyron dashuri, mirëkuptim dhe afërsi-miqësi, ndërsa sjellja e keqe rezulton me urrejtje, zili dhe armiqësi."

### III. Thëniet e dijetarëve rreth afërsisë-miqësisë

Tregohet një rast, nga Muxhahid ibën Xheber, kur Abdullah ibën Abasi e pa një njeri dhe tha: "Ky njeri më do mua. Të pranishmit thanë: si e di? Ai tha: Unë e dua atë, shpirtrat janë ushtarë të rekrutuar, ata që përshtaten miqësohen, e ata që nuk përshtaten largohen."[1]

Imam Evzaiu tregon se një herë Katadeja i shkroi duke i thënë: "Nëse koha na ka ndarë dije se afërsia-miqësia përmes së cilës Zoti i ka afruar myslimanët është e afërt."[2]

Junus es Sadefij ka thënë: "Nuk kam parë njeri më të mençur sesa Imam Shafiun, një ditë polemizuam rreth një meseleje, pastaj u ndamë, dhe ndërkohë më takoi, më kapi për dore dhe më tha: "O Ebu Musa, a nuk është mirë që të jemi vëllezër edhe pse nuk jemi dakord rreth një meseleje."[3]

Ebu Abdurrahman es Sulemij thotë: "Baza apo themeli i afërsisë-miqësisë është urrejtja e dynjasë dhe refuzimi i saj, sepse ajo shkakton përçarjet mes vëllezërve."[4]

Imam El Gazali ka thënë: "Afërsia-miqësia është fryt i mirësjelljes, përçarja është fryt i mos mirësjelljes, mirësjellja detyron dashuri mes njerëzve, afërsi dhe përshtatje, ndërsa mos mirësjellja shkakton urrejtje, zili dhe largim."[5]

Ibën Tejmije ka thënë: "Gjeneratat e para nuk pajtoheshin në shumë çështje dytësore, mirëpo afërsia-miqësia mes tyre qëndronte."[6]

### IV. Dobitë e afërsisë-miqësisë

1. Ekzistimi i afërsisë-miqësisë mes besimtarëve është prej shkaqeve të fitores dhe qëndrueshmërisë.



2. Afërsia-miqësia bashkon umetin (popullin) dhe pengon ndarjen dhe nënçmimin.

3. Afërsia-miqësia është prej shkaktarëve të mbështetjes në Zotin dhe litarin e Tij.

4. Afërsia-miqësia është praj shkaktarëve të dashurisë së Zotit dhe të Dërguarit të Tij ndaj besimtarëve.

5. Mundëson afërsinë sociale, dhe shpërndan shpirtin e simpatisë mes myslimanëve.

6. Afërsia-miqësia fton në ndihmë reciproke dhe ruajtjen e shoqërisë myslimane.

7. Mundëson ambient shoqëror të shëndosh për t'u zhvilluar njeriu me një zhvillim të shëndosh nën kornizat e parimeve Islame.

8. Afërsia-miqësia fton në unitet shoqëror dhe eliminim të shkaqeve të ndarjes dhe armiqësisë.

9. Afërsia-miqësia përhap në mesin e myslimanëve ndihmën dhe bashkëpunimin reciprok në mes tyre.

### V. Shkaqet e afërsisë-miqësisë

Ekzistojnë shkaqe të shumta të cilat çojnë deri te afërsia-miqësia dhe dashuria, dhe të cilat ndikojnë në përforcimin e lidhjeve dhe marrëdhënieve mes individëve të një shoqërie, prej tyre mund të theksojmë:

1. Njoftimi me njëri-tjetrin dhe shoqërimi me njerëz: Pejgamberi a.s. thotë: "Shpirtrat janë ushtarë të

rekrutuar, ata që përshtaten miqësohen, e ata që nuk përshtaten largohen."

2. Modestia:

Nuk ka dyshim se përulja në shenjë respekti, fjala e butë dhe braktisja e vrazhdësisë janë prej shkaqeve të afërsisë-miqësisë mes njerëzve. Për këtë arsye është thënë: "ai që flet fjalë të buta obligohet dashuria dhe respekti ndaj tij, do të fliten fjalë të mira për të dhe njerëzit do të kenë mall që të takohen me ata."[7]

Detyra dhe obligimi i myslimanit ndaj vëllezërve të tij besimtarë është që ai të jetë i butë dhe i lehtë, si me fjalë ashtu edhe me vepër, sepse kjo sjell dashuri dhe respekt mes njerëzve, këto veprime janë të obliguara edhe me parimet bazë të fesë Islame dhe Pejgamberi a.s., në shumë hadithe ka ndaluar nga armiqësia, urrejtja dhe çdo veprim që shkakton ndarje mes njerëzve.

3. Respektimi i të drejtave të myslimanëve dhe përkujdesja ndaj tyre:

Transmeton Ebu Hurejreja nga Pejgamberi a.s., i cili ka thënë: "Të drejtat e myslimanit ndaj myslimanit janë pesë: kthimi i përshëndetjes (selamit), vizita e të sëmurit, përcjellja e xhenazes, përgjigjja ndaj ftesës dhe lutja me rastin e teshtitjes."[8]

Këto të drejta apo këto detyrime të cilat Pejgamberi a.s., i ka paraparë për myslimanët ndaj njëri-tjetrit, nëse respektohen dhe veprohet sipas tyre, me siguri këto do të ndikojnë që njerëzit të jenë më të afërt mes vete dhe ta respektojnë njëri-tjetrin më shumë.

4. Përhapja e përshëndetje (selamit) mes njëri-tjetrit:

Pejgamberi a.s. ka thënë: "O ju njerëz! Përhapeni selamin, ushqeni (të varfrit) me ushqim, mbani lidhjet farefisnore, faluni natën kur njerëzit flenë, do të hyni në xhenet pa telashe."[9]

5. Vizita mes myslimanëve, në veçanti me rastin e sëmundjes së tij:

Vizita e ndërsjellë mes njerëzve ndikon në rritjen e dashurisë dhe respektit reciprok, e në veçanti kur ai është i sëmur, me gjithë shpërblimin që Zoti ka përgatitur për njeriun e tillë. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush viziton një të sëmurë apo një vëlla të tij për hir të Zotit, një thirrës do të thërras duke thënë: qofsh i bekuar ti dhe rruga jote dhe Zoti të dhashë një vend të xhenet."[10]

6. Fjalët e buta:

Fjalët e mira dhe të buta janë shkak për afrim mes njerëzve. Me fjalë edhe e afron edhe e largon njeriun. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "E ti robërve të Mi thuaju: "Le ta thonë atë që është më e mira, pse djalli ndërsen mes tyre, e është e ditur se djalli është armik i hapët i njeriut" (El Isra, 53).

7. Përmbajtja dhe maturia në pyetjet e njerëzve:

Pejgamberi a.s. lidhur me këtë thotë: "Hiq dorë, braktis atë që është në duart e njerëzve do të donë ata."[11]

8. Orvatja për pajtim mes njerëzve:

Allahu xh.sh. thotë: "Prandaj kini frikë Allahun, përmirësoni gjendjen e unitetit tuaj" (El Enfal, 1).

9. Përkujdesja ndaj probleme të myslimanëve dhe preokupimi me telashet e tyre:

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Besimtarët janë si një trup,



nëse koka rënkon atëherë i tërë trupi ndien dhimbje dhe pagjumësi."[12]

10 . Shkëmbimi i dhuratave:

Nuk ka dyshim se shkëmbimi i dhuratave ndërmjet njerëzve ndikon në përafrimin, respektin dha dashurinë mes njerëzve. Mirëpo duhet të kemi kujdes që dhuratat të mos jepen me interes, sepse atëherë nuk mbetet një dhuratë por kalon në ryshfet. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Shkëmbeni dhuratat mes vete sepse kjo ndikon në rritjen e dashurisë mes jush."[13]

11. Sjellja e mirë:

Imam Ebu Hamid el Gazali thotë: "Dije se afërsia-miqësia është rezultat i sjelljes së mirë, ndërsa përçarja është rezultat i sjelljes së keqe. Mirësjellja detyron dashurinë, mirëkuptimin dhe afërsinë-miqësinë, ndërsa sjellja e keqe rezulton me urrejtje, zili dhe armiqësi."[14]

Ndërsa Imam Maverdij kur flet për shkaqet e afërsisë-miqësisë ai thotë se janë pesë shkaqe kryesore apo themelore të cilat ndikojnë në realizimin e afërsisë-miqësisë, ato janë: feja, lidhja familjare, lidhja miqësore, ngrohtësia dhe respekti. Ai vazhdon e thotë se aspekti fetar është prej shkaqeve të para të afërsisë-miqësisë, sepse ai fton në afërsi dhe ndalon ndarjen dhe përçarjen. Në këtë mënyrë i ka porositur edhe Pejgamberi a.s. shokët e tij. Ai në një hadith thotë: "Mos shkëputni lidhjet, mos ia ktheni shpinën njëri-tjetrit dhe mos keni zili, por bëhuni vëllezër, robër të Zotit, nuk i lejohet myslimanit që ta braktisë vëllanë e tij më shumë se tri ditë."[15] Lidhja familjare është shkaku i dytë prej shkaqeve të afërsisë-miqësisë, butësia mes anëtarëve të familjes dhe farefisit ndikon në përforcimin e afërsisë-miqësisë dhe eliminon përçarjet dhe ndasitë. Lidhja miqësore është shkaku i tretë i afërsisë-miqësisë, sepse përmes saj krijohen lidhje të reja nga dëshira dhe me vullnet të lirë, dhe kështu kjo ndikon në përforcimin e afërsisë-miqësisë. Allahu xh.sh. thotë: "Dhe nga faktet (e madhërisë së) e Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë), ashtu që të gjeni prehje tek ato dhe në mes jush krijoi dashuri dhe mëshirë. " (Er Rum, 21). Ngrohtësia është shkaku i katërt i afërsisë-miqësisë, sepse ky veprim bëhet me sinqeritet dhe besnikëri, dhe kjo mund të konsiderohet prej gradave më të larta të afërsisë-miqësisë. Ndërsa respekti është shkaku i pestë i afërsisë-miqësisë, sepse ai ndikon në përafrimin e njerëzve dhe bashkëpunimin me tyre.[16]



Jeta e kësaj bote është e mbushur me sprova, brenga, probleme dhe ballafaqime të ndryshme. Njeriu ka nevojë, që në momente të caktuara, dikush t'i gjendet afër, ta këshillojë, ta ngushëlloj, ta mësoj dhe ta udhëzojë në çështje të drejta. Afërsia- miqësia me siguri ka një rol të rëndësishëm në këtë çështje. Prandaj të braktisim urrejtjen, xhelozinë, smirën dhe inatet e të jemi vëllezër dhe ta ndihmojmë njëri-tjetrin. Sepse vetëm në këtë mënyrë mund të ecim përpara dhe mund të përparojmë dhe të shkojmë krah për krah me botën e civilizuar.

(1) Muhamed bin Hiban el Bustij ebu Hatim, Ravdatul-Ukala ve Nezhetul-Fudala, fq. 108. (2) Xhelaludin bin Muhamed es Sujutij, Ed Durerul Menthur fi Tefsiri bil Menthur. (3) Shemsudin Muhamed bin Ahmed edh Dhehebij, Sijer A'lam en Nubela. (4) Es Sulemij, Adabu es Suhbeh, fq. 78. (5) Ebu Hamid el Gazali, Ihja Ulumid Din, vëll: 2, fq. 157. (6) Ibën Tejmije, El Fetava El Kubra, vëll: 6, fq. 92. (7) Zejnuddin Muhamed el Menavij, Et Tejsir bi Sherhi El Xhamii Es Sagir, vëll: 1, fq: 434. (8) Transmetojnë Imam Buhariu dhe Muslimi. (9) Transmetojnë Imam Tirmidhiu dhe Ibni Maxheh. (10) Transmetojnë Imam Tirmidhiu dhe Ibni Maxheh. (11) Transmetojnë Ibni Maxhe dhe Hakimi. (12) Transmeton Imam Muslimi. (13) Transmeton Imam Buhariu. (14) Ebu Hamid el Gazali, Ihjau Ulumid Din. (15) Transmetojnë Imam Buhariu dhe Muslimi. (16) El Maverdi, Edebud Dunja ve Din, fq: 147-161.

Ma.sc.Refik Gërbeshi

# Ndër shkrimet interesante të Faik Konicës (1)

## Hyrje

Rilindësit tanë ecnin me kohën. Përpos preokupimit me çështjen kombëtare dhe informimit të botës për të drejtën e kombit autokton, ata i kontribuonin edhe kohës dhe padyshim se zhvillimet e kohës ndikonin tek ata. Andaj krahas propagandave kombëtare reflektonin edhe nga ato fetare të kohës, siç ishte depërtimi i Islamit nëpër botë e veçanërisht në Evropë ku jetonin e vepronin ata. I tillë ishte eruditi e publicisti i kohës Faik Konica, i cili ndër te tjera, shkruan edhe për Islamin në Evropë, veçanërisht në Angli. Në fokus ka njërin nga lordët e Mbretërisë së Bashkuar, i cili kishte përqafuar Islamin. Ky fenomen, konvertimi ishte në trendët e kohës që dy shekuj më parë.

Etapa për alfabetin, hapjen e shkollave dhe formimin e klubeve e shoqërive shqiptare kishte kaluar fazën e themelimit. Tani me pendë elita e Rilindjes iu kishte përveshur punës me botimin e shumë revistave në të cilat reflektonin jo vetëm fenomenin e së drejtës së tyre kombëtare, por edhe zhvillimet e kohës, në vazhdën e aktiviteteve të tyre në publicistikë.[1]

## Shkrimi për myslimanin anglez

Numri i dashamirëve të pendës nga radhët e Rilindësve ishte i madh dhe i shtrirë në lindje e perëndim, nëpër qendrat e vendeve të ndryshme të Azisë e Evropës. Nga Stambolli, Kajroja, Tripoli, Bukureshti, e deri te Brukseli, Parisi, Londra e Nju Jorku etj. Studimet për këto shkrime janë të pashterrshme e shpeshherë edhe nuk preken këndet ndër më interesante të tyre. Apo nga hulumtuesit tanë shikohen vetëm kontributet kombëtare e anashkalohen ato shkencore e fetare veçanërisht islame. Në këtë punim sjellim disa reflektime nga intelektuali Faik Konica, i cili që në rininë e tij ishte i inkuadruar në Lëvizjen Kombëtare, ishte sekretar i Vatrës dhe redaktor i "Diellit", pastaj bartës i revistës mujore "Albania" në Bruksel, kurse më 1911 themeloi gazetën "Trumbeta e Krujës.[2] Ndër shkrimet e rralla e shumë interesante të tij janë edhe ato për Islamin në Evropë, veçanërisht në Angli. Gjatë rrugëtimeve të tij Konica ndalet në vendin e quajtur Weles, ku me rastin e vdekjes së një intelektuali ai potencon: "Vdiq n'Inglie një burrë fisnik e i mirë, lord Stanley of Alderley, i moshuar 76 vitesh. Zotëria e tij kish hyrë që i ri në fe muhamedane (Islame)." Ky shkrim me rëndësi për zhvillimet e kohës sjellë për ne ndriçime nga fenomeni i përhapjes së Islamit, konvertimet që bëheshin në Evropë në fillim shekullin XIX.



**Përshkrimi i udhëtimit për në Shqipëri**

Në udhëpërshkrimet e tij Konica ishte i saktë dhe përshkruante në detaje. Në njërin nga udhëtimet e tija Perëndim-Lindje, përshkruan për mrekulli rrugëtimin, kalimin e kufirit, kontrollimin dhe stërpikjen për sigurimin e sëmundjes së kolerës që ishte përhapur në ato kohëra. Ajo kishte kaluar, por urdhri për këtë stërpikje ende funksiononte.

"Këtu e nja dhjetë vjet më parë, isha duke hyrë në Shqipëri me udhë të Serbisë. Në Zibefshë emri i kufirit, zbritëm. Menjëherë, na rrethuan zaptije me fytyra të kungullta e të egra e, duke na përmbledhur përpara, po si dhen, na kallën në një katua, ku pas pak, na suallën edhe plashkat e vogla që kishim. Pastaj, me një "tullumbe" plot me ujë të denikuar zunë të na lagin e të na shpëlajnë. Kolera kish dalë këtu e tre vjet më parë. Kolera kish shkuar, urdhri kish mbetur".

Duke qenë figurë publike dhe duke poseduar libra më veti Konica u bije në sy kufitarëve, të cilët treguan respekt për të, por edhe reagojnë siç e përshkruan ai: "Me të parë se kisha libra, një "memur" u vrenjt dhe më tha: "Puna jote është e ligë, në këto libra nuk i kuptojmë, do t'i dërgojmë pra në Stamboll, e ti do presësh këtu."

Respekti për të dhe kërkim falja e kufitarëve turq pasi që e njohën figurën e tij e trajtojnë mirë dhe përshkrimi i zhvillimit të ngjarjes si edhe personazheve është në detaje. "Më priti fisnikërisht e, duke pirë kafenë, që si në përralla magjish, erdhi menjëherë, po shikoja këtë fytyrë të gjerë me mjekër të gjatë e me një palë sy gjithnjë si të hapura këtë shast gjumi. Po hiqte chibuk, duke menjtuar. Zumë të flasim. Më pyeti me interest: "Bezum Abdullah ne ollijor?" – Abdullahu ynë ç'bëhet?

**Figurat publike "Abdullahët"**

Fenomen interesant i kohës ishin dait/ thirrësit për Islam, apo misionarët, për të cilët bisedohej e shkruhej, rolin e të cilëve e përshkruan me mjeshtri të rrallë aktivisti i letrave shqipe. Ata ishin Abdët, publik mensat, apo Abdullahët. Ata bënin aktivitete fetare siç e përshkruan Konica. "Në këto e sipër, zuri të qeshë si një njeri të cilit i bie ndër mend një gjë për t'u gëzuar, e më pyeti: "Bezum Abdullah ne olliyor? – Abdullahu ynë ç'bëhet?" Me të vërtetë dita lindi ligsht për mua! Ç'është ky Abdullah që s'më lë në paqe, vërtetë mundim, e vërtetë persecution! (persekutim). Isha i shtrënguar të gjej një udhë për të shpëtuar nga Abdullahu."- Po nga e njihni Abdullahun?" i thashë. – "E kush nuk e njeh Abdullahun tonë? Ai ka bërë aq punë të mëdha!" m'u përgjigj kryepolitsi. Domethënë, thashë me vete, Abdullahu ynë s'është një mik i veçantë i këtyre, po qenka një njeri botëtar, homme public (njeri publik). "Mirë, vërtet, vërtet. Ka bërë, ka bërë. Po jo dhe punë aq të çuditshme". U hodh politsi: - "Ne demek! Abdullahu ynë i ktheu Inglizit me mijëra në islamësie. Abdullahu ynë është njeri i math".

Inserte nga biseda në tren sqaron famën e këtyre njerëzve daive-përhapësve të Islamit. "Po do të kish bërë edhe më tepër punë sikur ta dinte më mirë inglishten". – "Po s'i s'e ditka? Më tha politsi. Abdullahu ynë është Ingliz. Si e dini, e si e di gjithë bota, ai u bë mysliman kur ish njëzetepesë vitesh". E prisha punën pak e, kur përpiqesha ta ndërtoj, qëndroj treni një shast, e hyri një mylazim në kamare tonë. Me të mësuar se vija nga Perëndimi: "Allah ashkena, thirri duke u qasur, bezum Abdullah ne ollijor?" Për dashuri të Perëndisë, Abdullahu ynë ç'bëhet?.."Për atë flisnim, thashë. Evropa e tërë Abdullahun ka në gojë". – "Hamd ollsun, tha mylazimi. "Në Shkup, më thotë mylazimi, mos harro, në u pieksh me ferikun, t'i zësh në gojë Abdullahun tonë, se edhe atij shumë i ka ënda Abdullahu ynë".

"Udhëtimi u mbarua. Pashë Shkupin. Vajta në shumë vise të Shqipërisë: e kudo, që gjeja një Anadollak, e para fjalë qe: "Bezum Abdullah ne ollijor?"; aq sa, më në funt, zunë të më tingëllojnë në vesh nat' e ditë ato fjalë. Zura të shoh Abdullahun në ëndër, herë në fytyrë të nonjë hodshe [hoxhe] që, me një shallmë të gjelbër, të lartë sa një minare, falej duke kënduar; herë nën fytyrë të nonjë shehu të hipur në një kalë të zi e të rrethuar arapësh me kama të dzveshura.

Fokusi i këtij shkrimi ishte te fenomeni konvertim apo hyrje në Islam i evropianëve, emri i tyre me aktivitetet islame dhe përvetësimi si "Abdullahu i ynë" që në realitet ishin perëndimor që kishin kuptuar islamin. Më vonë Konica kishte kuptuar se kush ishte ky Abdullahu dhe shton:"Mësova më tutje se "Abdullahu ynë" ish një Ingliz i Manchesterit i kthyer në islamesie, e besonj të jetë ay që, sot për sot, u bë "Sheh-Islam" i Inglizëvet e për të tsilat u bë fialë, më sipër, në këtë numër t'Albanies." "Kur u ktheva, shkova prapë me atë udhë me të tsilën kisha ardhur. Në Zibefsche, treni qëndroj vetëm pesë minuta: pra, mezi pata kohën të përshëndoshem me efendinjtë. Po kur u ngrit treni, kryepolitsi më briti me një herë: "Bezum Abdullah selam!" Kështu shkrimi përfundon me emrin Faik Bèg Konitza.

(1) Grup Autorësh, ASHSH-IH, Historia e Popullit Shiqptar II-Rilindja Kombëtare vitet 30 shek. XIX- 1912, Tiranë 2002. f. 32
(2) Faik Konica, Vepra 2 ,f. 128, 131.

# Mbi edukimin islam të rinisë sonë[1]

Njëri ndër obligimet më të rëndësishëm mysliman, si anëtarë të bashkësisë islame, ndoshta më i pari dhe më me prioritet është edukimi islam i rinisë sonë. Angazhimi ynë dhe kujdesi të cilat i deponojnë në këtë fushë, duhet të jenë të vazhdueshme dhe nuk guxojnë kurrë të ndërpriten, përkundrazi duhet gjithnjë të përforcohen, ngase rinia e shëndoshë paraqet ardhmërinë e një populli.

Edukimi islam është themel në të cilin mandej mund të ndërtohet personaliteti i shëndoshë. Figura shpirtërore dhe morale e njeriut të ardhshëm dhe ngritja kulturore e tij varet nga themeli i tillë i shëndoshë, nga edukimi i pastër dhe i mirë islam, të cilat ai person i merr qysh në fëmijëri në shtëpi të prindërve.

Islami është amanet i madh dhe i shenjtë, të cilin të moshuarit duhet t'ua dorëzojnë të rinjve. Ndërsa ai amanet mund t'u dorëzohet në dorë vetëm atyre të cilët janë të denjë për ta bartur. Përndryshe nëse nuk kujdesemi për edukimin islam të të rinjve tanë, atëherë nuk do të kemi atë amanet kujt t'ia dorëzojmë. Prandaj është përgjegjësi e madhe për të vjetrit! Të rinjtë nuk janë fajtorë, nëse nuk janë udhëzuar me kohë në rrugën e drejtë dhe nëse nuk u është shortuar edukata e mirë, e shëndoshë dhe e pastër islame.

Në një hadith Muhamedi a.s. ka thënë: "Çdo fëmijë lind në natyrën (e pastër) Islame. Pastaj prindërit e tij (nëse nuk janë myslimanë) e bëjnë atë jahudi, ose të krishterë ose adhurues të zjarrit".

Fëmija e pranon atë fe të cilën ia servojnë prindërit. Kur në një shpirt të shëndoshë e të pastër mbillet një filiz, më vonë është shumë vështirë ajo të nxirret. Sipas kësaj, është përgjegjësi e madhe e prindërve për ardhmërinë e fëmijëve të tyre.



Fëmijët në jetë do të fillojnë asaj rruge të cilën prindërit ia tregojnë dhe trasojnë. Nëse prindërit e lëshojnë rastin që ta udhëzojnë fëmijën e tyre, atëherë prindërit janë fajtorë dhe do të bartin përgjegjësinë për devijimin dhe shkatërrimin e tyre,

Këtë shumë bukur na e përshkruan Pejgamberi a.s. në hadith: "Çdo njëri prej jush është bari, dhe do të jetë i pyetur për kopenë e vet". (d.m.th: Secilit prej nesh na është besuar diçka, e na është dhënë për ta ruajtur dhe do të japim përgjegjësi për të). Pastaj duke komentuar këtë hadith të shkurtër, por shumë të rëndësishëm, Pejgamberi a.s. thotë: "Udhëheqësi-sunduesi i një populli është bari dhe ai do të pyetet për kopenë e tij. Burri është bari në shtëpinë e tij (kujdeset për anëtarët e familjes së tij) dhe do të pyetet për kopenë e tij. Gruaja është bareshë në shtëpinë e burrit të saj dhe ajo do të pyetet për kopenë saj (që i është besuar sidomos për edukimin e fëmijëve si nënë). Shërbëtori është bari

në pasurinë e zotërisë së tij edhe ai do të pyetet për kopenë e tij (për pasurinë që i është besuar).

Pastaj hadithin, ai e përfundoi me atë që e tha në fillim: "Shkurtimisht, të gjithë ju jeni barinj dhe secili prej jush do të jetë përgjegjës për kopenë e tij".

Ky hadith sherif është shembull shkollor i mjeshtërisë së shprehjes së Pejgamberit a.s. dhe aftësisë së tij që ashtu lehtë dhe thjeshtë ta thotë një mendim, i cili pastaj i argumentuar me shembuj të tillë bindës, do të jetë për secilin i qartë dhe i kuptueshëm.

Në një hadith tjetër Pejgamberi a.s. thotë: "Prindërit nuk mund t'i lënë (trashëgim) fëmijës së tij asgjë më të vlefshme, sesa edukatën e mirë". Më tepër vlen edukata e mirë sesa pasuria e madhe.

Abdullahu i biri i Omerit r.a., na jep këtë këshillë: "Eduko fëmijën tënd, ngase do të pyetesh si e ke edukuar dhe çka e ke mësuar. Ndërsa, fëmija do të pyetet a ka qenë i sjellshëm dhe i dëgjueshëm ndaj teje." (a ka marrë udhëzimet dhe këshillat e tua dhe a ka vepruar sipas tyre).

Çdo njëri i ri i cili zhvillohet i ka dy edukues: i pari është prindi, ndërsa i dyti është mësuesi. Prandaj ekzistojnë dy faza, dy periudha në ndërtimin e një personaliteti.

Faza e parë është fëmijëria, ku prindi e ka fjalën kryesore, ndërsa faza e dytë është djalëria ose rinia, do të thotë koha e shkollimit dhe mësimit, kur njeriu në themelet e edukatës shtëpiake, arrin arsimim të nevojshëm dhe përgatitët për profesionin e ardhshëm, të cilin do të zgjedhë vetëm atëherë kur të bëhet i moshërritur. Prandaj, roli dhe përgjegjësia është e madhe jo vetëm e prindërit, por edhe e mësuesit për ndërtimin e një personaliteti.

Iskender Rumi (i njohur në Perëndim me emrin Aleksandri i Madh), sundues shembull dhe udhëheqës ushtarak i edukuar mirë, i dijshëm dhe i drejtë, e kishte traditë të thotë: "Babait tim i kam borxh, që po jetoj fizikisht, ndërsa mësuesit tim i kam borxh që po jetoj si njëri i dinjitetshëm".

Nga këto fjalë shohim sesa ky sundues dhe humanist ka qenë falënderues edhe ndaj prindërit të tij edhe mësuesit të tij, të cilët i kanë dhënë edukatë të mirë dhe arsim të lartë.

Ne të gjithë e dimë se me edukimin e fëmijës duhet filluar akoma në fëmijërinë e hershme të tij. Aq më tepër kujdesi rreth edukimit të drejtë të personalitetit të ardhshëm duhet të filloi edhe më herët sesa fëmija të di për vetën, madje edhe para se ai të lind. Ngase shpirti i cili do vjen në trup, ekziston dhe jeton shumë para lindjes së trupit. E kanë pyetur një plak të urtë: "Kur duhet filluar edukimi i fëmijës"?

Ai është përgjigjur: "Njëzetë vjet para lindjes së tij".

Kjo do të thotë se babai dhe nëna duhet të jenë të ndershëm dhe të edukuar, dhe atëherë të shpresohet që edhe fryti i një martese të tillë, të jetë i ndershëm dhe fëmijë i hairit. Andaj duhet çdo njeri para se të martohet, të shikon mirë se kush do të jetë nëna e fëmijëve të tij. Ngase nëna ka më shumë ndikim në fëmijë, sesa që ka babai. Për këtë shkak Pejgamberi ynë i ka rekomanduar atij që do të martohet, që në rend të parë të kërkojë të jetë myslimane e mirë. Me një rast kur e ka pyetur një shok i tij se cilën grua duhet zgjedhur për bashkëshorte, Pejgamberi a.s. është përgjigjur: "Gruaja merret për shkak të bukurisë, ose shkaku i pasurisë, ose shkaku i familjes së saj të famshme. Pastaj i tha por ti djalosh merre atë që është fetare (myslimane e ndershme). Zoti të dhashë mirësi."

Kështu në mënyrë prindërore Pejgamberi a.s. e këshilloi këtë shok.

Fëmijës që rritet dhe shkollohet, krahas edukatës islame, duhet t'i jepet edhe arsimimi i nevojshëm bashkëkohor, që ai fëmijë kur të rritet të mos mbetet prapa kohës dhe të mos vuaj në jetë.

Hazreti Aliu r.a., i cili na ka lënë shumë fjalë të urta, lidhur me këtë ka thënë: "Edukoi fëmijët tuaj për atë kohë, në të cilin ata do të jetojnë, (e jo sipas metodave dhe praktikës që ka mbisunduar në kohën e rinisë tuaj)."

Kohërat ndryshojnë, vijnë rrethanat tjera jetësore, duhet të jetohet nën kushtet tjera. Duhet parashikuar çdo gjë që mund të vijë dhe të sigurohemi, që të përgatitur ta presim çdo furtunë, të cilën jeta e bart me veti. Ai që pajiset me dituri të nevojshme, atë koha nuk e shkel.

Ne, në të kaluarën në këtë pikëpamje kemi gabuar shumë dhe kemi bërë lëshime të mëdha. Pleqtë tonë nuk u kanë dhënë të rinjve shkollim bashkëkohor, andaj bota jonë myslimane, në këtë pikëpamje ka mbetur prapa pjesëtarëve të feve tjera. Për këtë shkak edhe kemi vuajtur shumë. Është dashur të kalojnë disa dekada, dhe të shkundemi nga kjo prapambeturi, ndërsa sot kemi inteligjencën, rininë me arsimim të lartë, e cila është krenaria dhe uzdaja e jonë. Ndërsa shpresojmë që Fakulteti i Studimeve Islame tani do ta plotësojë zbrazëtinë dhe do ta përmirësoj atë që është lëshuar, duke dhënë kuadro të kualifikuara dhe të afta. Amin!

(1) Marrë nga vepra "Izbor hutbi i vazova", Bot. K.B. Islame në B.H. Sarajevë, 1979. Për botuesin Bilal Hasanoviq

***E përktheu nga gjuha boshnjake: Hajrullah Hoxha***

Ma.sc. Zenel L. Hajrizi

# Ligjërime për fe dhe atdhe

Libri "Ligjërimet e mulla Bahtir Majacit" i autorit Muharrem Gashi përmban 140 faqe, ndërsa nis me parathënien e autorit Gashi, për të vazhduar më disa të dhëna të fshatit Majac, gjenealogjinë, shkollimin, kontributin në jetën arsimore dhe fetare, burgosjen politike, shpërnguljen në Turqi, e deri të rikthimi i mulla Bahtir Majacit në vendlindje dhe me prezantimin e ligjëratave të hoxhës së respektuar.

Autori i librit, Muharrem Gashi hedh dritë mbi personalitetin e Mulla Bahtirit, duke e njohur nga afër, derisa kishte mësuar tek ai për jetën fetare së bashku me dy djemtë e tij.

Kush ishte hoxha i nderuar Bahtir Majaci, i cili u bë i pavdekshëm përmes librit dhe ligjëratave të tij? Ata që e njohën dhe kishin pasur rastin t'ia dëgjojnë ligjëratat e tij, posa ta lexojnë librin do t'i rikujtohen, apo edhe ndoshta do të mësojnë edhe ndonjë ligjëratë, të cilën e kanë harruar apo edhe u ka ikur pa e dëgjuar. Ndërsa ata të cilët nuk e njohën, e sidomos gjeneratat e reja do të kenë rastin ta njohin figurën emblematike të atdhedashurisë dhe të dashurisë ndaj Krijuesit dhe fesë islame të hoxhës Bahtir Majaci, i cili ishte sfiduar në format e ndryshme të pushtetit sllavo-komunist –Titist, duke tentuar ta zbehin vendosmërinë e hoxhës së respektuar, i cili e madhëronte Allahun krahas torturave psikofizike sllave që i bëheshin.

Hoxha Bahtir Majaci, u sfidua në të gjitha format, por nuk u dorëzua asnjëherë, madje edhe kur u detyrua të emigronte jashtë vendit dhunshëm nga barbarët duke i thënë: "O ti, o ne në Kosovë!", hoxha detyrohet për hir të familjes përkohësisht të emigroi në Turqi, ku edhe atje shpirti i tij zhuritej e mendja dhe trupi i përpëlitej për vendlindjen, me të cilën asnjëherë nuk i shkëputi lidhjet me farefisin, shokët e miqtë e tij.

Selamet dhe porosit e hoxhës së respektuar mulla Bahtir Majacit edhe nga Turqia nuk munguan, ato kishin porosi të qarta, ndërsa përmes librit na bëhen të paharruara.

Me kalimin e kohës dhe ndryshimin e situatës politike në Kosovë, mulla Bahtir Majaci kthehet në vendlindje për ta vazhduar misionin e tij deri në kalimin e tij në amshim ku nuk u ndal asnjëherë së mësuari gjeneratat për fe dhe atdhe.

Mulla Bahtir Majaci ishte i vendosur, pavarësisht sfidës dhe reperkusionit, kështu mësojmë përmes librit të autorit Muharrem Gashi.

Hoxha Bahtir Majaci ishte i brumosur me atdhedashuri, ndërsa ligjëratat për jetën fetare i kishte të veçanta. Nuk e dëshironte shkel e shko asnjë punë, e lëre më mësimin fetar bazik për të qenë besimtar i cili synon devotshmërinë.

Të ishe xhemat i mulla Bahtir Majacit është dashur të jesh i vendosur dhe guximtar, Mulla Bahtiri nuk ka dashur që të jesh besimtar vetëm sa për deklarim që jam besimtar islam, por të jesh i vendosur dhe t'i respektosh rregullat e të qenët besimtar i mirë.

Gjatë leximit të librit "Ligjërimet e mulla Bahtir Majacit", të autorit Muharrem Gashi është e pamundur pa të kapluar mornicat, apo edhe pa u përlot syri meqë hoxha i nderuar rahmet pastë e kishte vendosur që me vepra të tija të jetojë gjatë, ndërsa autorin e përgëzoj për përkushtimin të cilin e ka pasur për të prezantuar me këto pak faqe, rreth 140 ta prezantoi punën e hoxhës tonë të respektuar mulla Bahtir Majaci, emrin e të cilit e mban edhe një xhami në kryeqytet dhe mbi të gjitha atdhedashuria dhe ligjëratat e tija fetare nuk harrohen dhe tash edhe mësohen falë botimit të këtij libri. Sepse të shkruash shkurt për mulla Bahtir Majacin është vështirë.

Autorin e përgëzoj për angazhimin që ta shkruaj për mulla Bahtir Majacin, ndërsa familjen e hoxhës për kontributin e dhënë për shtypjen e librit.

Allahu e shpërbleftë hoxhën tonë të nderuar mulla Bahtir Majacin me xhenet, ndërsa autorit shëndet, respekt dhe të gjitha të mirat e kësaj dhe botës tjetër. Allahu ia dhuroftë të mirat për përkushtimin që pluhuri i harresës mos të mbulojë personalitet tona kombëtare dhe fetare siç është mulla Bahtir Majaci.

**Vehbi Shatri**

**(Në përkujtim të alimëve tanë)**

# Mulla Eshref Sahatçiu

**(1864 - 1951)**

Kohë e vështirë, kohë mundimi, torturë, përndjekje maltretimi e persekutimi kaloi nëpër popullin tonë shqiptarë. Këto shtypje nga thundrat e armikut iu bën popullit tanë, vetëm që të mos ecin, të mos përparojnë, të mos edukohen, e të mos arsimohen, të humbasin kulturë e rrënjë. Falë Zotit që këtë popull e bëri të fortë dhe stoik, që i përballojë këtyre vuajtjeve. Dhe falë Zotit që nuk na la në humnerë pa njerëz të ditur, por patëm dijetarë, hoxhallarë që të na japin forcë dhe kurajë të madhe, dhe prej tyre në anën e Dukagjinit e patëm hoxhën, haxhi Eshref Fejzullah Sahatçiu.

Mulla Eshref Sahatçiu, i lindur ne qytetin e Pejës në vitin 1864.[1]

Mulla Eshrefi ishte i biri i mulla Fejzullah Sahatçiut, mulla Fejzullahu kishte titull Agë (agallar), ishin familje e pasur, që kishin pasur shumë pasuri në katundin Sferkë e Gashit, në këtë fshat kishte shumë serb dhe dikur ia konfiskoi shteti tokën e madhe që e kishin pas në pronësi.

Nëna e mulla Eshrefit ishte Qelebi Veliaga, bijë e Veliagve nga qyteti i Pejës. Hoxha Eshref mësimet e para i mori në Pejë (duhet të jetë te hoxha i "Bajrakli Xhamisë" -Xhamia e çarshisë, pasi kanë jetuar aty afër), pastaj mësimet e mëvonshme, shkoi për të studiuar në Stamboll (ku aty e kishte takuar babanë e Mehmet Akifit ku edhe ishin shoqëruar, me vonë është njoftuar me historinë e tyre). Pas përfundimit të studimeve në Stamboll kthehet në Pejë ku pas disa viteve kishte shkuar për specializim në Egjipt në Kajro në Universitetin e njohur Al Az`har.

Në Stamboll kishte qëndruar 4 vjet, duke u dalluar si student i rrallë. Siç na rrëfejë vajza e tij z. Zeliha: "Që kur ka qenë në Stamboll i futke këmbët në legen-lavor me ujë për të mësuar, mos me kap gjumi edhe nganjëherë e futke sixhimin-konopin në qaf-fyt që mos të ul kokën duke mësuar se kur e ulke kokën e shtrëngoje sixhimi."[2]

Mbas përfundimit të studimeve në Kajro kthehet në



Pejë, ku ka punuar si ligjërues në shkollat fetare dhe ligjëronte lëndën e gjuhës turke në atë kohë.

Pastaj pushteti i atëhershëm nuk e la shumë, ngase në atë kohë nuk kishte shumë hoxhallarë me fakultet, prandaj e kishin emëruar imam të shtetit, duke dërguar në fshatin Shushicë si myfti, se rrethi i Rakoshi (ka qenë komunë deri 1960)[3] dhe ka pas nevojë në atë

kohë për hoxhë.

Mulla Eshref Sahatçiu ishte fetar dhe atdhetar i shquar, në Shushicë ishte i lidhur me Azem Bejtën, Shote Galicen"(atëherë i quanin komit, ishin të lidhur me komitën e Azem Bejtës)

Në Shushicë (edhe për fshatrat përreth) te hoxha ishin bërë martesat ndarjet edhe rastet e vdekjes, hoxha i kishte mbajtur librat për këto.

Rreth viteve 1928 shkon në Shushicë, por nuk qëndroi shumë kohë në Shushicë dhe kthehet në Pejë, ku në atë kohë Istogu i takonte KBI-së në Pejë, pranohet në rolin e myftiut dhe hatibit në qytet (ka mundësi të ketë qenë hatib i "Bajrakli Xhamisë" pasi edhe banonte afër). Më vonë istogasit e thërrasin për imam, sepse kishin nevojë për imam. Në Istog, nuk kishte shtëpi imami atëkohë, ndërsa vend konak i bënë familja fisnike, familja Rugova[5] (Tash njihet familja e Ibrahim Rugovës). Tre vjet qëndroi hoxha te familja Rugova, në fshatin Cerrcë, nga viti 1944 -45, stinë e verës. Ajo kohë kur mulla Eshref Sahatçiu kishte shkuar te familja Rugova në Cerrcë, ishte kur pak më herët e kishin prerë-mbyt serbët babën dhe gjyshin e dr. Ibrahim Rugovës!

Familja Rugova njihej si familje nacionaliste në rrethin e Istogut, e vranë Rrustë Rugovën, e të birin Ukën brenda një dite (babai dhe gjyshi i dr. Ibrahim Rugovës). Miliç Kerrca iu kishte vu syrin kësaj familje ku dhe donte t'ia uzurponte tokën e tyre.

Këtu komunizmi u mundua të përdorë strategji. Pra, në kohën kur Istogu kishte mungesë të imamëve, duhej kërkuar imam nga qyteti fqinjë. Por, imamit që vinte nga jashtë duhej siguruar banesa, meqë xhamia nuk posedonte këtë. Istogasit patën fatin dhe kënaqësinë që imam për ta të zgjedhej mulla Eshref Sahatçiu. Pasi që Mulla Eshrefi erdhi në Istog, menjëherë e dërguan te familja Rugova, në fshatin Cerrcë. Imamin e vendosin në një shtëpi (aneks të ndarë), duke i thënë se ishte pronë shtetërore. Por, mulla Eshrefi gradualisht filloi ta kuptojë grackën e komunizmit, dhe u bë i afërt me familjen Rugova. Familja Rugova e respektuan, e nderuan pa masë, aq sa dikur filluan që hoxhën ta shikonin si të familjes, derisa dikur hoxha u largua nga aty dhe u vendos në një shtëpi afër xhamisë në Istog.

Në atë familje nuk qëndroi shumë, përafërsisht një vit ku më pas, disa nga qytetarët e Istogut e ftuan hoxhën Eshref që të shkojnë te familja e Sadik Rexhve, se në atë kohë kishin mbetur në atë shtëpi vetëm femra, 40 femra pa as një burrë në shtëpi. Burrat ishin larguar në malet e Istogut për t'u strehuar përkohësisht nga serbët. Se në atë kohë kishin pas disa "Kababanda"(grupe të shqiptarëve që i kanë vra serbët) e shteti kishte menduar (donte të mendonte) qe familja e Sadik Rexhve kishte pas dorë në to, edhe burrat e familjes ishin detyruar të largohen në malet e Istogut, për atë arsye disa qytetarë prej Istogut e ftuan hoxhën Eshref për të qenë dëshmitar mbrojtës për ta, pasi vjen hoxha në Istog del dëshmitar mbrojtës për familjen e Sadik Rexhve, se ata janë një familje e ndershme e urtë, punëtore edhe e mirë e nuk kanë pas dorë në ato grupe.

Pasi që kthehen burrat ne familje dhe në vatrat e tyre edhe hoxha shkon të jetoi në shtëpinë e tyre edhe aty qëndron afër dy vjet, ky qëndrim i hoxhës Eshref te familja e Sadik Rexhve bëhet me insistimin e tyre.

Edhe pse u mundua hoxha të ju ndihmojë kësaj familje, zullumi nuk iu nda kurrë derisa u detyruan të shpërngulën për në Turqi, pastaj kanë kaluar në Belgjikë, por pas vitit 2000, shumë prej tyre janë rikthyer dhe kanë bërë vend edhe në Kosovë si në Istog, Banjë etj. Më pas, hoxhës iu gjet një shtëpi afër xhamisë, për të jetuar aty, edhe aty jetoi deri sa vdiq. Hoxha Eshref, ka qenë katër herë në Qabenë e bekuar, udhëtimi kishte zgjatur tre muaj për të shkuar deri në Qabe. Prej Pejës deri në Turqi kishin shkuar me autobus, kurse nga Turqia deri në Mekë kishin shkuar me deve. Në Qabe kishin qëndruar gjashtë muaj, pastaj edhe tre muaj derisa ishin kthyer që krejt një vjet kishte zgjatur ky udhëtim .[6]

Hoxha Eshref Sahatçiu për ndryshe njihet edhe si "Haxhi Eshrefi", ishte aktivist edhe në Gjimnazin e Istogut me propozimin e drejtorit Abdurrahim Gashi.[7]

Mulla Eshref Sahatçiu ishte martuar në moshën 40 vjeçare me Hysnigjyl Pilingjurka e moshës 18 vjeçare dhe kishte 10 fëmijë:

-Pesë fëmijët e parë kanë vdekur sa ishin të vegjël, ndërsa të mbijetuarit janë

6. Serbez 7. Lytfije 8. Zeliha 9.Fetihu 10. Muhamed.[8]

Mulla Eshref Sahatçiu vdiq në Istog në vitin 1951, duke lënë pas vetes familjen dhe xhematin.

Lusim Allahun e Plotfuqishëm që ta shpërblejë me Xhenet!

(1) Zeliha Sahatçiu-Ramizi : Vajza e hoxhës 87 vjecare. Intervistoi Ylli Bala nipi i saj në shtëpinë e saj me datë 15.03.2015. (2) Po aty. (3) Sadri Kabashi, ish kryetar komune në Istog, me linje telefonike kemi komunikuar për këtë. (4) Nga arkivi i administratës së komunës në Istog. Me lejen e drejtoreshës së administratës kam shkuar dhe i kam skanuar disa faqe nga librat e vjetra (librat fetare Islame). (5) Binak Rugova me datë 2015 në Istog. (6) Zeliha Sahatçiu-Ramizi : Vajza e hoxhës 87 vjeçare. Intervistoi Ylli Bala nipi i saj në shtëpinë e saj. me datë 15.03.2015. (7) Abdurrahim Gashi, ish drejtori i Gjimnazit të Istogut. me 20.05.2015. (8) Zeliha Sahatçiu-Ramizi: Vajza e hoxhës 87 vjeçare. Intervistoi Ylli Bala nipi i saj në shtëpinë e saj me datë 15.03.2015.

Përgatiti: Shevki Sh. Voca

# Mendimtari i madh francez Rene Guenon (1886-1951)

**(Emri mysliman Abdylvahid Jahja)**

Shumë studiues që janë marrë me jetën dhe veprën e Rene Guenonit pajtohen që në historinë shpirtërore të Evropës së shekullit XX Guenoni, me mësimet e tija të integrimit tradicional pikërisht prezantoi një figurë të jashtëzakonshme dhe unitare.

Qëllimi i tij ishte që për bashkëkohësit e tij të bëhet njëri nga nismëtarët e kryehershme të traditës universale. Zgjedhjet e tija në metafizik dhe qëndrimet që mbante për mendimin e simboleve në të cilat ai bëri hulumtime të shumta, në fillim iu përgjigj një numër i kufizuar i të interesuarve, por tek pas vdekjes së tij për këto studime u shfaq një interesim i jashtëzakonshëm.

Rene Guenon lindi në Blois të Francës më 1886, në një mjedis familjar me traditë fetare katolike. Si nxënës me një talent dhe inteligjencë të rrallë si në shkollën fillore, po ashtu edhe në atë të mesme, ai posaçërisht u dallua nga nxënësit e tjerë në lëndën e matematikës. Ashtu që në vitin 1904, Guenoni shkoi në Paris për të vazhduar shkollën e lartë të matematikës. Këtu vendoset te tezja e cila ishte një besimtare shumë e devotshme e fesë katolike.

Në mesin e ri Guenoni shumë shpejtë u adaptua. Një fjalë e urtë angleze thotë: "Adaptimi i shpejt në një mes të ri paraqet shenjat e para të inteligjencës". Kjo bëri që ai shumë shpejtë të bie në kontakt me elitën shkencore të vendit, në ç'mënyrë tek ai lindi ideja dhe dashuria për të studiuar filozofinë në të cilën edhe diplomoi në vitin 1912. Me qëllim të zgjerimit të diturisë Guenon bëri lëvizje të shumta, duke u endur prej një vendi në tjetrën. Si i ri, në fillim pasi që kontaktoi me mistikët shpirtërorë të grupeve okultiste krishtere: siç ishte për shembull shkolla hermeneutike e Papisit dhe kisha gnostike etj., ai edhe u pranua dhe u fut në radhët e tyre. Ndërsa pak më vonë shfaqi një interesim të veçantë për filozofinë e Hinduizmit të Lindjes së largët, dhe pa humbur kohë vuri kontakte me guruat (mësues dhe predikues) të disiplinave të ndryshme të kësaj shkolle. Ndërkaq sipas Daniel Ligues, autorit të librit voluminoz me rreth 1500 faqe "Fjalori i muratorëve të lirë", i cili na jep të dhëna mjaft interesante për Guenonin thotë, se emrat e atyre filozofëve (mësuesve-mistikë, apo guruat siç i cekëm më lart) ai në asnjë vend nuk i cekë apo i zbulon. Rene Guenon duke hulumtuar në primordializmin (origjinalitetin) tradicional, në vitin 1907, u bë anëtar i masonerisë në lozhën e cila quhej "Lozha Martiniste e Papisit" , ndërsa disa vite më vonë, pasi që u aktivizua shumë në ri themelimin e "Rendit të Tempullit", ai kaloi në një lozhë tjetër të masonëve të quajtur "TEBA", e cila i takonte njërës prej lozhave të mëdha franceze. Sipas të gjitha gjasave ky ishte njëherë edhe shkaku kryesor përse Guenoni disa vite më vonë u largua, diku shkruan se u përjashtua, nga lozha Martiniste e Papisit. Gjatë viteve 1909-1911, nxori revistën



e njohur "La Gnosse". Me shkrimet e veta që i botonte në këtë revistë si dhe në revista të tjerat si "L'Acacia", "L'Initiation" dhe "Symbolisme", ai bëri të mundur që racionalizmi të arrijë një ndikim mjaft të madh në rrethin e tij. Në të njëjtën kohë Guenoni bashkëpunonte edhe me revistën katolike "Franca Antimasoniste" botues i së cilës ishte Klaren de La Riva, në të cilën Guenoni me shkrimet dhe kritikat e tija mjaft të ashpra paraqiste një varg mosmarrëveshjesh mes kishës në njërën anë dhe opozitës në tjetrën, duke i sulmuar fuqishëm të dy palët. Guenoni u martua me një katolike të devotshme në prag të luftës Parë Botërore që e zuri në detyrën e profesorit të filozofisë në Algjeri dhe në qytetin e Bloas, ndërsa shoqërimet e tija të reja si për shembull me dijetarin N. M. Deni Bulemin, i cili me gjithë përpjekjet e bëra nuk pati sukses që të ndryshojë orientimet e ngulitura thellë te mendimet e Guenonit. Megjithatë këtu duhet theksuar se për preokupimet e tij tani u hap një shteg i ri. Gjatë viteve 1921-1924, Guenonin e gjejmë të shkruante për revistën "Revue de Philosophie" , ndërsa në vitet vijues1925-1927, ai shkruante në një revistë tjetër që quhej "Regnabite". Në këto dy revista Guenoni botoi esencën e veprës së tij, ku akuzonte civilizimin perëndimor, themelet e mendimeve të saja të cilat ekskluzivisht për bazë e merrnin arsyen që nga renesanca, e cila në mënyrë definitive kishte shkëputur fijet tradicionale të cilat Filipi IV i quajtur i Bukuri 1268-1314 ( që nga viti 1285 ishte mbret francez i cili kishte detyruar papën që selia e shenjt të bartet nga Roma në Avenjon, SH. V.) duke e anuluar rendin e tempullit, të cilën e rithemeloi disa shekuj më vonë Guenoni, kishte ndërprerë lidhjet me to. Transmisioni ezoterik në njohuritë metafizike me eklipsin shpirtëror të Kalli Jugës ishin bërë të domosdoshme. Të kthyerit kah rruga e okultizmit dhe teozofisë mund të sillte deri tek shkatërrimi, sepse vetë ata janë një "materializëm i zhvendosur", thoshte Guenoni. Duke e zhvilluar teorinë e cikleve, ai vëren se Kali Juga identifikohej me aktin e shumëzimit maksimal të njerëzimit, dhe se veprimet e njeriut kundër saj ishin të pafuqishme. Nga kjo erdhi në përfundim se lëvizjet sa më të theksuara në drejtim të degradimit njerëzor ishin të pamposhtura, që mund të sillnin deri te një katastrofë të pashmangshme.

Rene Guenon përfaqësonte studimet e doktrinave orientale si dhe të traditave tjera të Perëndimit, me ç'gjë siç shprehet edhe vetë mundohej të ripërtërij dhe të përgatit një elitë, të cilën ai veç e shihte se kishte filluar të formohet në kuadër të kishës katolike. Në veprat e tij vërehen thirrje të shumta në masoneri, por një gjë është interesante, se sipas gjitha gjasave masoneria nuk paraqiste ndikim aq të madh në jetën e tij. Studiues të ndryshëm të jetës autobiografike të tij thonë se askund nëpër shkrime nuk mund të gjendej se ai vetë e pohonte përkatësinë e tij në ndonjërën prej lozhave të masonerisë, (këtu duhet të kihet parasysh se deri në vitet e nëntëdhjeta të shekullit të kaluar çdo pjesëtari të organizatës së masonerisë rreptësisht i ndalohej deklarimi publik për të pohuar anëtarësinë e vet në këtë organizatë, me këtë rast lexuesit e rëndomtë me siguri që i nevojiten edhe sqarime të tjera, por ne për hir të natyrës së këtij shkrimi nuk shkojmë më tutje, SH. V.), përkundër faktit se ai për disa vite me radhë kishte qenë anëtar i lozhave të masonerisë, ani se bënte përpjekje që të prezantohet si një luftëtar i vërtetë i një drejtësie absolute. Dr. Zh. Granzhije, një mik i Guenonit, të cilin ky shpesh e vizitonte në ditarin e vet mes tjerash shkruan: "Me një përgjigje shumë të shkurt Guenoni më patë thënë se e vërteta sipas tij është mungesa e individualitetit, mes prejardhjes hyjnore, e cila bartet nga shpalljet, dhe që është e liruar prej pasioneve." I goditur thellë nga vdekja e gruas si dhe sulmet dhe akuzat që ia drejtonte revista "Regnabita", në të cilën dikur i botonte shkrimet e veta, Guenoni në vitin 1930 shkon në Kajro, ku sërish bie në kontakt me mësimet filozofike të Shejh Abdurahman el Kebirit, mësimet e të cilit kishin luajtur një rol të veçantë në jetën e tij, ngase ato kishin qenë si shkak prej të cilave ky u frymëzua dhe pastaj u konvertua në fenë islame. Në Kajro Guenoni hyri në rendin e mistikëve islam Shazeli, (themelues i këtij rendi islam sipas së cilit edhe quhen kështu është Esh Shazili, Ebu Hasan Ali bin Abdullah, i njohur me emrin imam Esh Shazeliu, 1196-1258, Tunis, më gjerësisht në Cyril Class "Enciklopedia Islame" fq. 543.) me ç'rast edhe pagëzohet me emrin e ri mysliman Abdylvahid Jahja. Atë që e hulumtoja dhe e kërkoja (lexo traditën primordiale SH. V.), më të pastër dhe më të ruajtur e gjeta në Islam, thekson Guenoni. Në vitin 1934 martohet për herë të dytë me bijën e Shejh Muhammad Ibrahimit, me të cilën Zoti ia fali tre fëmijë, vajzat Hatixhen dhe Lejlan, si dhe një djalë të cilin e pagëzoi me emrin Ahmet. Guenoni në mesin e ri përveç përqafimit të fesë pranoi edhe zakonet dhe veshjen e vendit, ku njëkohësisht vazhdoi të jetojë deri sa vdiq. Pas vdekjes së vjehrrit më 1937, ai kaloi të jetoi në shtëpinë e tij që ishte një vilë shumë e bukur, të cilën Guenoni e quajti "Vila Fatima". Ndërsa kur me ndonjë rast shkonte në Francë, askujt nuk i tregonte adresën e banimit, meqë edhe atje e kishte banesën të cilën shpesh e vizitonte. Guenoni tani me emrin mysliman Abdylvahid Jahja, vazhdoi të shkruaj dhe të botojë.

Meqë interesimi i tij për fenë islame ishte mjaft i madh ai, edhe para konvertimit në këtë fe pothuajse të gjitha veprat kryesore i krijoi dhe botoi në rrugën religjioze myslimane, duke u ndihmuar nga udhëzimet e rëndësishme të traditës islame. Megjithëqë duhet theksuar se ai duke pretenduar në zbulimet e traditës së gjithëmbarshme dhe unitare, me njohurit dhe konstatimet e veta shpesh dilte jashtë kornizave islame.

Guenoni shkroi më tepër se njëzet vepra dhe shkrime shkencore. Ne me këtë rast do t'i veçojmë disa: "Lindja dhe Perëndimi dhe hutimi i botës moderne"; "Fillet e analizës së doktrinave hinduse"; "Teosofizmi"; "Historia e rreme e një feje"; "Dështimi i spiritualizmit"; "Dështimi i Dantes"; "Simbolet e kryqit"; "Autoriteti shpirtëror dhe fuqia materiale"; "Metafizika Lindore"; "Treshi i Madh"; "Mendime mbi të mësuarit"; "Simbolet themelore të mësimeve të shenjta" etj.

Në gjysmën e dytë të viteve të tridhjeta sëmuret rëndë nga reumatizmi, e cila për një kohë e ndau nga veprimtaria e tij. Në vitin 1938, gjendja shëndetësore i përmirësohet, e që sërish pak më vonë i shfaqet. Lëngoi nga një reumë shumë e rëndë, e cila nuk e lente të qetë. Gjatë kësaj kohe miqtë e tij të ngushtë me të cilët më së shpeshti kontaktonte dhe të cilët e sugjeronin që të jepet pas kontrollimeve mjekësore ishin: Martin Lings (emri mysliman Shejh Ebubekir Siraxhedin), Fritjof Schuon (Shejh Isa Nuredin), Shejh Abdul Gafur një amerikan i konvertuar në islam, si dhe mbesa e poetit të njohur francez Alfons de Lamartinit (1790-1869), Ravheja Nureddin, e cila më parë quhej Valentina. Guenoni tashmë mysliman me emrin Abdylvahid Jahja, merrte doza të mëdha të medikamenteve pa u konsultuar fare me mjek. Me insistimin e Martin Lingsit (Ebubekir Siraxhedini) ai pranoi që gjendja e tij shëndetësore të kontrollohet nga një mjek mysliman. Kjo, si duket ndodhi kah fundi i vitit 1950, atëherë kur gati çdo gjë ishte bërë vonë, sepse për shkak marrjes së barnave të pa kontrolluara gjaku i ishte helmuar, dhe sëmundja kishte marrë hov. Abdulvahid Jahja (Rene Guenon) vdiq në Kajro më shtatë janar të vitit 1951. Disa muaj pas vdekjes i lindi djali, të cilin e pagëzuan me emrin e babait Abdulvahid Jahja.

Se sa vite ka qenë pjesëtar i lozhave të masonerisë të dhëna të sakta nuk ka, sepse burimet në këtë drejtim lëvizin. Por ajo që dihet është se deri pak para sëmundjes së rëndë e cila ia pa mundësonte lëvizjet ai në një mënyrë apo tjetër, kishte mbajtur lidhje dhe kontakte, dhe atë mjaft të shpeshta me masonët e lozhave të ndryshme.

**Mr. Shkodran IMERAJ**

# Xhamia e fshatit Drenoc të Deçanit

**U dogj xhamia 300 vjeçare e fshatit Drenoc të Deçanit – shkolla e parë shqipe më 1915 në trevën e Vokshit**

Më 13 janar të këtij viti, pas një defekti në rrjetin elektrik u dogj xhamia e fshatit Drenoc të Deçanit, e cila i takon brezit të parë të xhamive të ndërtuara në këtë zonë.

Fshati Drenoc, shtrihet në kuadër të territorit të Komunës se Deçanit. Drenoci bën pjesë në kuadër të zonës apo trevës së Vokshit. Treva e Vokshit përfshinë këto fshatra: Drenoc, Lloqan, Hulaj, Popergjë, Sllup dhe Voksh. Ndër vite Drenoci ka shërbyer si qendër e kësaj zone. Llogaritet të jetë njëri ndër vendbanimet më të hershme të kësaj treve. Për herë të parë si lokalitet përmendet në vitin 1330 në dokumentin e Krisobulës së Deçanit. Edhe në defterin e Sanxhakut të Shkodrës së vitit 1485, hasim të dhëna për fshatin Drenoc të Deçanit.



Pas ardhjes se osmanëve në trevën e Deçanit gjatë shekullit XIV dhe XV, popullsia vendase filloi që të përqafojë fenë islame. Edhe popullsia e rajonit të Vokshit duke përfshirë edhe fshatin Drenoc, ngadalë e pranuan fenë islame. Pas pranimit të islamit, të një pjesë të madhe e popullsisë sipas dokumenteve të cilat i disponon arkivi i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, në Drenoc të Deçanit ndërtohet xhamia e parë në vitin 1773.

Në këtë shtëpi të Zotit xh.sh., nga vitit 1773 shërbyen shumë imamë e hoxhallarë. Ata me ligjëratat e tyre iu mësuan popullsisë vendase se sa e rëndësishme ishte përkushtimi ndaj Krijuesit Fuqiplotë.

Përveç rëndësisë se madhe fetare që ka xhamia e fshatit Drenoc të Deçanit, kur dihet se i takon gjeneratës se parë të xhamive të ndërtuara në këtë zonë të banuar me popullsi shqiptare të besimit ortodoks, ajo ka edhe rendësi historike ngase muret e saj, pothuaj në 90 % të ndërtimit të saj ishin të ruajtura mirë që nga koha e ndërtimit. Edhe mimberi i saj, ishte tepër karakteristik, ngase e ruan atë origjinalitetin e ndërtimit modern. Muret e saj, para se të dëmtohej nga ana e ushtrisë serbe në luftën për çlirimin e Kosovës gjatë viteve 1998-1999, kishin të ruajtur një bukuri të jashtëzakonshme, ngase arabeskat e saja ishin origjinale që nga koha kur kaligrafi i kishte vizatuar me dorën e tij.



Përveç rëndësisë fetare, xhamia e fshatit Drenoc ka rendësi të madhe edhe historike, ngase ajo kishte shërbyer si objekti i parë i shkollës shqipe për rajonin e Vokshit.

Kështu gjatë viteve 1915-1917, me iniciativën e mësuesit Ibrahim Fehmiu, pas lejes që i dhanë pushtuesit austro-hungarez, u hap shkolla e parë shqipe. Në këtë shkollë mësimi u zhvillua në gjuhën shqipe dhe me alfabet shqip që ishte unifikuar në Kongresin e Manastirit më 1908. Nxënësit merrnin njohuritë bazë nga lënda e gjuhës shqipe, matematikës, historisë dhe gjuhët e huaja, pa munguar edhe lëndët e drejtimit të shkencave natyrore. Në gjeneratën e parë të nxënësve sipas dokumenteve të kohës mësimet i vijuan rreth 80 djem, nga i gjithë regjioni i Vokshit. Edhe disa vite pas përfundimit të Luftës se Dytë Botërore, në këtë xhami u vazhdua që të mbahet mësimi në mungesë të objektit shkollor. Është me interes të potencojmë një fakt, se në këtë shkollë mësimet në gjuhën shqipe i kanë ndjekur edhe nxënësit e komunitetit serb të cilët jetonin në fshatin Lloqan të Deçanit.

Gjatë luftës së Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës 1998-1999, xhamia e Drenocit u granatua nga forcat serbe. Kështu, pas përfundimit të luftës ajo u rinovua në tërësi nga organizata Muslim Aids.

Xhamia e fshatit Drenoc të Deçanit, edhe pse ishte tepër e ruajtur dhe shumë funksionale, në arkivin e saj dispononte edhe një numër të librave të vjetër, të cilat ishin mbledhur e ruajtur nga imami i xhamisë Harun ef. Shabanaj.

Më 13 janar 2017, këtë xhami e cila kishte një histori mbi 300 vjeçare, e ruajtur bukur një pjesë e mirë e autenticitetit të saj, e planit sikurse Kullat e rrafshit të Dukagjinit, pas faljes se namazit të xhumasë, që u pri nga imami Shabanaj, në orën 20:15, pasi që rajonin e Deçanit e kishte përfshirë një mot i ligë, me shi e erë të fortë, e kaploi një zjarr si pasojë e rrymës.

Edhe pse ajo u dogj po thuaj 100 %, gjurmët e saj ende kanë mbetur. Muret e saj të ndërtuara me aq mjeshtëri të madhe, kanë mbetur në këmbë si dëshmi se aty duhet rindërtuar ajo xhami dhe të kthehet në pamjen e mëhershme.

Xhamia e fshatit Drenoc të Deçanit, ruan në vetën e saj një histori të rrallë që pak xhamia e kanë në gjithë këtë nën qiell. Aty, me qindra alimë të njohur mbajtën ligjëratat e tyre me mesazhet me të mira të ardhura nga Allahu xh.sh., dhe të praktikuara nga i Dërguari i fundit Muhamedi a.s., i cili është dritë dhe nur për këtë umet të madh.

***(Autori është hulumtues i pavarur shkencor në Institutin e Historisë së Kosovës)***

### Mbahet trajnimi financiar i kontabilitetit dhe financave me arkëtarët e KBI-ve dhe institucionet e BIK-ut

*Prishtinë, 17 janar 2017*

Në kuadër të modernizimit të administratës së BIK-ut, Drejtoria e Financave, e udhëhequr nga Kasim ef. Gërguri, më 17 janar 2017 ka mbajtur trajnimin financiar të kontabilitetit dhe financave me arkëtarët e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe institucioneve të saj, me temën "Mbajtja e kontabilitetit dhe financave përmes programit". Ky trajnim vjen si rezultat i vendimit të kryesisë së BIK-ut, e cila në një nga mbledhjet e mbajtura mori vendim për ri dizajnimin e programit financiar për Kryesinë e BIK-ut, duke përfshirë edhe Këshillat e BIK-ut dhe institucionet e saj. Drejtori financiar në kryesinë e BIK-ut, Kasim ef. Gërguri, ka hartuar programin financiar me plotë-



*Trajnimi për financa me arkëtarët e KBI-ve*

sime dhe ndryshime me programuesit e licencuar dhe konsulentët e fushës së kontabilitetit dhe financave. Në trajnim morën pjesë arkëtarët e Këshillave të BIK-ut, FSI-së, Medresesë së Mesme "Alaudin", me paralelet e saja, konvikti i vajzave, kurse trajnimin e udhëhoqi drejtori financiar në kryesinë e BIK-ut, Kasim ef. Gërguri, bashkë me konsulentët profesionalë të fushës së kontabilitetit dhe financave. Pas trajnimit një ditor gjithë pjesëmarrësve iu shpërnda nëpërmjet internetit edhe programi financiar. (R.S).

### Kryesia e BIRK ndihmon familjet e izoluara nga kushtet atmosferike në veri të Shqipërisë

*Prishtinë, 19 janar 2017*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, ofroi ndihma në pako me artikuj të ndryshëm ushqimor, higjienik si dhe veshmbathje për 100 familje nga 25 euro në vlerë prej 2.790 euro në fushatën në ndihmë të familjeve të izoluara nga kushtet atmosferike në veri të Shqipërisë. Kryesia e Bashkësisë Islame të



*Ndihmat e "Bereqetit" për nevojtarët në veri të Shqipërisë*

Kosovës iu ka bashkangjitur kësaj fushate të Komunitetit Mysliman Shqiptar, e cila do të vazhdojë deri më 21.01.2017. Ky është një mesazh i ndihmës, përkrahjes dhe solidaritetit, sepse ne si popull vazhdimisht kemi qenë zemërhapur. Me këtë ndihmë synojmë që sado pak t'ua zbusim dhembjen dhe t'ua lehtësojmë gjendjen këtyre banorëve, të cilëve po ju mungojnë edhe kushtet elementare për jetë. Kryesia e BIRK-së edhe herëve tjera është solidarizuar me popullatën e kësaj ane. (R.S).

### Besir Neziri përfundoi studimet master

Më 07.10.2016 në Universitetin e Marmarasë në Stamboll kandidati Besir Neziri mbrojti temën e diplomës së masterit në gjuhën osmane. Në këtë punim është bërë analiza dhe kritika e veprës "Ahlaki Sylejmani", e poetit shqiptar Fevri efendi Ahmed.

Besir Neziri ka lind në fshatin Dobraj të Lipjanit, më 20.07.1989, ku dhe përfundon shkollën fillore. Më pas regjistrohet në Medresenë e mesme "Alaudin" në Prishtinë, ku u dallua dhe u veçua si nxënësi më i mirë i shkollës. Pas përfundimit të medresesë, stu-



*Besir Neziri me rastin e mbrojtjes së magjistraturës*

dimet i vazhdon në Turqi në fakultetin e gjuhës dhe letërsisë turke në Stamboll. Ai po ashtu është edhe student i Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë. Tani vijon studimet e doktoratës në Universitetin e Bursës. (Burim Arifi)

### Bejtullah Gashi përfundoi studimet master

Më 21 dhjetor 2016 në Universitetin "Hasan Prishtina" në Prishtinë, kandidati Bejtullah Gashi me sukses mbrojti temën e diplomës së masterit në Fakultetin Juridik, në departamentin e së drejtës kushtetuese administrative me titullin "Aspekte kushtetuese të lirive fetare në Republikën e Kosovës". Ky punim u vlerësua nga profesorët si një punim i përgatitur me një metodologji të avancuar bashkëkohore, me dokumente nga burimet e ndryshme juridike dhe fetare, akte normative ligjore, dokumente historike, kushtetuta të ndryshme botërore dhe analizë të thuktë të autorit. Bazuar në punën dhe rezultatin hulumtues si dhe referatin e mentorit, komisioni i përbërë nga: prof. dr. Arsim Bajrami-mentor, prof. dr. Osman Ismaili- kryetar dhe prof. dr. Agur Sokoli-anëtar vleruan me notë maksimale punimin e kandidatit. Përmes këtij punimi autori i ka ofruar jurisprudencës islame dhe shkencore në veçanti, si dhe lexuesit shqiptarë në përgjithësi një temë specifike të lirive fetare në Kosovë, rajon dhe më gjerë, duke ofruar material për transparencën dhe tolerancën e besimeve fetare, si një pasuri e trashëguar ndër shekuj në popullin tonë. Kandidati temën e tij e ka trajtuar në pesë kapituj. Bejtullah Gashi u lind në Prishtinë, më 29 shkurt 1972. Shkollën fillore e kreu në fshatin Mramuer më 1986, ndërsa të mesmen e kreu në Medresenë "Alaudin" në Prishtinë në vitin 1990. Në vitin 2001 ka përfunduar studimet në fakultetin e jurisprudencës islame në Universitetin Islamik, në Medine të Arabisë Saudite. *(Dardan Vuniqi)*



***Bejtullah ef. Gashi me rastin e mbrojtjes së magjistraturës***

# Përse Isai a.s. dha sihariq se do të vjen "Ahmedi" e jo me emrin "Muhamedi"



Allahu i Lartësuar në Kuran ka thënë: "dhe përgëzues për një pejgamber që do të vjen pas meje, emri i tij është Ahmed" Në gjuhën arabe fjala Ahmed është një mbiemër në shkallën krahasore, sikur themi: Hejthemi është lavdërues (Hamid) ndaj Zotit të tij, mirëpo Omeri është më lavdërues (Ahmed) sesa ai. Kështu që në këtë rast do të nënkuptohej se Omeri është më i vlerësuar sesa Hejthemi. Kurse fjala Muhamed është mbiemër foljor joveprор, sikur të themi: Omeri, nga lavdërimi i tij i shumtë ndaj Allahut është bërë i lavdëruar (Muhamed). Siç dihet, me mbiemër foljor joveprор emërtohet vetëm diçka apo dikush që ekziston, prandaj po të thuhej në Kuran nëpërmes gjuhës së Isait se "do të vjen pas meje një pejgamber me emrin Muhamed (i lavdëruar), atëherë gjithsesi do të ndodhte lëshim gjuhësor, sepse për t'u emërtuar Muhamed ( i lavdëruar) do të duhej që ky person të ekzistonte realisht që në kohën e Isait a.s., derisa ky ishte vetëm një paralajmërim i gëzuar. Dihet që zotëria ynë Muhamedi ( i lavdëruari ) a.s., i përmendur në këtë ajet ende nuk ekzistonte, por vetëm paralajmërohej, andaj mu për këtë në sihariqin e tij Isai a.s. zgjodhi mbiemrin-emrin Ahmed (më lavdërues), sikur deshi t'u thotë pasuesve të tij: Një pejgamber që do të vjen pas meje, ai do të jetë më lavdërues (Ahmed) sesa unë ndaj Zotit të botëve. Një nga madhështitë (mrekullitë) e Kuranit famëlartë.

***Nga gjuha arabe: Fadil Hasani***

### Myslimanët britanikë përhapin mesazhin e paqes




Fushata e paparë do të paraqitet me më shumë se 128 autobusë në të gjithë Britaninë, duke përhapur një mesazh universal të vullnetit të mirë dhe paqe për të gjithë. Autobusët e transportit publik nga bregu jugor të drejtë, deri në Glasgov do të mbajnë të njëjtin mesazh që i drejtohet të gjithë njerëzimit: "O ju njerëz, përhapeni paqen dhe ushqeni popullin" është një nga mësimet më të njohura dhe qendrore të besimit Islam. Organizatorët kanë për qëllim për të përhapur këtë mesazh në zemrat dhe mendjet e të gjithëve në Mbretërinë e Bashkuar gjatë periudhës festive që përkon me Mevludin, ditëlindjen e Muhamedit a.s.

Një ngjarje globale, tani në vitin e saj të pestë, myslimanët e "armatosur" me trëndafila dhe të ngarkuar me mesazhin profetik të paqes, dashurisë dhe mëshirës përhapin mësimet paqësore të fesë në qytetet e tyre. Pjesëmarrësit nga e gjithë bota do të shpërndajnë trëndafila dhe ëmbëlsirat për publikun, me qëllim të promovimit të mesazhit të Pejgamberit a.s., të paqes, dashurisë dhe shpresës për gjithë njerëzimin. E pranishme me trëndafila dhe mesazhin e paqes do të jetë kryeministrja Tereza May, në 10 Downing Street, për të përkuar me ngjarjet në të gjithë botën. Lokacionet ndërkombëtare duke përfshirë SHBA, Kanada, Trinidad, Guajana, Australia dhe shumë vende brenda Evropës Perëndimore. Abdurrahman Tobin koordinator i përfshirë në të dyja ngjarjet shpjegon: "Ne kemi organizuar Mevludin në qytet për pesë vjetët e fundit për të promovuar mesazhin e vërtetë universal dhe mësimet e paqes dhe mëshirës, të cilat i kemi mësuar 1400 vjet më parë."

### Myslimanët e Irlandës më të arsimuar sesa popullata e përgjithshme

Irlanda është një nga pak shembujt në Evropë me myslimanët, të cilët kanë mesatare prej 11.8 vjet shkollim, apo një vit më tepër se jomyslimanët, sipas Qendrës Kërkimore Botërore në Vashington Pev. Kjo



i atribuohet niveleve relativisht të larta të arsimit në mesin e myslimanëve në Irlandë, Britani, Lituania, Sllovakia, Estoni, në Republikën Çeke dhe Hungari për vendet që kanë politikat e favorshme të emigracionit për emigrantët me arsim të lartë. Në lidhje me Irlandën, studimi thotë se "për shembull, bumi ekonomik i Irlandës nga fundi i viteve 1990 tërhoqi emigrantë shumë të aftë pakistanezë dhe refugjatë afrikanë. Pjesërisht si rezultat i kësaj, myslimanët në Irlandë kanë një mesatare prej 11.8 vjet shkollim, një vit më shumë, mesatarisht, se jomyslimanët në atë vend." Është vlerësuar se popullsia myslimane e Irlandës aktualisht qëndron në rreth 70.000, prej të cilëve 2.000 janë mjekë.

### Xhamia Dar ul Kuran në New York ofron çdo mbrëmje mësime nga Kurani

Sipas faqes së internetit të xhamisë, ajo shërben si pikë qendrore për myslimanët në zonë. Sot xhamia Dar ul Kuran është më e gjalla prej qendrave islame në Long Island dhe qindra myslimanë çdo ditë e vizitojnë xhaminë. Xhamia ka zgjedhur, si një nga qëllimet kryesore të saj, për të promovuar programe gjithëpërfshirëse për aktivitete rinore duke kombinuar edukimin islamik me aktivitete kulturore dhe sportive shoqërore që do të maksimalizojnë përfshirjen e brezit tonë të ri.



Në katin kryesore të xhamisë mund të qëndrojnë 300 persona, ndërsa në bodrum ka hapësirë shtesë për 200 njerëz. Xhamia është qendra më e madhe myslimane në Long Island dhe ka vend për parkimin e mbi 100 makinave. Shkolla e së dielës pret 175 nxënës. Ka klasë të përditshme në mbrëmje për mësimin e leximin e Kuranit për djemtë dhe vajzat. Qendra Islame ka një drejtor me orar të plotë dhe imamin, Muhamed Abdul Xhabbar. Ka edhe fushë për basketboll, ping-pong, kriket, dhe sportet e tjera. Vlerësohet se popullsia myslimane në New York City varion nga 600,000 deri në 1 milion. Një studim i Universitetit Columbia në vitin 2008 zbuloi se rreth 10% e fëmijëve të shkollave publike të New York City-it janë myslimanë, dhe rreth 95% e fëmijëve myslimanë në qytet vijojnë mësimin në shkollat publike.

### Nuk duhet të rrëshqasim në radikalizëm dhe luftë vëllavrasëse




Në Kuvajt u mbajt kongresi "Lufta kundër ekstremizmit ideologjikë në mes realitetit dhe pritjeve", ku janë tubuar përfaqësuesit e ministrive të vakëfit dhe punëve të brendshme të vendeve të rajonit të Lindjes së Afërt, përfaqësuesit e bashkësive islame, organizatave humanitare, mendimtarëve myslimanë dhe intelektualëve.

Reis ul ulema i Bashkësisë Islame në Bosnjë e Hercegovinë, Hysein ef. Kavazoviqi, foli për përvojën e Bashkësisë Islame në Bosnjë në parandalimin e ekstremizmit dhe radikalizmit, dhe ka shtuar se myslimanët boshnjak dhe bashkësia e tyre gjithmonë ka qenë larg radikalizmit dhe çdo formë të ekstremizmit, dhe atë në saje të mbajtjes së dijes islame, dhe se në vendin e tyre ka pas vend për të gjithë pjesëtarët e popujve dhe feve. Ka theksuar se të gjithë ata që përpiqen që islamin dhe myslimanët, për atë që një grup në mesin e myslimanëve kryejnë, të akuzohen për radikalizëm dhe terrorizëm, duhet të shikojnë përvojën e myslimanëve boshnjak. "Jemi të vetëdijshëm edhe për të gjitha padrejtësitë globale, të cilët bëhen ndaj myslimanëve, por këto vështirësi me të cilët përballemi si umet nuk guxojnë të rezultojnë me atë që të heqim dorë nga humaniteti dhe standardi i lartë i moralit islam. Si umet nuk duhet të rrëshqasim në radikalizëm dhe luftërat vëllavrasëse, pasi që kjo do të na rikthejë në padituriné nga e cila me mëshirën e tij Allahu i madhëruar na ka nxjerrë", ka theksuar Kavazoviqi.

### Kanali tv satelitor mysliman së shpejti në Rusi

Këshilli i Myftinisë në Rusi është duke punuar për themelimin e një kanali televiziv satelitor mysliman dhe planifikon nisjen e tij testuese gjatë këtij viti, ka thënë javën e kaluar, zëvendës përfaqësuesi i parë kryetarit të këshillit, Rushan Abbyasov. "Ishte një ide për të themeluar një lloj kanal satelitor për myslimanët apo ndoshta televizion me pagesë, në të cilin do të flasim për traditat, kulturën dhe zakonet e popujve që banojnë në vendin tonë", ka thënë ai. Ai theksoi se



ky projekt është aktualisht në fazën e miratimeve dhe bisedimeve, duke shtuar se specialistët nga kanalet kryesore televizive ishin në konsultim me këshillin.

### Hapet dhoma për namaz në burgun kryesor në Hanover, Gjermani

Një dhomë për namaz është hapur në burgun kryesor në Hanover, Gjermani, për t'i shërbyer të burgosurve myslimanë. Kjo është hera e parë që për të dënuarit në një vend evropian perëndimor, hapet një dhomë për namaz për myslimanët. Dhoma për namaz është 60m katror, ku mund të falen 50 besimtarë myslimanë.

Një numër i psikiatërve myslimanë gjithashtu punojnë në burgun e Hanoverit, për të ofruar shërbime psikiatrike për të burgosurit që besojnë fenë Islame. Gjermania është shtëpia e rreth 5 milionë myslimanëve, një prej pakicave më të mëdha myslimane në Evropë. *(R.S).*

| **AUTOR: AGIM GASHI** | KRYEQYTET EVROPIAN (FOTO) | HUMBJET E TIPAREVE | LLOJ KEMISHE | BESIM ISLAM | FIJE PAMBUKU | LLOJ QJENI NJEREZOR | KARROCË KUAJSH | I KIMSË | OKSIGJENI | GRYKËSI | E FESË SONË | | TAKIM I NIVELIT TË LARTË SHTETËROR | PËRKULJE |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| DËSHMOR I KOSOVËS (hoxhë nga Llapi) | | | | | | | | | | | | NË Ç'MASË? / POPULLI (TURQ) | | |
| MUNGESË E SIMETRISË | | | | | | | | | | | | | | |
| EMËR FEMRE | | | | | | | | | | | | | | |
| KRYEQYTETI JORDANEZ | | | | | | | | | | | | | | |
| DINASTI KINEZE | | | | | | | | | | | | | | LLAFI, MUHABETI |
| SHKRONJË ARABE | | | | |  | | | | | ITALISHT | | | | |
| 6 ROMAK | | | | | | | | | | SHKENCË NATYRORE | | | | |
| EMNAK I AMIRES | | | | | | | | | | ENERGJIA | | | | |
| | | | | | | | | | | ENCRYPTED KEY EXCHANGE / LIBRI I PARË NË SHKOLLË | | | | |
| NDAJFOLJE VENDI | | | | | | | | | | VARIANT I EMRIT ESED | | | | |
| KALIUMI | | | | | | | | | | VRIMA | | | | |
| POEZI, FILM, PIKTURË | | | | GDHEND | | | | | | FUTBOLLISTI KAMERUNAS, SAMUEL | | | | I PJERRËT, KURSIV |
| DALTONI | | | | | VENDLINDJA E ODISEUT | AKTORI KANADEZ, ANDREU | OPTICAL MULTIPLEX UNIT | REPUBLIKA | EXPERT TEAM | NË KËTË KOHË | | | | |
| MËSUESE | | | | | | | | | | | | | | |
| PRANIM | | | | | | | | | | | | | | |
| I ÇELIKOSUR | | | | | | | | | | | | | | |
| KASOLLE BARINJSH | | | | | | | | | | | | | | |
| SHTRESA E LARTË SHOQËRORE | | | | | | KOLEKTIV | | | | | SHOK | | | |

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Fushë Kosovë**

*Shpall:*

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës: Imam, hatib dhe mualim në:

**1. Xhaminë qendrore në Fushë Kosovë dhe**

**2. Xhaminë "Adem Simnica" në Bardh të Madh**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Fushë Kosovës.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 10 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Han të Elezit**

*Shpall:*

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës: Imam, hatib dhe mualim në:

**1. Xhaminë e fshatit Gorancë.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Hanit të Elezit.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".


“THIRRI NË RRUGËN E ZOTIT TËND ME MENÇURI DHE KËSHILLË TË BUKUR. DHE, DISKUTO ME TA SI ËSHTË MË
BUKUR! ME TË VËRTETË, ZOTI YT DI MË SË MIRI ATA QË JANË SHMANGUR NGA RRUGA E TIJ, E AI DI MË SË MIRI
(EDHE) ATA QË JANË NË RRUGËN E DREJTË.” (EN NAHL, 125)